# DITURIA ISLAME

NUMËR 303 | VITI 29 | DHJETOR 2015 | REBIUL-AHIR 1437 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## Përkthimi i Kuranit në gjuhën shqipe vlerë e shtuar për historinë tonë



www.bislame.net

ALLAHU THA: “KJO ËSHTË DITA QË TË DREJTËVE U BËN DOBI DREJTËSIA E TYRE. ATA KANË XHENETE NË TË CILËT RRJEDHIN LUMENJ, JANË PËR JETË TË PASOSUR NË TO.
ALLAHU ËSHTË I KËNAQUR ME TA DHE ATA JANË TË KËNAQUR NDAJ TIJ.
KY ËSHTË SHPËTIM I MADH.

(EL MAIDE, 119)



PËRMBAJTJA





# Myftiu Tërnava mori pjesë në ceremoninë e Menshurës së reisit të Meshihatit të Malit të Zi

*Në prani të shumë mysafirëve dhe tërë strukturave të Bashkësisë Islame të Malit të Zi, më 28 nëntor, në xhaminë "Osman Agiç" në Podgoricë, u organizua ceremonia e dhënies së Menshurës reisit të Meshihatit të Mali të Zi, Rifat ef. Fejziçit. Në këtë manifestim qe i pranishëm edhe kryetari i DIJANET-it, Dr. Mehmet Gormez, ndërsa nga Kosova myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga sekretari i Kryesisë, H. Resul ef. Rexhepi dhe këshilltari Vedat ef. Sahiti. Në fjalën përshëndetëse myftiu Tërnava, në emër të Kryesisë së BIK-ut, në emrin e besimtarëve të Kosovës dhe në emrin e tij, uroi reisin Fejziç për rizgjedhjen, si dhe ofroi gatishmëri për bashkëpunim në mes dy bashkësive islame. Në fjalën e tij myftiu Tërnava, përveç tjerash, tha edhe se detyrën e resit nuk duhet kuptuar si privilegj, por para së gjithash si amanet dhe përgjegjësi. (R. Sh.)*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com
**www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!



*"...Sikur të donte Allahu do t'ju bënte një popull (në fe e sheriat), por deshi t'ju sprovojë në atë që jua dha juve, prandaj ju (besimtarë) përpiquni për punë të mira!..."*
*(El Maide, 48)*



# Dialogu dhe komunikimi kulturor nevojë permanente e çdo shoqërie

*Pas rënies së Murit të Berlinit dhe shpërbërjes së Bashkimit Sovjetik, dukej se globalizimi i ekonomisë dhe revolucionit numerik po përuronin një erë të re. Shumëfishimi i këmbimeve ndërkombëtare ishte tregues i kalimit nga një ekonomi shumëkombëshe në një ekonomi botërore apo "globale". Nën ndikimin e "konvergjencës" së rrjeteve, mediet e kanë shoqëruar këtë globalizim, fillimisht duke marrë pjesë vetë në të, e pastaj duke përshpejtuar rrjedhën, sidomos nëpërmjet flukseve të informacionit dhe flukseve financiare.*

*Në prill të vitit 2000 shpërthen fluska financiare rreth vlerave të internetit, duke tërhequr me vete në rënien e tyre pjesën më të madhe të vlerave TMT (Teknologji-Media-Telekomunikacione); premtimet nuk ishin mbajtur dhe filizat e rinj po zbulonin ligjet e zakonshme të ekonomisë së tregut dhe të konkurrencës.*

*Pse paralajmërimi i prillit të vitit 2000 nuk prodhoi efektin e një njoftimi?*

*Sepse globalizimi i njëkohshëm i tregjeve dhe medieve para 11 shtatorit të vitit 2001 nuk kishte vënë ende sado pak në dyshim këto figura të së ardhmes, nën kujdesin e të cilave kishte lindur shekulli XXI, disa vite më përpara se në kalendar: shoqëria e informacionit, ekonomia e re dhe "fundi i historisë".*

*Nga ana tjetër, Kurani jo vetëm që e njeh diversitetin, por edhe e legjitimon atë. Kjo është dëshira e Allahut xh.sh., që te njerëzit të ketë diversitet. "Ne, edhe ty (Muhamed) ta zbritëm librin (Kuranin) e vërtetë, që është vërtetues i librave të mëparshëm dhe garantues i tyre. Gjyko, pra, mes tyre, me atë që Allahu e zbriti, e mos pëlqe epshet e tyre e të largohesh nga e vërteta që të erdhi! Për secilin prej jush Ne caktuam ligj e program (të posaçëm në çështjet e veprimit). Sikur të donte Allahu do t'ju bënte një popull (në fe e sheriat), por deshi t'ju sprovojë në atë që jua dha juve, prandaj ju (besimtarë) përpiquni për punë të mira! Kthimi i të gjithë juve është tek Allahu, e Ai do t'ju njoftojë me atë që kundërshtoheshit." ( El Maide, 48). Gjithashtu thotë: "Secili (popull) ka një anë të cilës i kthehet, ju shpejtoni kah punët e mbara kudo që të jeni, e Allahu ka për t'ju tubuar të gjithëve. Allahu ka fuqi për çdo send." (El Bekare, 148).*

*Mungesa e diversitetit dhe zbatimit të një sistemi ideologjik në fund të fundit mund të çojë drejt fashizmit dhe autoritarizmit. Duke analizuar rrethanat e frymëzimit të Islamit në trojet shqiptare, nuk i është dhënë edhe vendi i merituar në hapësirat mediale të të gjitha zhanreve, por këtu duhet të kihet një gjë, pra se kjo nuk ka kaluar si harresë, por ka qenë një model laik (kundërislam) që është praktikuar vetëm për Islamin. Disa medie deri më tash Islamin e kanë trajtuar si fe të një kulture e civilizimi të prapambetur, si të huaj për shqiptarët, si fe të dhunës dhe fanatizmit, që pengon modernizimin e jetës, lirinë e të menduarit dhe të shprehjes, fe afriko-aziatike, e madje disa e kanë quajtur edhe fe të Lindjes. "Dialogu ndërkulturor ndihmon vetëm drejt mirëkuptimit të faktit se, pavarësisht veçorive tona, ne prapë ndajmë vlera pozitive dhe ballafaqohemi me sfida të ngjashme. Para fundit të Dekadës së KB-së për dialog midis civilizimeve, dhe Dekadës për kulturën e paqes, në kushtet kur procesi i globalizmit gjithsesi se na bashkon, me rëndësi esenciale është që të mos lejojmë që religjioni dhe kultura të shndërrohen në forca që çojnë drejt konflikteve dhe ndarjeve.Prej atje del edhe fuqia e madhe e liderëve të bashkësive fetare dhe të tjerave, që pozitivisht të ndikojnë për mirëkuptim dhe bashkëjetesë të ndërsjellë, si dhe të kontribuojnë në edukimin e të rinjve në këtë drejtim, posaçërisht në rajonet multikulturore dhe multikonfesionale, siç është rajoni i Evropës Juglindore", thotë drejtoresha përgjithshme e UNESKO-s, Irina Bokova.*

*Ka shumë pikëpamje të përbashkëta që obligojnë të gjitha religjionet, që ndonëse me botëkuptime të ndryshme, të gjenden në të njëjtën detyrë sepse ato lidhen nga premisa të ngjashme morale dhe horizonte të ngjashme shpirtërore.[1] Sido që të jetë, në raportet e medieve shpeshherë hasim fjalën fundamentalist, në sinonim të fjalës ekstremist, dhe kjo është gabim i pafalshëm që bëhet nga mediet, pasi që në realitet Islami e ka ndaluar rreptësisht ekstremizmin. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ata persona që kalojnë në ekstremitet (në praktikimin e fesë), ata janë të mallkuar (nga Zoti)". Prej besimit që mbjell Islami te myslimanët është edhe fakti se krahas Muhamedit a.s. ata i besojnë të gjithë të Dërguarit dhe pa kurrfarë dallimi, duke filluar nga Ademi, Nuhu, Ibrahimi, Musai dhe Isai a.s. Në Kuran më shumë përmendet Isai sesa Muhamedi a.s. Ky fakt heshtet nga mediet që janë të thirrura të prezantojnë dhe publikojnë të vërtetën mbi këto argumente, e jo të fokusohen vetëm në propagandën e zezë kundër një feje, në këtë rast të Islamit.*

*(Mr. Rexhep Suma)*

# Përkthimi i Kuranit në gjuhën shqipe vlerë e shtuar për historinë tonë*






*I nderuari Reis i Bashkësisë së Fesë Islame të Maqedonisë, Sulejman ef. Rexhepi,*

*I nderuari nënkryetar i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Bujar ef. Spahiu,*

*Të nderuar studiues,*

*Të nderuar efendilerë,*

*Zonja dhe zotërinj,*

Kam nderin që t'ju drejtohem në hapje të këtij sesioni, që organizohet me rastin e 30-vjetorit të përkthimit të Kuranit në gjuhën shqipe, një përvjetor ky që është vlerë e shtuar për historinë tonë më të re kombëtare e fetare. Them kështu sepse këtu e 30-vjet më parë, edhe besimtarët myslimanë shqiptarë, populli shqiptar, gjuha e kultura shqipe, e bënë, si të thuash, edhe pronë të tyren librin e shenjët të myslimanëve – Librin e fundit të zbritur nga Krijuesi i gjithësisë, Kuranin e shenjtë.

Të nderuar pjesëmarrës,

Kurani është fjalë e Allahut-Kelamullah, që iu shpall Muhamedit a.s., përmes melekut Xhibril, afërsisht për njëzet e tre vjet, me qëllim që njerëzimin ta nxjerrë nga errësira dhe injoranca, për ta udhëzuar në dritën e vërtetë; për besim dhe adhurim të Zotit Një, dhe largim nga idhujadhurimet e shumta të asaj kohe.

Mendimi kuranor është shumë i gjerë dhe i thellë, është universal dhe, sado që e vështrojmë, mbetet i pashtershëm. Është i pashtershëm sepse është muxhize, është mrekulli dhe ka burimin nga dija absolute e Allahut xh.sh. Kurani, me bukurinë e të shprehurit, me thellësinë e trajtimit në zbërthimin dhe shpjegimin e të gjitha çështjeve që ngërthen në të, paraqet vlerën mbinjerëzore, dhe si i tillë për myslimanët ka qenë, është dhe do të mbetet mendim i gjallë i realitetit, nga njëra anë, si dhe fuqi nxitëse e zhvillimit dhe thellimit të mendimit kreativ në jetën e përditshme, nga ana tjetër.

Po të mos kishin qenë dijetarët e ulemaja ndër breza e shekuj, ai do të mbetej i pashpjeguar, i panjohur, dhe i pakuptimshëm për masën e gjerë të kombeve të shumta e të ndryshme.

Prandaj, nuk është i rastit hadithi i Pejgamberit a.s. kur thotë se "Dijetarët janë trashëgimtarë të pejgamberëve", sikurse nuk është e rastit përpjekja e ulemasë, përfshirë këtu edhe ulemanë shqiptare, për ta përkthyer e komentuar Kuranin në gjuhët e besimtarëve të tyre e që gjuhë të tyre nuk e kanë arabishten.

S'do mend se po të mos përkthehej Kurani dhe po të mos ligjërohej në gjuhën që e kupton populli ynë, në gjuhën shqipe, mesazhet, porositë, urdhrat, urtësia, dhe gjithçka që del nga ai nuk do të kuptohej sa dhe si duhet, e ky nuk është qëllimi i shpalljes së Kuranit.

Derisa Allahu xh.sh. e urdhëron Muhamedin a.s. në kumtimin, shpjegimin e Kuranit njerëzimit mbarë, sikur

po na urdhëron edhe neve që të merremi me këtë urdhër, veçmas kur Allahu xh.sh. i thotë Muhamedit a.s.:

"O ti i dërguar! Komunikoje atë që t'u zbrit prej Zotit tënd, e nëse nuk bën (kumtimin në tërësi), atëherë nuk e ke kryer detyrën (revalatën-risalen..."(El Maide, 67).

*Të nderuar pjesëmarrës,*

Titulli me të cilin Këshilli organizativ e ka emërtuar këtë sesion "Kurani te shqiptarët", në gjykimin tim vjen mjaft i qëlluar dhe shumë domethënës, sepse përveç dimensionit historik përfshin edhe dimensionin e pranisë dhe ndikimit të Kuranit në shpirtin e shqiptarëve, në mënyrën e të jetuarit, të vepruarit e të menduarit, të tyre.

Dhe vërtet, kur shikojmë historinë tonë që nga koha që shqiptarët u njohën me Kuranin e këndej, do të gjejmë shumë shtëpi, xhami, mejtepe e medrese ku është mësuar Kurani, madje edhe shkolla të veçanta vetëm për Kuranin dhe për mësimin e tij përmendësh. Do të gjejmë shumë kopje të Kuranit fisnik, në dorëshkrim e në mënyrë artistike; do të gjejmë një numër të madh të tefsirëve, e komenteve të tij, shumë sosh vepra origjinale të ulemasë shqiptare; do të gjejmë ajete e sure të tëra të Kuranit të gdhendura në mënyrë artistike e me një kaligrafi të veçantë nëpër xhamitë, teqetë, shtëpitë dhe odat tona, nëpër çezme e në nishane të ndryshme, e madje edhe në djepet e fëmijëve tanë. Me një fjalë, Kurani është i pranishëm dhe e përcjellë besimtarin që nga lindja e deri në vdekje. Kurse, leximi i tij dhe të vepruarit me të atij ia siguron garancën dhe shpërblimin e Allahut xh.sh., në këtë dhe në botën tjetër.

Përveç kësaj, shqiptarët jo vetëm se jetuan me Kuranin, por ata u bënë edhe bartës dhe kultivues të tij, duke u bërë pjesë e popujve të mëdhenj që e përkthyen Kuranin në gjuhën e tyre, dhe kështu edhe gjuhën shqipe e bënë gjuhë të Kuranit.

Angazhimi i ulemave shqiptarë brenda trojeve tona etnike për të shpjeguar e komentuar Kuranin ishte i madh. Imamët, përmes ligjëratave të tyre, çdo herë u shërbyen me tekste kuranore dhe me përkthimin e tyre, që besimtarët sa më mirë ta kuptojnë porosinë e Allahut xh.sh.

Kushtet e rënda nëpër të cilat kalonte kombi shqiptar, në veçanti në shekullin e kaluar, si në aspektin politik, ekonomik, kulturor e fetar, ishin faktorë kyç që përkthimi dhe botimi i Kuranit komplet me vonesë të arrijë në duart e besimtarit mysliman shqiptar.

*Të nderuar studiues,*

Sikurse dihet, këtu e 30 vjet më parë ishte caktim i Allahut që Bashkësia Islame e Kosovës të kishte fatin e mbarë dhe privilegjin që të botonte për herë të parë përkthimin e parë komplet të Kuranit në gjuhën shqipe. Dhe jo vetëm kaq, por ajo e ndiente për nder që të konkretizonte punën shumëvjeçare dhe të mundimshme të ish-nxënësit të Medresesë "Alaudin", profesor Feti Mehdiut.

Kështu, Bashkësia Islame e Kosovës dhe përkthyesi Feti Mehdiu, idenë dhe përpjekjet e kamotshme të shumë brezave dhe të shumë personaliteteve e bënë realitet, dhe shqiptarëve ua dhanë Kuranin të përkthyer dhe të botuar në gjuhën e tyre.

Ky përkthim sikur i motivoi edhe teologë tjerë që më me përkushtim t'i qasen kësaj pune, dhe për një kohë të shkurtër, brenda tre vjetësh të na i japin edhe dy përkthime të Kuranit në gjuhën shqipe, nga dy myderrizë të shquar, përkatësisht H. Sherif Ahmeti, dhe Hasan ef. Nahi. Përkthimin e H. Sherif Ahmetit, me një koment të shkurtër të ajeteve, e botoi Kryesia e Bashkësisë Islame, ndërsa përkthimi i Hasan ef. Nahit doli si botim privat.

Këto përkthime më vonë do të pasohen edhe nga përkthime të tjera, dhe do të ribotohen jo vetëm në Prishtinë por edhe në Tiranë, Shkup, Medine, Kajro etj.

Kurse, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, me rastin e 30 vjetorit të përkthimit dhe të botimit të parë komplet të Kuranit në gjuhën shqipe, muaj më parë ka ribotuar përkthimin e Kuranit nga profesor Feti Mehdiu.

Përkthimi dhe botimi i Kuranit sigurisht që i lehtësoi punën ulemasë shqiptare në ligjërimet e tyre, por edhe të studimeve për të shkruar e përkthyer vepra të tjera nga islamologjia, kurse lexuesit shqipfolës dhe intelektualëve shqiptarë u mundësoi njohjen më të mirë të tij dhe mësimeve që ka, segmente këto që ju, sigurisht me kontributet e tuaja, edhe më me kompetencë do t'i veni në spikamë para së gjithash në këtë sesion, prandaj unë edhe nuk do ta zgjas më shumë.

Në fund, dua të shpreh edhe një herë gatishmërinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, se do të përkrah, do të ndihmoj dhe do ta mbështes çdo punë dhe aktivitet shkencor që ka të bëjë me Kuranin dhe për Kuranin.

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ka qenë, është dhe do të mbetet në shërbim të Kuranit dhe vlerave të tij, sepse ajo punon me Kuranin dhe aty mbështetet.

Duke ju dëshiruar sukses dhe punë të mbarë në këtë sesion, ju falënderoj dhe lus Allahun xh.sh. që t'ju shpërblejë dhe t'ju begatojë për kontributin tuaj!

* (Fjala e Myftiut të Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, në hapje të sesionit shkencor "Kurani te shqiptarët", Prishtinë 26.12.2015)

Dr. Bajram Kosumi

# Janë të ndryshme: feja është kulturë e politika është fuqi*



Këto ditë, në stuhinë e lajmeve botërore për terrorin e grupeve radikale në Paris, një tregim tjetër, po nga Parisi, pushtoi botën: një mysliman parisien, në një shesh në margjina të Parisit, kishte lidhur sytë me shami dhe në një tabelë rreth qafës kishte shkruar mbishkrimin: "Jam mysliman. Kush dëshiron të më përqafojë?" Në videolajmin e lëshuar në gazetat digjitale shihej se si njerëz të ndryshëm e përkrahnin dhe e përqafonin këtë person. Disa pranë tij edhe qanin. Edhe unë kur e shikova ndjeva një dhembje të thellë për të.

Ky tregim për myslimanin parisien mund të harrohet shpejt, por asgjë më mirë se ky tregim nuk e paraqet pozitën e myslimanit dhe të fesë myslimane në sytë e botës, në sytë e të tjerëve: ky mysliman parisien, sigurisht njeri i ndershëm dhe i devotshëmr, është sjellë në një pozitë tepër të vështirë, i dyshuar nga të gjithë, por pa fajin e tij. Ai nuk është tashmë një person, por një simbol: një mysliman në sytë e të tjerëve. Ky tip apo simbol është bërë për mëshirë, pa fajin e tij. Por, ende ai e merr përsipër atë faj që nuk i takon, dhe kërkon falje nga të tjerët. Të tjerët e mëshirojnë, e mirëkuptojnë dhe e përqafojnë.

Ky tregim parisien nuk e ka origjinën në Paris, por në shoqërinë arabe-myslimane. Kjo shoqëri, në rrugën e saj për të ripërkufizuar identitetin e saj modern kulturor, politik, social e fetar në proceset globaliste, vazhdon të jetë ende e turbullt dhe anarkiste. Ky proces i ripërkufizimit të vet-identitetit po vazhdon edhe sot, diku me pak sukses e diku pa sukses. Nganjëherë, sa duket në horizont suksesi i një procesi ripërkufizues, sa hap e mbyll sytë bëhet pluhur e hi ëndrra për vetidentitet. Fati i procesit që u quajt me simpati "Pranvera arabe" është figura më e plotë e fatit të ripërkufizimit dhe modernizimit të botës arabe: nga një "Pranverë..." fillestare u shndërrua në një makth të vërtetë.

Në këtë proces të ripërkufizimit dhe të reformimit identitar, grupet radikaliste ose grupet e frustruara e kanë tronditur botën e qytetëruar me terrorin ndaj njerëzve të pafajshëm dhe ndaj trashëgimisë kulturore botërore. Sot, në të katër anët e globit, këto grupe kundërshtohen nga të gjithë. Shtetet nga të katër anët e botës po bëjnë një koalicion luftarak kundër këtij terrori me përmsa botërore. Por, opinioni publik shpeshherë, fatkeqësisht, nuk e dallon qartë dhe për peri shkaktarin e vërtetë të kësaj dhune dhe terrori, prandaj më lehtë dhe më ideologjike është përgjithësimi i tij (kjo ideologji tashmë është dekoduar nga Eduard Said). Sipas kësaj ideologjie, secili arabo-mysliman është një gjenerator i mundshëm i terrorit dhe dhunës, sikusre në atë barsoletën e zezë në të cilën për ta zbuluar se te kush është terroristi në një avion, kapiteni thërret: kush është këtu arab?!

Po si pasojë e këtyre rrethanave botërore, ne sot në Prishtinë nuk mund ta fillojmë përurimin e një libri me tematikë fenë dhe rolin e saj në shoqëri, pa folur për këto rrethana tashmë botërore.

Në këtë histori të personave dhe të grupeve radikaliste një gjë është e sigurt: ato janë krijuar brenda shoqërisë arabe-myslimane. Figurativisht, ato janë një e keqe për të cilën është ditur se po zhvillohet, por ndaj të cilës është heshtur, nuk është folur, nuk është reaguar, ose është reaguar vakët. Përsëri figurativisht, e keqja rritet e shumohet më shpejt e më shumë se e mira: duhet shumë mund, para e dije për të ndërtuar një godinë, e vetëm pak sekonda për të rrënuar. Kjo e keqe është krijuar brenda shoqërisë arabo-myslimane dhe ajo shoqëri ka përgjegjësi për këtë sepse nuk i ka kundërshtuar idetë radikaliste dhe filozofinë e urrejtjes brenda vetes. Indiferenca ndaj të keqes paguhet shtrenjtë. Siria dhe Iraku janë shembujt më të dhimbshëm të kësaj fature.

Vetëm para disa viteve grupe të ndryshme, kryesisht nga Lindja e Mesme dhe e Afërt, nën petkun e organizatave humanitare, kanë propaganduar nëpër Ballkan një "islam politik". Ndërsa ne, qeveritë, bashkësitë islame, elitat intelektuale dhe politike etj., ne kemi heshtur përballë këtij fakti, ose, në rastin më të mirë, kemi reaguar sipërfaqësisht. Pjesëtarët nga Ballkani të këtyre grupeve terroriste këtu janë përgatitur shpirtërisht dhe fetarisht.

Në këtë koniunkturë të turbullt fetaro-politike po

promovohet libri në dy vëllime i myftiut të Republikës së Kosovë, z. Naim Tërnava. Aspekti i parë i librit, të cilin dua ta theksoj me këtë rast, lidhet me këtë katrahurë botërore, të cilën e kanë shkaktuar grupet radikaliste politike nën petkun dhe nën flamurin e Islamit. Në shoqërinë tonë mungon debati për fenë dhe rolin e saj në shoqëri. Aty ku nuk ka debat, historia zhvillohet margjinave. Ngjarjet e margjinave kurrë nuk mund të jenë përfaqësuese të vërteta të një shoqërie. Debati publik për fenë dhe rolin e saj në shoqërinë shqiptare e ndihmon më shumë se gjithçka tjetër qartësimin e katrahurës të cilën e përshkruam më lart, dhe e cila e ka prekur pak edhe shoqërinë shqiptare. Botimi i një libri mjaft voluminoz si ky i z. Tërnava ndihmon në zhvillimin e debatit publik për të gjitha çështjet që kanë të bëjnë edhe me fenë myslimane, e në këtë rast edhe me shqiptarët. Vetëm duke i debatuar publikisht, guximshëm dhe pa hezitim çështjet që kanë të bëjnë me identitetin fetar dhe identitetin kombëtar shqiptar shoqëria jonë identitetin nacional e fetar mund ta mbajë edhe modern edhe të stabilizuar. Vetëm në këtë rast grupet apo personat radikalistë nuk lënë gjurmë në shoqëri. Besimi fetar, përveç që është praktikum i riteve ditore, para së gjithash është besim mendor, shpirtëror, është bindje, prandaj në këtë debat duhet të marrin pjesë elitat, inteligjencia e shoqërisë sonë. Këtë mision të qartësimit të vizionit në marrëdhënien shoqëri-fe-komb-shtet mund ta kryejë vetëm inteligjencia e vendit. Shpresoj që ky libër është ndihmesë në këtë debat publik.

Aspekti i dytë i këtij libri lidhet me rolin e ri të fesë në shoqërinë tonë. Për dekada me radhë, qoftë si pasojë e sistemit komunist apo e pushtuesit apo e të dyjave bashkë, feja ka qenë e mbyllur vetëm në institucionet fetare. Me demokratizimin e shoqërisë në dy dekadat e fundit është demokratizuar edhe qasja ndaj fesë. Feja tash është pjesë e kulturës së përditshme të qytetarit tanë. Duke qenë pjesë aktive e kulturës sonë ditore, qytetari kërkon qartësime dhe vizione të përhershme për fenë dhe rolin e saj. Ky libër sigurisht që jep disa përgjigje në këto kërkesa të qytetarit, edhe për vetë fenë, por edhe për qasjen ndaj fesë si dhe për qasjen e institucioneve fetare ndaj shoqërisë e shtetit.

Qartësimet për të kaluarën e afërt janë më të theksuara në libër. Mjafton të citoj një përgjigje të myftiut Tërnava ndaj raportit sekularizmi-shtetndërtimi-feja: "Unë do të thosha së pari ta bëjmë shtetin, e pastaj të diskutojmë mbi atë se çfarë duhet të jetë shteti..."

Gjithashtu, kërkesa e shumëpërsëritur e myftiut Tërnava që hoxhallarët të paguhen nga buxheti i Republikës, një kërkesë shumë e drejtë të cilën qeveria dhe Kuvendi i Kosovës duhet ta trajtojnë seriozisht, qartëson vizionin për raportin fe-shtet.

Qartësimet për të kaluarën na ndihmojnë për të kuptuar të tashmen dhe të ardhmen. Duke qenë se feja sot është pjesë e përditshmërisë, ne duhet ta përkufizojmë vendin e saj në shoqërinë moderne. Filozofia e ndarjes së fesë nga sfera publike, përkatësisht identifikimi i fesë me individin e jo me shoqërinë, filozofi kjo e përkrahur gjerësisht edhe nga elitat e Rilindjes Kombëtare Shqiptare, e ka mundësuar zhvillimin e lirë të fesë në shoqëritë moderne. Mbi këto ideale është krijuar shteti i Kosovës dhe shoqëria në Kosovë. Mbi këto ideale shoqëria jonë në luftën për liri ka fituar përkrahjen e shteteve perëndimore. Çdo shmangie nga ky identitet është kundërproduktive. Me figurat si Skënderbeu e Nënë Tereza shoqëria jonë ka kërkuar lirinë e vet të merituar, ndërsa dhjetë apo pesëmbëdhjetë vjet pas fitores së lirisë deklaratat dyshuese ndaj Skënderbeut e Nënë Terezës s'ka se si të mos jenë antihistorike, antisociale dhe të verbra. Prandaj edhe, fatlumisht, kanë mbetur tërësisht të vetmuar. Shqiptarët janë një komb me tri fe, por qenësimi i tri feve në një komb, sidomos në epokën e globalizmit dhe të teknologjisë digjitale, nuk është më një shpatë Damokleu, por një vlerë me të cilën ne mund të konkurrojmë në proceset globaliste. Në librin e myftiut Tërnava kuptohet qartë konceptimi tradicional shqiptar për fetë, i ndërlidhur me idealet moderne dhe globaliste. Ai thotë: "…populli shqiptar, nëse nuk ka mundësi t'i ofrojë botës shumë në teknologji, apo në arsim, apo diçka tjetër, ka diçka që është edhe më madhore se kjo, që shumë shtete dhe kombe në botë nuk e kanë. E ai është respekti ndërfetar dhe mirëbesimi dhe bashkëjetesa e besimeve në mesin e kombit shqiptar, që është një model që mund ta marrin edhe shtetet më në zhvillim në botë. Kjo është begatia më e madhe e kombit shqiptar..."

Secilit i kujtohet ecja krah për krah e prijësve fetarë shqiptarë në një shesh të Parisit, pak muaj më parë. Sigurisht kjo pamje është një prej krenarive shqiptare, të cilën duhet ta shpalosim para botës.

Të gjithë librat e shenjtë flasin për ndarjen e dritës nga terri. Edhe sot, në kuptimet tona të përditshme për fenë dhe rolin e saj në shoqëritë moderne, ne duhet ta ndajmë dritën nga terri. Nëse hezitojmë ta bëjmë këtë, mjafton ta kujtojmë fatin e sotëm të popullit sirian, fatin e popullit irakian, atij të Afganistanit etj..., dhe faturat që po paguajnë për indiferencën e tyre të mëhershme.

Shpresoj që ky libër i myftiut Tërnava ta ndihmojë këtë rrugë.

* (Fjalimi nga përurimi i librit "Ligjërime për fenë dhe atdheun I- II" (2015), të myftiut Naim Tërnava, Prishtinë, 24 nëntor 2015).

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "Edh-Dharijat" - (5)



## Ngjarja e mysafirëve të Ibrahimit a.s.

هَلْ أَتَاكَ حَدِيثُ ضَيْفِ إِبْرَاهِيمَ الْمُكْرَمِينَ ﴿٤٢﴾ إِذْ دَخَلُوا عَلَيْهِ
فَقَالُوا سَلَامًاقَالَ سَلَامٌ قَوْمٌ مُّنكَرُونَ ﴿٥٢﴾ فَرَاغَ إِلَىٰ أَهْلِهِ فَجَاءَ
بِعِجْلٍ سَمِينٍ ﴿٦٢﴾ فَقَرَّبَهُ إِلَيْهِمْ قَالَ أَلَا تَأْكُلُونَ ﴿٧٢﴾ فَأَوْجَسَ
مِنْهُمْ خِيفَةً قَالُوا لَا تَخَفْ وَبَشَّرُوهُ بِغُلَامٍ عَلِيمٍ ﴿٨٢﴾ فَأَقْبَلَتِ
امْرَأَتُهُ فِي صَرَّةٍ فَصَكَّتْ وَجْهَهَا وَقَالَتْ عَجُوزٌ عَقِيمٌ ﴿٩٢﴾ قَالُوا
كَذَٰلِكِ قَالَ رَبُّكِإِنَّهُ هُوَ الْحَكِيمُ الْعَلِيمُ ﴿٠٣﴾

*"A e ke dëgjuar historinë e mysafirëve të nderuar të Ibrahimit?Ata hynë tek ai e i thanë: "Paqe!" - dhe ai u tha: "Paqe, o njerëz të panjohur!" E pa u vënë re ai shkoi te njerëzit e shtëpisë dhe solli një viç të majmë. Pastaj ua afroi atyre e u tha: "A nuk po hani?" Dhe ndjeu frikë prej tyre, por ata i thanë: "Mos u frikëso!" - dhe i dhanë lajmin e mirë për një djalë të dijshëm. Atëherë erdhi gruaja e tij, që duke thirrur dhe rrahur fytyrën tha: "Vallë, a mundem (të lind) unë, plaka shterpë?" Ata thanë: "Kështu ka qenë vullneti i Zotit tënd. Ai vërtet është i Urtë dhe i Gjithëdijshëm." – (Edh-Dharijat, 24-30)*

### Lidhshmëria e këtyre ajetëve me ata paraprakë

Ky grup ajetesh, që fillon me shtjellimin e ngjarjeve të disa pejgamberëve të Allahut, duke filluar me Ibrahimin a.s., ka një lidhshmëri të ngushtë së pari me ajetet 7-14, të cilët kryesisht flisnin për qëndrimin mospërfilljes të idhujtarëve ndaj Shpalljes, për mosbesimin e tyre në ringjalljen dhe në llogarinë para Krijuesit. Sjellja e shembullit të shkatërrimit të popullit të Lutit a.s. ishte një shenjë hyjnore, se edhe idhujtarët mekas shumë lehtë mund t'i godasë një ndëshkim i tillë i tmerrshëm, nëse ata edhe më tej vazhdojnë të refuzojnë Dritën e udhëzimit, dhe ta mundojnë Pejgamberin a.s. Ndërsa lidhshmëria e këtyre ajeteve me ata paraprakë (15-23), është në disa segmente. Fillimisht vjen si një qetësim dhe prehje shpirtërore për Pejgamberin a.s., që të durojë vuajtjet dhe persekutimet që po ia bënin idhujtarët mekas, sepse edhe para tij të Dërguarit e Allahut kishin përjetuar mundime të tilla, si: Ibrahimi a.s., Luti a.s., Nuhi a.s. dhe Musai a.s.. por, në fund, ata kishin qenë fitimtarë, kurse popujt e tyre kishin përjetuar dënimin e merituar.

Këto ajete ndërlidhen me ata paraprakë, edhe për faktin se mbështetja tek Allahu gjithmonë të nxjerr fitimtar e ngadhënjyes, dhe ai që e arrin këtë gradë nesër do të jetë në Xhenet, e ata që mburren duke qenë mospërfillës dhe mohues, do të jenë në greminat e Skëterrës...



**Koment:**

*24. "A e ke dëgjuar historinë e mysafirëve të nderuar të Ibrahimit?*

*25. "Ata hynë tek ai e i thanë: "Paqe!" - dhe ai u tha: "Paqe, o njerëz të panjohur!"*

Këto ajete, fillojnë me ngjarjen e mysafirëve të Ibrahimit a.s., të cilët në fakt ishin engjëjt më madhështorë të Allahut, dhe kishin zbritur në tokë në forma njerëzore, për të përmbushur dy misione me të cilët i kishte ngarkuar I Lartmadhërishmi.

Sipas shumë librave të Tefsirit, këta engjëj ishin: Xhibrili, Israfili dhe Mikaili. Kishin zbritur në formë njerëzore, me një bukuri të rrallë e të jashtëzakonshme. Misioni i tyre ishte i dyfishtë; të kalonin tek Ibrahimi a.s. dhe ta përgëzonin për lindjen e një djali tjetër-Is'hakut, sepse ai tashmë veç e kishte një djalë, Ismailin, të cilin, sipas urdhrit të Allahut, së bashku me gruan tjetër Haxheren e kishte dërguar në Mekën e atëhershme, të shkretë e të pabanuar. Ndërsa misioni i tyre i dytë ishte ndëshkimi i popullit të mbrapshtë të Lutit a.s., për t'u dhënë fund njëherë e përgjithmonë krimeve të tyre.

Ibrahimi a.s. i dëgjoi hapat e lehtë të engjëjve teksa po ecnin në drejtim të tij, natyrisht në forma njerëzore, dhe i shikoi me vëmendje. Ndonëse e pa se ishin të huaj, megjithatë tek asnjëri nuk vërejti gjurmët e udhëtimit si, rroba të pluhurosura, kafshë bartëse apo kalëruese, e të ngjashme, që zakonisht mysafirët apo udhëtarët e largët i kanë me vete. Ashtu siç ishte tradita bujare e fisnike e kësaj familjeje pejgamberike, po edhe e atyre anëve, ai menjëherë u ngrit për t'i mirëpritur mysafirët e largët. Ata i dhanë selam, dhe ky ua ktheu selamin po ashtu, duke u thënë: "Paqe dhe mirëseardhje, e me vete tha: "Për ju, o ju njerëz të panjohur". [1]

*26. "E pa u vënë re ai shkoi te njerëzit e shtëpisë dhe solli një viç të majmë."*

Ashtu siç përkon me edukatën e lartë të një Pejgamberi të Allahut, njërit prej elitës së tyre, "Ulul-Azmi", Ibrahimi a.s. i ftoi mysafirët e panjohur në tendënshtëpinë e tij, dhe pasi ata u ulën ai, me mirësjellje e pa u vërejtur, doli nga tenda dhe shkoi te bashkëshortja e tij Sara, për të shikuar se çfarë ushqimi kishin për t'ua ofruar mysafirëve që i kishin nderuar në konak. Nuk vonoi shumë dhe ai ua solli në sofër një viç të majmë e të pjekur në gurët e furrës, dhe i ftoi për të ngrënë...

*27. "Pastaj ua afroi atyre e u tha: "A nuk po hani?"*

Ibrahimi a.s. si i zoti i shtëpisë, i ftoi mysafirët për ushqim dhe ua bëri me shenjë që të fillonin të hanin, duke përmendur emrin e Allahut, dhe i pari mori kafshatën e parë, që pastaj edhe ata ta pasonin në këtë veprim.

Tradita e njerëzve beduinë ishte e tillë, dhe vazhdon të jetë e këtillë edhe sot e kësaj dite. Pra, mikpritja e mysafirit është nder mbi ndere. Meqë nuk kishte ndonjë shërbëtor që t'u shërbente, e shoqja e Ibrahimit a.s. - Sara, e cila atëbotë ishte një plakë afër njëqindvjeçare, po qëndronte pranë derës së hyrjes, për t'ju shërbyer mysafirëve në shenjë nderimi e mirëseardhjeje, sepse kjo bujari ishte e zakonshme për një shtëpi pejgamberike. Shtëpia e tij ishte e hapur për mysafirë e udhëtarë të rrugës, në çdo kohë.[2]

*28. "Dhe ndjeu frikë prej tyre, por ata i thanë: "Mos u frikëso!" - dhe i dhanë lajmin e mirë për një djalë të dijshëm."*

Pas disa kafshatave ai përvodhi një shikim drejt tyre dhe vërejti se asnjëri prej mysafirëve nuk po e zgjaste dorën për të marrë diç nga ushqimi. Në ato momente ai ndjeu një frikë në vete. Sipas traditës së shkretëtirës dhe vendit ku atëbotë jetonte Ibrahimi a.s., mosngrënia e ushqimit nga ana e mysafirëve nuk ishte shenjë e mirë, dhe nënkuptonte se ata synonin një të keqe ndaj të zotit të shtëpisë.

Atij i shkuan mendime të ndryshme nëpër kokë, por njëri prej engjëjve fisnikë që po ia lexonte mendimet e tij butësisht dhe miqësisht i tha: "Mos u frikëso! Ne jemi engjëj të Allahut, dhe nuk hamë e as pimë. Ne kemi ardhur te ti për t'ju përgëzuar me lindjen e një djali të dijshëm, e pastaj kemi edhe një mision tjetër, ndëshkimin dhe shkatërrimin e popullit të Lutit a.s.

*29. "Atëherë erdhi gruaja e tij, që duke thirrur dhe rrahur fytyrën tha: "Vallë, a mundem (të lind) unë, plaka shterpë?"*

Në ato momente, teksa po e përcillte dhe po e dëgjonte bisedën e të shoqit me mysafirët, Sarës i shkoi buza në gaz nga përgëzimi që dëgjoi. Rreth kësaj tematike bëjnë fjalë edhe dy sure të tjera kuranore: "Hud" dhe "El-Hixhr". Ja se çfarë është shënuar në suren "Hud" lidhur me dialogun e Sarës me engjëjt e Allahut: "Gruaja e tij (Sara), që rrinte aty, qeshi kur Ne i dhamë lajmin e mirë për Is'hakun, e pas Is'hakut – për (nipin) Jakubin." - (Hud, 71).

Sara nuk po mund t'u besonte veshëve të saj nga ajo që po dëgjonte, dhe me habi tha: "Ah! E mjera unë! A mos vallë kështu plakë do të lind unë, ndërkohë që edhe burri im është i shtyrë në moshë! Me të vërtetë kjo është diçka e jashtëzakonshme!"

Atëherë engjëjt fisnikë i thanë: "Ata (engjëjt), i thanë: "A mos vallë po çuditesh me urdhrin e Allahut? Mëshira e Allahut dhe bekimi i Tij qoftë mbi ju, o familje e të Dërguarit! Me të vërtetë, Ai është meritor për falënderim dhe i Lavdëruar!"- (Hud, 72-73).

Nga këto fjalë të engjëjve fisnikë zemrën e Ibrahimit dhe të Sarës e përshkuan emocione të papërsh-

krueshme. Një ndjesi e lumturisë shpirtërore mbushi tërë qenien e tyre. Përgëzimi i engjëjve shungulloi thellë shpirtrat e tyre. Ajo ishte plakë e shtyrë në moshë, madje edhe sterile, ndërkohë që edhe burri i saj, Ibrahimi a.s., kishte arritur pleqërinë e thellë.

Por, për ta qetësuar zemrën e Ibrahimit a.s., dhe gjithashtu edhe të Sarës, nga ky përgëzim i papritur për ta, engjëjt sërish iu drejtuan Ibrahimit a.s.: "Ne të morëm myzhde, (të përgëzuam) me atë që është e sigurt, e ti mos u bëj i pashpresë!" - (El-Hixhr, 55), kurse Ibrahimi a.s., me fisnikëri, respekt e përulësi tha: "... Askush nuk e humb shpresën në mëshirën e Zotit të vet, përveç atyre që janë të humbur." - (El-Hixhr, 56).

*30. "Ata thanë: "Kështu ka qenë vullneti i Zotit tënd. Ai është vërtet i Urtë dhe i Gjithëdijshëm."*

Përgëzimi i engjëjve për Sarën ishte momenti më i lumtur për të. Ia bënë me dije se Vullneti i Allahut ishte që të lindte një djalë të urtë e të dijshëm, dhe në pleqërinë e saj të thellë. Ajo iu bind me respekt e përulësi këtij vullneti hyjnor.

Sara ishte gruaja e parë e Ibrahimit a.s. Ishte e vetmja femër që i kishte besuar atij në misionin me të cilin e kishte dërguar Allahu i Madhërishëm. Ata kishin jetuar një jetë të lumtur bashkëshortore, dhe kishin arritur në një moshë të thellë të pleqërisë, pa e përjetuar dot ndjenjën e amësisë dhe të atësisë. Disa vite para këtij përgëzimi, pra për lindjen e Is'hakut, Sara ia kishte propozuar Ibrahimit a.s. martesën me shërbëtoren e saj Haxheren, të cilën asaj ia kishte dhënë si dhuratë sundimtari i atëhershëm i Egjiptit. Ajo e kishte bërë këtë sakrificë nga dashuria dhe respekti i madh që kishte ndaj bashkëshortit të saj Ibrahimit a.s. Dhe kishte dashur Allahu që Haxherja, tashmë si bashkëshorte e dytë e Ibrahimit a.s., atij t'ia lindte një djalë, Ismailin a.s. Por, ashtu siç thamë më parë, ai me urdhrin e Allahut u vu në sprovë të madhe të atësisë, duke e dërguar Haxheren dhe Ismailin në shkretëtirat e Mekës...

Sarën vazhdonte ta përvëlonte dashuria dhe malli për ta pasur një fëmijë. Ky mall nuk i qe shuar asnjëherë, derisa nuk e kishte arritur moshën e pleqërisë, kur çdo shpresë dhe ëndërr për të lindur i qe venitur. Ajo, me zemër të pikëlluar, megjithatë i qe bindur këtij caktimi hyjnor, por ja, tash, gati në perëndim të jetës së saj, po e merrte këtë përgëzim kaq të madh e të papritur. Do të lindte djalë, e engjëjt e kishin përgëzuar se edhe djali i tij do të kishte djalë, dhe ajo do ta arrinte madje edhe lindjen dhe rritjen e nipit të saj – Jakubit a.s.

Kishte duruar e vuajtur aq gjatë, dhe kishte humbur të gjitha shpresat se një ditë mund të lindte, e pastaj befas i erdhi shpërblimi nga Allahu, që për një çast i fshin dhe i largon tërë mundimet dhe pikëllimet e shtresuara në zemrën dhe mendjen e saj.

Edhe Ibrahimi a.s. ndjeu një përzierje ndjenjash e emocionesh. Në thellësinë e shpirtit të tij ndjeu erërat e mëshirës, ngrohtësisë dhe afërsisë hyjnore. Ai po e ndiente se ishte përballë një mirësie që nuk po dinte si t'ia jepte hakun e mirëfilltë të falënderimit. Nuk priti më gjatë, por përnjëherë ra në sexhde, në shenjë falënderimi ndaj Allahut xh.sh. ...[3] Pastaj e ngriti kokën nga sexhdeja dhe u kthye kah engjëjt, duke i pyetur për qëllimin e vizitës së tyre te populli i Lutit a.s. ...

**Porosia e këtyre ajeteve: (24-30)**

- Nga normat e mirësjelljes në Islam, është mikpritja dhe nderimi i mysafirit, duke i përshëndetur ata me përshëndetjen e paqes – Selamin.[4] Në lidhje me këtë Allahu xh.sh. na edukon kur thotë: "Kur ju përshëndet dikush me respekt, kthejani me një përshëndetje më të mirë, ose në të njëjtën mënyrë!" – (En-Nisa'ë, 86).
- Kur të afrohemi afër ndonjë shtëpie, apo kur jemi duke u afruar pranë një grupi njerëzish, ata së pari duhet përshëndetur me Selam.
- Gjithashtu nga edukata e mirësjelljes është që kur ta shohësh se një person që qëndron para teje dhe duket i frikësuar nga ti, po ti duhet ta qetësosh me fjalë, që të mos ndiejë më frikë, ashtu siç vepruan engjëjt me Ibrahimin a.s. Madje, edhe i Dërguari i Allahut-Muhamedi a.s. ka ndaluar nga frikësimi i myslimanëve, kur thotë: "Nuk i lejohet një myslimani ta frikësojë një mysliman tjetër."[5]
- Engjëjt janë krijesa fisnike, dhe me lejen e Allahut mund të marrin trajta njerëzore. Kjo ka ndodhur shpeshherë edhe kur Xhibrili a.s. i vinte Muhamedit a.s. në formën e njeriut dhe i sillte Shpalljen. Një ndër detyrat e këtyre engjëjve madhështorë ishte edhe ndëshkimi i popujve mizorë, të cilët kishin kaluar çdo kufi në mëkate e krime.
- Përgëzimi i Ibrahimit a.s. nga ana e engjëjve, se Sara do të lindte në pleqërinë e thellë të saj, është argument se fuqia e Allahut është e pakufishme. Ai bën që edhe plaka sterile të jetë e aftë të lindë fëmijë. Ai e nxjerr të gjallin nga i vdekuri, dhe të vdekurin nga i gjalli, dhe Ai e ndërron ditën dhe natën, dhe mbikëqyr çdo proces të kësaj ekzistence.- *Vijon-*

(1) Et-Tefsiru-l Munir, vëll. XXVII, f. 28. (2) Mustafa bin Adevijj, Tefsiru Xhuz'u Edh-Dharijat, Tanta (Egjipt), 2006, f. 47. (3) Shih më gjerësisht, Ahmed Behxhet, Të Dërguarit e Allahut, Prishtinë, 2009, f. 149-153.(4)Abdulmelik bin Ahmed Ramadani, Minkul-lisuretinfaide, Inabe-Algjeri, 2006, f. 274. (5) Transmetojnë Ebu Davudi(5004);Ahmedi(5/362). Hadithi është i kategorisë "sahih.



Prof. Ass. Dr. Musa Vila

# Vepra çmohet sipas qëllimit (2)

عَنْ أَمِيرِ الْمُؤْمِنِينَ أَبِي حَفْصٍ عُمَرَ بْنِ الْخَطَّابِ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ إِنَّمَا الْأَعْمَالُ بِالنِّيَّاتِ وَإِنَّمَا لِكُلِّ امْرِئٍ مَا نَوَى فَمَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ إِلَى اللهِ وَ رَسُولِهِ فَهِجْرَتُهُ إِلَى اللهِ وَ رَسُولِهِ وَ مَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ لِدُنْيَا يُصِيبُهَا أَوِ امْرَأَةٍ يَنْكِحُهَا فَهِجْرَتُهُ إِلَى مَا هَاجَرَ إِلَيْهِ.

### Llojet e nijetit (qëllimit)

Kur adhurimi të jetë vetëm për Allahun xh.sh., shpërblimi për të është i madh. Kjo është shkalla më e lartë e sinqeritetit (el-ihlasu).

Kur adhurimi ndërlidhet me njerëzit, ky formalitet është vetëm sa për sy e faqe. Veprat e tilla janë të thata dhe pa shpërblim. Kur një njeri të lutet vetëm sa për ta parë të tjerët, dhe kur mbetet në vetmi largohet nga lutjet, lutja e tij është për hir të njerëzve, prandaj lutja e tij tek Allahu është e papranueshme dhe e humbur. Ai që fal namazin kur është vetëm dhe lutjen e bën si zakonisht, pa zgjatje, ndërsa kur është në prani të njerëzve e zgjat lutjen ose namazin, namazi i tij në thelb është për Allahun dhe ai do të shpërblehet si rëndom për namazin, ndërsa për zgjatjen e tij në prani të njerëzve nuk do të ketë shpërblim.

Që tërë kjo të kuptohet më qartë, do ta theksoja shkakun përse Muhammedi s.a.v.s. e theksoi këtë hadith. Ky hadith ka të bëjë me një njeri (muhaxhir Ummi Kajs) që ishte shpërngulur në Medine për t`u martuar me një vajzë e cila quhej Ummi Kajs,[7] dhe prandaj i Dërguari s.a.v.s. e tha këtë hadith. Po të nisemi nga fakti se veprat vlerësohen sipas qëllimit, ky njeri nuk do të shpërblehej pse u shpërngul, që ishte detyrë e çdo besimtari, sepse shpërngulja e tij kishte motive dhe qëllime personale, pra martesën me Ummi Kajsin.

Të shoqëruarit në nijet, ose bashkimi i dy nijeteve, do të thotë në njërën anë të kesh parasysh shpërblimin e Allahut, kurse në anën tjetër të kesh ndër mend diçka të kësaj jete, p.sh.: Ai që niset për në haxh, por niset edhe për tregti të lejuar, ose ai që niset në luftë (xhihad), por ka për qëllim prenë e luftës; ose ai që agjëron për Allahun, por ka për qëllim dietën. Në mbështetje të kësaj që u përmend me lart, mund të them se vepra e këtij pranohet, por shpërblim mund të marrë vetëm për nijetin që e ka pasur për Allahun. Nëse nijeti i tij për haxh ka qenë vetëm 70%, ndërsa për tregti 30%, ai do të marrë vetëm 70% të shpërblimit të haxhit.

Studenti mëson dhe studion, sepse dëshiron të marrë diplomë. Por përse e do diplomën? Në këtë drejtim studentët ndahen në disa grupe:

Një grup dëshiron të marrë diplomë që me të të lavdërohet dhe të mbizotërojë mbi bashkëkohanikët e tij. Ky nijet është i pabazë, dhe një student i tillë nuk do të ketë shpërblim për mësimin e tij.

Një grup tjetër diplomën e dëshiron që në të ardhmen të gjejë punë, t`i shërbejë fesë, popullit dhe atdheut të tij dhe nëpërmjet saj të fitojë jetesën. Ky nijet është me bazë, dhe personi do të shpërblehet vetëm për atë që i kushtohet Allahut xh.sh.

Një grup tjetër dëshiron që falë diplomës t`i shërbejë vetëm zhvillimit të fesë së Allahut xh.sh. Kjo është shkallë e lartë devotshmërie, dhe për këtë qëllim të lartë do të shpërblehet me shumëfishim në këtë botë dhe në botën tjetër.

Prandaj, veprat tona le të mbeten të sinqerta dhe vetëm për Allahun xh.sh., e po ashtu edhe mësimi, lodhja, pritja e vështirësitë e ndryshme në mot të nxehtë dhe në mot të ftohtë, me borë e me shi, mundimet tona me net të tëra pa gjumë, pra të gjitha këto dhe shumë të tjera le të mbeten në vargun e të mirave tona për në Ditën e Gjykimit. Pra, mos ta lëshojmë këtë rast me vlerë shumë të madhe, por ta shfrytëzojmë e ta marrim.

Vërejtje: Et-Tejmiu thotë: Nijeti është më i madh se vepra. Nijeti pranohet edhe pa vepër. Nëse ndokush ka për qëllim ta bëjë një të mirë, por nuk mund ta bëjë, do të shpërblehet për qëllimin e tij. Por nëse do ta bënte një të mirë pa nijet, nuk do të kishte shpërblim për atë vepër. Transmetohet nga i Dërguari s.a.v.s. të ketë thënë: “Kush e bën nijet që ta bëjë një të mirë, por nuk arrin ta bëjë, i shënohet një shpërblim, mirëpo kush e bën atë vepër do



suar të tjerët për Ty." I thotë vepra e tij: "Gënjen, ti e ke nxënë diturinë që të të thonë dijetar. Kuranin e ke lexuar të të thonë lexues, dhe është thënë (filani është lexues, filani është dijetar)." Pastaj urdhërohet dhe kapet për fytyre dhe hidhet në zjarr…".[9]

Ky hadith na nxit t`i përmirësojmë synimet tona në të vepruar, dhe në çdo vepër qëllimi t`i dedikohet vetëm Allahut xh.sh., se aty është efekti i veprës në këtë botë, dhe se edhe në botën tjetër vepra do të dëshmojë për ne dhe jo kundër nesh. Nëse qëllimi nuk është i pastër dhe i sinqertë, as flijimi i jetës, as sakrificat e shumta nuk do të vlejnë në Ditën e Kiametit, atëherë kur më së tepërmi do të kemi nevojë për dëshminë e veprave tona. "Dhe çdonjërit i takon vetëm ajo që ka për qëllim".

t'i shënohen dhjetë shpërblime." Gjithashtu, transmetohet se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Nijeti i besimtarit është më i mirë se vepra e tij."[8]

Sipas hadithit të parë nijeti s`është si vepra, ndërsa sipas hadithit të dytë nijeti është më shumë se vepra, sepse në nijet nuk ka gabime, ndërsa në veprim ka gabime. Nijeti mbetet i pastër, e veprimi mund të njolloset.

Sa i përket hipokrizisë në vepra, ajo nuk i shton aspak të mirat dhe as kënaqësitë e kësaj bote, përveçse është nënçmim dhe përbuzje për njerëzit në këtë jetë, e njëherit shton edhe hidhërimin e Allahut xh.sh., prandaj këta njerëz në botën tjetër nuk do të kenë shpërblim. Edhe pse secili njeri i lavdëronte dhe i falënderonte ata, lavdet dhe falënderimet e tyre nuk do të vlejnë në Ditën e Gjykimit. Këtë më së miri e sqaron hadithi i të Dërguarit s.a.v.s., transmetuar nga Ebu Hurejra:

"Prej njerëzve të parë që do të gjykohen në Ditën e Kiametit është një njeri që ka rënë dëshmor. Do të vijë para Gjykatës dhe do të njoftohet për veprën (begatinë e tij) dhe do ta njohë atë. Do t`i thuhet: "Si e ke bërë atë (me çfarë qëllimi)?" Do të thotë (dëshmori): "Kam luftuar për Ty derisa rashë dëshmor!" Vepra e tij i thotë: "Po gënjen, ti ke luftuar që të të thonë trim dhe të kanë thënë". Pastaj urdhërohet e kapet për fytyre dhe (do të) hidhet në zjarr. Pastaj vjen një njeri që ka nxënë dituri dhe i ka mësuar të tjerët, dhe që ka lexuar Kuran. Do të njoftohet për veprën e tij dhe do ta njohë atë. Do t`i thuhet "Si e ke bërë atë (me çfarë qëllimi)?" Thotë: "Kam nxënë dituri dhe i kam më-

Disa dijetarë e konsiderojnë këtë thënie të njëjtë me thënien e parë. Kështu që, në këtë kontekst kjo thënie mbetet vetëm përforcuese e thënies së parë. Në të vërtetë kjo thënie ka kuptim të veçantë dhe të ri. Thënia e parë tregon domosdoshmërinë e të ekzistuarit të nijetit të mirëfilltë:

"Daruretu vuxhudi ennijjetil halisati", ndërsa thënia e dytë pasqyron domosdoshmërinë për ta caktuar - emërtuar nijetin "daruretu teajini el-menvij".

Shembull konkret: Ai që dëshiron ta falë namazin, patjetër duhet ta ketë bërë nijetin për Allahun xh.sh., siç sqarohet në thënien e parë.

"Innemel eamalu binnijjat" – "Veprat shpërblehen vetëm sipas qëllimit". Por, patjetër duhet të dallohet lloji i atij namazi, pra a është farz, sunet, apo lutje vullnetare (nafile). Nëse do të ishte farz duhet të përcaktohet a është farz i drekës apo i ikindisë, a është në kohën e vet (edau), apo është namaz kompensimi (kadau). Pra kuptimi i thënies: "Ve innema li kul-limri'in ma neva" – "Dhe çdonjërit i takon vetëm ajo që ka për nijet."

Çdo besimtar, kur ka qëllim ta falë drekën, ajo është dreka, por nëse e ka nijetin për nafile, ajo është nafile, apo, nëse nijetin e ka për sunet, ajo është sunet etj. Kjo nuk nënkupton se nijeti në ibadet duhet të thuhet me fjalë, pasi këtë s'e bënte as i Dërguari s.a.v.s., sepse vendi i nijetit është zemra. Mirëpo, nëse qëllimi shqiptohet edhe me fjalë, nuk është i ndaluar, megjithëse shqiptimi i tij nuk është sunet. *(vazhdon)*



Mr. Ejup Haziri

# Leximi i Subhanekes

Tashmë e kam trajtuar tematikën e duarve se deri ku duhet të ngrihen ato, dhe ku duhet të vendosen. Pas vendosjes së duarve nën kërthizë duhet të fillojmë me leximin e lutjes-duasë hyrëse të namazit, e njohur si "Subhaneke", e cila lexohet në vete, pa zë, qoftë në namaz të përbashkët me imam, apo edhe atëherë jemi vetëm. Pra, leximi i Subhanekes do të jetë objekt diskutimi i këtij punimi.

### Lutja hyrëse "Subhaneke"

Dijetarët kanë shpjeguar thuajse çdo gjë rreth namazit, në mënyrë që masa e gjerë t'i ketë të gatshme përgjigjet dhe të mos brengoset fare për çështjet e ndryshme rreth namazit. Lutja-duaja hyrëse konsiderohet sunet, sipas shumicës së dijetarëve[1], dhe është quajtur "Dua el-Istiftah-", (quhet edhe Duaja e madhërimit), sepse ajo bën hapjen e leximit në namaz. Zakonisht kjo lutje hyrëse në namaz bëhet pasi të merret tekbiri fillestar dhe të vendosen duart poshtë kërthizës. Shejbani, nxënësi i Ebu Hanifes në librin e tij të njohur "El-Asl", i njohur edhe si "El-Mebsut", thotë: "Kur njeriu dëshiron t'ia fillojë namazit, shqipton tekbirin, ngrit duart deri te veshët dhe e thotë këtë (dua): "Subhãneke Allahumme ve bihamdike, ve tebarekesmuke ve teala xhedduke ve la ilahe gajruke." Pastaj e thotë El-istiadhen (Eudhu bilahi mine-sh Shejtani-rr rraxhim) në vete (pa zë), po kështu vepron edhe me Bismilahin (Bismilahi-rr Rrahmani-rr Rrahim), duke e fshehur atë (pa zë), e nëse është imam në namazet kur lexohet me zë, atë e lexon me zë, e nëse është në namazet kur leximi bëhet në vete, atëherë e lexon në vete. Nëse është i vetëm në namaz, pa imam, e lexon në vete, e po që se është në namaze kur leximi bëhet me zë, mund ta lexojë edhe ai me zë, aq sa e dëgjojnë veshët leximin e tij (aq sa e dëgjon veten)."[2] Leximi i lutjes hyrëse të namazit, gjegjësisht Subhanekes, duhet të lexohet nga të gjithë falësit, pa marrë parasysh a është namazi me imam apo pa të.[3] Ndonëse sipas sunetit, kanë ardhur lutje të ndryshme gjatë fillimit të namazit, ajo që kanë anuar më së shumti dijetarët është duaja




hyrëse "Subhaneke". Ebu Hanife dhe dy nxënësit e tij të njohur - Muhamedi dhe Ebu Jusufi, - sipas opinionit të tij të hershëm, janë të mendimit se duaja hyrëse në namaz është "Subhaneke", dhe njëherit ky është edhe mendimi kryesor i shkollës juridike hanefite.[4] Më vonë Ebu Jusufi parasheh që krahas Subhanekes (duasë së madhërimit) duhet të thuhet edhe duaja orientuese (*duahut-tevxhih*), gjegjësisht bashkimi i dy lutjeve[5], duke u bazuar në transmetimin e Aliut.[6] Lutja e tillë që mendon ai se duhet thënë është kjo: "Unë me veten time i drejtohem Atij që krijoi qiejt e tokën, larg besimeve të tjera; unë nuk jam prej atyre që i përshkruajnë shok!" (El Enamë, 79) "Thuaj: "Namazi im, kurbani im dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve. Ai nuk ka shok (nuk adhuroj tjetër). Me këtë (thjeshtësi të adhurimit vetëm për Zotin) jam i urdhëruar dhe jam i pari i myslimanëve (i pari që pranoj dhe bindem)!" (El Enamë, 162-163). Pra, ai është i mendimit se duhet të bashkohet lutja e madhërimit "Subhaneke" me lutjen orientuese[7], e jo siç kanë potencuar disa, se ai ka ndërruar mendimin e tij dhe ka kundërshtuar Ebu Hanifen.

Ai mendimit të tij vetëm se ia ka bashkangjitur edhe një lutje shtesë dhe asgjë më shumë. Megjithatë, opinioni zyrtar dhe i pranuar në shkollën juridike hanefite është ai që thotë se duhet të thuhet lutja hyrëse e madhërimit, "Subhaneke". Disa juristë të njohur të shkollës hanefite kanë debatuar rreth lutjes orientuese që ka marrë për bazë Ebu Jusufi, dhe madje kanë kontestuar pjesën e fundit të lutjes "...dhe jam i pari i myslimanëve" se nuk përkon me realitetin, madje disa janë shprehur se në rast të leximit të saj në namaz prishet namazi, për shkak se llogaritet si përgenjështrim, sepse ai nuk është i pari i myslimanëve, ndërsa të tjerët kanë potencuar se namazi nuk prishet për faktin se ai po lexon pjesë nga Kurani e nuk po flet për veten.[8] Sidoqoftë, Ebu Jusufi ka përzgjedhur vetëm disa pjesë nga lutja orientuese *(duaut-tevxhih)*, përndryshe sipas hadithit kjo lutje është më e gjatë, ashtu siç veprojnë shafiinjtë. Praktikisht stërzgjatja e lutjes para leximit të Kuranit është jo e qëlluar dhe mjaft e vështirë për atë që e përzgjedh ta lexojë të tërën komplet. Qëllimi i lutjes para leximit të Kuranit është përgatitja e namazfalësit për leximin e Kuranit në vijim. Autori i librit të njohur "El-Ihtijar", është i mendimit se transmetimet e përcjella nga hadithi i lutjes orientuese ishin në fillim të Islamit dhe u shfuqizuan si të tillë në momentin kur u legjitimua lutja e madhërimit-Subhaneke), prandaj lehtë mund të bëhet edhe pajtimi mes këtyre dy haditheve.[9]

### Kush mendon se duhet të lexohet "Subhaneke"?

S'ka dyshim se pjesa më e madhe e dijetarëve janë të mendimit se lutja hyrëse në namaz është Subhaneke. Të këtij mendimi janë sahabët e mëdhenj si: Omeri, Abdullah bin Mesudi[10], pastaj nga gjenerata tjetër Thevriu, Is'haku, dhe nga shkollat juridike ajo hanefite dhe hanbelite.[11] Shumica e dijetarëve, qoftë nga gjeneratat e hershme apo të mëvonshme, mendojnë se ajo që është transmetuar më së shumti në kontekstin e lutjes hyrëse të namazit është Subhaneke. Edhe praktika e myslimanëve, në shumicën e vendeve, nga e kaluara dhe e tashmja, më së shumti e njeh lutjen që njihet si lutja e madhërimit, apo "Subhaneke". Ibën Kajim El-Xhevzi për këtë lutje thotë: "Imam Ahmedi e ka përzgjedhur këtë lutje për dhjetë arsye." Gjashtë arsye prej tyre Ibën Kajimi i solli në librin e tij "Zadu-l Mead."[12] Në këtë kontekst, Tirmidhiu mes tjerash thotë: "Shumica e dijetarëve mendojnë se duhet të thuhet Subhaneke-ja, duke u bazuar në transmetimet nga Omeri dhe Abdullah bin Mesudi, se i Dërguari i Allahut thoshte: "Subhãneke Allahumme ve bihamdike, ve tebarekesmuke ve teala xhedduke ve la ilahe gajruke." Kjo praktikë (e leximit të Subhanekes) ka qenë te shumica e dijetarëve nga tabiinnjtë, dhe te të tjerët." (Tirmidhiu në Sunen, v. 1, f. 409).

### Argumentet për Subhaneken

Argumentet për lutjen e madhërimit ku bazohen hanefinjtë, hanbelinjtë dhe shumë dijetarë nga shkollat tjera juridike janë të shumta, e disa prej tyre do t'i paraqes këtu, duke filluar nga ky ajet kuranor: "...dhe kur të ngrihesh madhëroje me falënderim Zotin tënd!" (Tur, 48). Ky ajet, sipas hanefinjve ka të bëjë me namazfalësin gjatë hapjes apo fillimit të namazit të tij, prandaj kur ai dëshiron t'ia fillojë namazit atë duhet ta hapë me lutjen e madhërimit (Subhaneken). Kështu ka transmetuar Xhessasi nga Dahaku, e ky nga Omeri, se ky ajet ka të bëjë me lutjen e namazfalësit gjatë fillimit të namazit. Këtë e forcon edhe më tepër transmetimi i Aliut dhe Abdullah bin Mes'udit, por edhe i Omerit, se i Dërguari i Allahut gjatë fillimit të namazit e thoshte lutjen e madhërimit (Subhaneken).[13] Argumenti në vijim është transmetimi i Aishes, në Sunenin e Ebu Davudit dhe të të tjerëve: "Na ka treguar Husejn bin Isa, na ka treguar Talk bin Gannam, na ka treguar Abduselam bin Harb El-Mulaij nga Budejl bin Mejsereh, ky nga Ebu-l Xhevza, e ky nga Aisheja, e cila thotë: "I Dërguari i Allahut, kur ia fillonte namazit, thoshte: "Subhãneke Allahumme ve bihamdike, ve tebarekesmuke ve teala xhedduke ve la ilahe gajruke."[14] Hadithi i radhës është në koleksionin e Ibën Maxhes, i transmetuar nga Ebu Seid El-Hudrij: "Na ka treguar Ebu Bekër bin Ebi Shejbe, na ka treguar Zejd bin El-Hubab, na ka treguar Xhafer bin Sulejman Ed-Dabeij, na ka treguar Alij bin Alij Er-Rrifaij nga Ebi-l Mutevekkel, e ky nga Ebu Seid El-Hudrij, i cili thotë: "I Dërguari i Allahut, kur fillonte (hapte) namazin, thoshte: "Subhãneke Allahumme ve bihamdike, ve tebarekesmuke ve teala xhedduke ve la ilahe gajruke."[15] Transmetimi vijues është nga Abdullah bin Mesudi, i cili ndodhet në koleksionin e Taberanit: "Na ka treguar Ahmed bin Davud El-Mekkij, nga Thevban bin Seid bin Arubeh, ky nga Alij bin Abis, ky nga Ebu Is'haku, ky nga Ebu Ubejdeh, e ky nga Abdullah bin Mesudi, i cili thotë: "I Dërguari i Allahut na urdhëronte neve që kur t'ia fillonim namazit të thoshim: "Subhãneke Allahumme ve bihamdike, ve tebarekesmuke ve teala xhedduke ve la ilahe gajruke."[16] Ebu Jusufi dhe Muhamedi, dy nxënësit më të njohur të Ebu Hanifes, transmetojnë që të dytë në librat e tyre "El-Athar", se Omeri kishte lexuar lutjen e madhërimit në namaz dhe atë ua kishte mësuar njerëzve: "Na ka treguar Ebu Hanife nga Hamadi, e ky nga Ibrahimi, se një grup nga banorët e Basrës shkuan tek Omeri dhe

ata nuk shkuan për tjetër gjë përveçse ta pyesnin atë se çfarë të thonin kur ia fillonin namazit. Omeri doli para tyre, ia filloi namazit, e ata ishin pas tij, e më pas shqiptoi me zë:"Subhãneke Allahumme ve bihamdike, ve tebarekesmuke ve teala xhedduke ve la ilahe gajruke."[17] Muhamedi (Shejbani) më pas thotë: "Këtë lutje e marrim për bazë në hapjen e namazit, mirëpo nuk mendojmë se lutja të bëhet me zë nga imami e as nga xhemati pas tij, e Omeri kishte vepruar kështu që t'i mësojë ata për pyetjen që ia kishin parashtruar atij. Kështu na është është transmetuar edhe nga Ibrahimi, dhe njëherit ky është opinioni i Ebu Hanifes.[18]



Në shumë raste përmendet se Omeri pas tekbirit fillestar kishte kënduar lutjen "Subhaneke..." Esved bin Jezidi thotë: "Jam falur më tepër se shtatëdhjetë herë pas Omerit, që pas tekbirit fillestar e lexonte Subhaneken."(Muslimi në Sahih). Ndonëse nga suneti është që ajo lutje të bëhet pa zë, veprimi i Omerit nuk duhet të shihet si një risi-bidat që kundërshtoi sunetin, por shihet si mësim për njerëz dhe në bazë të rrethanave ekzistuese një veprim i tillë qe bërë për shkak të kushteve të veçanta në atë kohë. Sigurisht se kishte vërejtur që njerëzit pas tekbirit nuk po lexojnë ndonjë dua, prandaj leximi i duasë me zë ishte vetëm sa për informim se çfarë duhet thënë pas tekbirit. Kundërshtarët janë munduar të gjejnë dobësi te transmetimet e shumta prej Omerit rreth lutjes së madhërimit, duke thënë se janë transmetime mevkufe apo të dobëta, mirëpo realiteti është se shumë prej tyre janë transmetime autentike, të pranuara dhe të dëshmuara nga dijetarët e njohur. Bejhekiu në koleksionin e tij sjell transmetime të ndryshme që dëshmojnë se Omeri pas tekbirit lexonte Subhaneken: "Na ka treguar Ebu Abdullah El-Hafidh, na ka treguar Ebu-l Abbas Muhamed bin Jakub, na ka treguar El-Hasen bin Mukrem, na ka treguar Jezid bin Harun, na ka lajmëruar Shu'be, nga Hakimi, ky nga Ibrahimi, e ky nga Esvedi, se Omeri kur ia fillonte namazit, shqiptonte tekbirin dhe thoshte: "Subhãneke Allahumme ve bihamdike, ve tebarekesmuke ve teala xhedduke ve la ilahe gajruke." (Bejhekiu në Sunen, nr.2350, 2358). Darekutniu transmeton në koleksionin e tij për leximin e lutjes së madhërimit nga Omeri: "Na ka treguar Ebu Bekër En-Nisaburij, na ka treguar Ahmed bin Mensuri, na ka treguar Ibën Ebi Merjem, na ka treguar Jahja bin Ejub, na ka treguar Omer bin Shejbeh nga Nafiu, ky nga Ibën Omeri, e ky nga Omeri, se ai pasi që shqiptonte tekbirin për namaz thoshte: "Subhãneke Allahumme ve bihamdike, ve tebarekesmuke ve teala xhedduke ve la ilahe gajruke." Më pas Darekutniu, thotë: "Kjo është e vërteta rreth fjalëve të Omerit!" (Darekutni në Sunen, 1143, 1144).

Darekutniu në Sunen dhe në këtë çështje sjell edhe transmetimin e Enesit: "Na ka treguar Muhamed bin Said, na ka treguar El-Husejn bin Alij bin El-Esved El-Ixhlij, na ka treguar Muhamed bin Es-Salti, na ka

treguar Ebu Halid El-Ahmer nga Humejdi, e ky nga Enesi, i cili thotë: "I Dërguari i Allahut, kur ia fillonte namazit, shqiptonte tekbirin, ngriste duart e tij gjersa gishtërinjtë e mëdhenj ishin pranë veshëve të tij, e më pas thoshte: "Subhãneke Allahumme ve bihamdike, ve tebarekesmuke ve teala xhedduke ve la ilahe gajruke." (Darekutni në Sunen, 1148). Argumenti tjetër që përdorin hanefinjtë, përveç këtyre që i cituam sipër, është edhe ai argumenti logjik, se lutja e madhërimit ka të bëjë me falënderim ndaj Zotit të Madhërishëm dhe në vete ajo ngërthen elemente shumë të rëndësishme, siç janë madhërimi, falënderimi dhe Njëshmëria, përkundër lutjeve tjera që përmbajnë vetëm lutje të përgjithshme. Prandaj, madhërimi i Zotit është më i vlefshëm sesa lutja apo ndonjë përshkrim sikurse në ruku, siç thonë disa: "Allahumme leke reka'tu - O Allah për ty po bëj ruku".[19] Në këtë aspekt kaptina El-Ihlas është cilësuar si një e treta e Kuranit, sepse ajo pastër përshkruan Mëshiruesin dhe ia atribuon cilësitë e Tij. Ibën Kajimi, kur bën analogji mes lutjeve të ndryshme që kanë ardhur gjatë hapjes, gjegjësisht fillimit të namazit, thotë: "Lutjet tjera të ardhura për hapjen e namazit janë të përgjithshme, dhe ato janë për namazin e natës ose namazin vullnetar (nafile), e këtë lutje (Subhaneke) Omeri e praktikonte dhe ua mësonte njerëzve në namazin obligativ (farz). Gjithashtu kjo lutje ngërthen në vete një falënderim ndaj Krijuesit duke treguar për karakteristikat e cilësive të përsosura të Zotit të Madhërishëm, përderisa lutja orientuese, ka më tepër karakter informues ndaj adhurimit që bën robi, e mes tyre ka dallim të madh. Gjithashtu, sipas tij, ai që e përzgjedh lutjen orientuese, nuk e plotëson të tërën, por vetëm disa pjesë prej saj, dhe pjesën tjetër e lë konform lutjes së madhërimit, kur e tëra lexohet deri në fund."[20]

### Përfundim

S'ka dyshim se lutja e madhërimit, e njohur si subhaneke, është ndër lutjet që argumentet për të janë të shumta dhe që transmetohen nga sahabë të njohur, si Omeri, Abdullah ibën Mesudi, pastaj Aisheja dhe gjeneratat pas sahabëve me shumicë, ashtu siç ka potencuar edhe Tirmidhiu se shumica absolute nga të gjitha gjeneratat e njihnin dhe e praktikonin më së shumti lutjen e subhanekes. Prandaj, gjatë hapjes së namazit, gjegjësisht pas tekbirit fillestar, tekstet që preferojnë më së shumti të lexohet është pikërisht ajo lutje.

(1) Me përjashtim të malikinjve, të cilët mendojnë se lutja hyrëse në namaz është veprim i papëlqyer (mekruh). Ndoshta bazohen në hadithin e keqfalësit të namazit, ku i Dërguari i Allahut e urdhëroi të merrte tekbir dhe të lexonte Kuran, pa i përmendur lutjen hyrëse. Apo edhe në hadithin e Enesit, i cili thotë: "Jam falur pas Ebu Bekrit, Omerit dhe Othmanit, e që të gjithë e fillonin namazin me Elhamdulilahi rabbil alemin." Karafi, Edh-Dhehireh, v.II, f. 187; Derdir, Akrebu-l Mesalik, v. I, 224. (2) Muhamed bin El-Hasen Esh-Shejbani, El-Asl (i njohur si El-Mebsut), me recenzurë nga Ebu-l Vefa El-Afgani, Idaretu-l Kur'ani ve-l Ulumi-l Islamijeh, Karaçi-Pakistan, v. I, f. 3-4. (3) Alaudin Es-Samerkandij, Tuhfetu-l Fukaha', bot. II-të, Daru-l Kutub el-Ilmijeh, Bejrut-Liban, 1414-1994, v. I, f. 127. (4) Alaudin El-Kasani, Bedaiu-s Sanaiu fi tertibi-sh Sherai, bot. II-të, Daru-l Kutub el-Ilmijetu, Bejrut-Liban, 1406-1986, v. I, f. 202. (5) Abdullah bin Mahmud bin Mevdud El-Mevsilij, El-Ihtijar lita'li-l Muhtar, me recenzurë nga Shuajb Arnauti, bot. I-rë, Daru-r Rrisaleh el-Alemijeh, Damask, 1430-2009, v. I, f. 165. (6) Muhamed bin Mahmud El-Baburti, el-Inajeh Sherhu-l Hidajeh, Daru-l Fikr, v. I, f. 288. (7) Sipas Ebu Jusufit së pari lexohet subhanekeja, e pastaj lutja tjetër, por namazfalësi edhe mund të përzgjedh se cilën ta lexoj ë së pari. (8) Muhamed bin Mahmud El-Baburti, el-Inajeh Sherhu-l Hidajeh, v. I, f. 288. (9) Abdullah bin Mahmud bin Mevdud El-Mevsilij, El-Ihtijar lita'li-l Muhtar, v. I, f. 166. (10) Alaudin El-Kasani, Bedaiu-s Sanaiu fi tertibi-sh Sherai, v. I, f. 202. (11) Ibën Kudame, El-Mugni, v. II, f. 142. (12) Ibën Kajjim El-Xhevzi, Zadu-l Mead, v. I, f. 154. (13) Alaudin El-Kasani, Bedaiu-s Sanaiu fi tertibi-sh Sherai, v. I, f. 202. (14) Ebu Davudi në Sunen, nr. 776. Hadithologu i njohur Shuajb Arnauti, në vlerësimin e haditheve të Sunenit të Ebu Davudit, për vlerësimin e këtij hadithi thotë se është sahih ligajrihi. Shih: Sunen Ebi Davud, me recenzurë nga Shuajb El-Arnaut, bot. I-rë, Daru-r Rrisaleh el-Alemijeh v. II, f. 83, hadithi nr. 776. Edhe Albani në vlerësimin e tij për këtë hadith të Sunenit të Ebu Davudit thotë se hadithi është autentik-sahih. Shih Sunen Ebi Davud, v. I, f. 206. Hadithin e transmeton edhe Hakimi në El-Mustedrek ale-s Sahihajn, nr. 859 dhe thotë: "Ky hadith është autentik (sahih), ndonëse nuk e kanë nxjerrë as Buhariu dhe as Muslimi." (Hakimi ka përpiluar hadithet që plotësojnë kriteret e vendosura nga Buhariu dhe Muslimi, mirëpo që nuk janë të përfshira në koleksionet e tyre) Shih: Hakim En-Nisaburi, El-Mustedrek ale-s Sahihajn, me recenzurë nga Mustafa Abdulkadir Ata, bot. I-rë, daru-l kutub el-ilmijeh, Bejrut-Liban, 1411-1990, v. I, f. 360. Hadithin e transmeton edhe Tirmidhiu në Sunen, nr. 243 dhe thotë: "Këtë hadith nuk e njohim nga Aisheja, përveçse në këtë formë." Ndërsa Albani, pasi që thotë se hadithi është autentik, i kundërpërgjigjet Tirmidhiut duke thënë: "E kanë njohur të tjerët, përveç tij, edhe format tjera të këtij hadithi." Irvau-l Galil, v. II, f. 50. (15) Ibën Maxheh në Sunen, nr. 804. Hadithologu i njohur Shuajb Arnauti në vlerësimin e haditheve të Sunenit të Ibën Maxhes, për vlerësimin e këtij hadithi thotë se është sahih ligajrihi. Shih: Sunen Ebi Maxheh, me recenzurë nga Shuajb El-Arnaut, bot.I-rë, Daru-r Rrisaleh el-Alemijeh, bot. I-rë, 1430-2009. v. II, f. 6. Albani për këtë hadith thotë se është i kategorisë sahih-autentik. Shih Sunen Ebi Maxheh, me recenzurë nga Muhamed Fuad Abdul-Baki, Dar Ihjai-l Kutub El-Arabijeh, v. I, f. 264. (16) Taberani në Mu'xhemu-l Kebir, nr. 10280. Nuk jam ndalur në vlerësimin e dijetarëve të këtij hadithi, mirëpo dihet mirë se opinioni i Abdullah bin Mesudit, transmetuesit të këtij hadithi, është i qartë për leximin e Subhanekes. (17) Ebu Jusufi në El-Athar, nr. 101, f. 21; Muhamedi në El-Athar, nr. 72, v. I, f. 122. Teksti është i Muhamedit. (18) Muhamed bin Hasen Shejbani në El-Athar, v. I, f. 122. (19) Zejlei, Tebjinu-l Hakaik sherh Kenzu-d Dekaik ve Hashijetu-sh Shilbij, bot. I-rë, El-Matbeatu-l Kubra El-Emirijeh, Kairo, 1313 h, v. I, f. 111. (20) Ibën Kajim El-Xhevzij, Zadu-l Mead fi hedji hajri-l ibad, bot. XXVII-të, Muesesetu-rr Rrisaletu, Bejrut, 1415-1994, v. I, f. 199.



Mr. Sci. Flamur Sofiu

# Dispozitat e sheriatit islam rreth abortit (1)

"Të mos i mbytni fëmijët tuaj për shkak të varfërisë, sepse Ne ju ushqejmë juve dhe ata." (El En'amë, 151)

Sheriati islam gjithmonë i ka kushtuar rëndësi jetës së njeriut, duke përcaktuar norma dhe dispozita që ruajnë dhe mbrojnë jetën e tij që nga momenti kur ai gjendet në barkun e nënës. Kur i shikojmë ajetet dhe hadithet, na bëhet shumë e qartë se është rreptësisht e ndaluar t'i merret jeta njeriut pa të drejtë, dhe se njëri prej mëkatëve më të mëdha është mbytje e tjetrit pa të drejtë. Pa dyshim se edhe fenomeni i njohur si abort është një nga çështjet e ndieshme dhe që kohët e fundit është duke u shtuara çdo ditë e më shumë. Dispozitat dhe normat që kanë të bëjnë me abortin janë shpjeguar dhe sqaruar qysh me ardhjen e sheriatit islam. Në kohën e injorancës, të periudhës parakuranore, dihet shumë qartë se arabët i mbytnin fëmijët vajza duke qenë të gjallë, dhe kjo bëhej për arsyen se e ndienin turp. Sheriati islam fenomenin e abortimit e shikon në aspektin e të drejtës që ka fryti i porsaformuar në mitër, të drejtën që kanë prindërit dhe shoqëria. Dijetarët e mëhershëm kanë folur për abortin thuajse me fjalë të njëjta, por kanë shprehur divergjencat e tyre rreth normës së abortimit të fetusit që ende nuk i ka hyrë shpirti, dhe pasi i ka hyrë shpirti, në raste të jashtëzakonshme. Mirëpo, më së shumti janë bërë sqarime për këtë fenomen me progresin që ka bërë mjekësia në kohën tonë, kur është arritur që të përcaktohet gjinia e fetusit qysh në etapën e hershme të formimit, të përcaktohet gjendja shëndetësore e fetusit në barkun e nënës, të përcaktohen rreziqet që mund të përshkojnë nënën gjersa e ka fetusin në bark etj. Në këtë punim do të mundohemi t'i ofrojmë disa shpjegime që i kanë ofruar juristët e mëhershëm dhe bashkëkohorë për çështjen e abortit. Pa dyshim se në kohën tonë abortimi është bërë një fenomen shumë i përhapur, por që në shumicën e rasteve bëhet në mënyrë të fshehtë, qoftë me ndihmën e mjekut, apo edhe me përdorimin e medikamenteve që shkaktojnë abortin, e të ngjashme. Faktorët që e shkaktojnë abortin mund të jenë të shumtë, por ne po i përmendim vetëm disa:

1. Frika nga varfëria: ajo që më së shumti njerëzit i nxit për këtë është frika nga varfëria, duke konsideruar se shtimi i fëmijëve shkakton varfëri. Një mendim të tillë feja islame e ka sulmuar ashpër, dhe në të njëjtën kohë e ka hedhur poshtë duke e konsideruar si ide të gabuar. Allahu i Lartësuar shprehet shumë qartë kur thotë: "Ju mos i mbytni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë, se Ne ua sigurojmë furnizimin atyre dhe juve, e mbytja e tyre është mëkat i madh." [1]. Prandaj duke u bazuar në këtë, aborti është fenomen shumë i rrallë në shoqërinë e pastër myslimane.

2. Qëllimi për të shpëtuar nga shtatzënia e paplanifikuar.

3. Që nëna të shpëtojë nga një shtatzëni që e rrezikon jetën e saj.

4. Prezenca e deformimeve shumë të mëdha te fetusi, e të cilat deformimi është e pamundur të shërohen në jetën e tij të ardhshme.

Para se të shpjegohet norma e abortit në të drejtën islame ne do të flasim për atë se çfarë mendon Islami për çështjen e planifikimit të familjes.

### Qëndrimi i të drejtës islame ndaj planifikimit të familjes

Shumica e dijetarëve (katër medh'hebet) janë të mendimit se lejohet planifikimi i familjes, por është vepër e pa pëlqyer e kategorisë së lehtë (mekruh tenzihen). Dijetarët e tri medh'hebeve (Ebu Hanifeja ,Maliku dhe Ahmedi) mendojnë se planifikimi i familjes lejohet, por kushtëzohet që të kërkohet edhe pëlqimi i bashkëshortes. Ndërsa, dijetarët e medhhebit shafii kanë divergjenca mes vete; disa janë të pajtimit me kushtin që kanë vendosur shumica e dijetarëve (që të merret pëlqimi i bashkëshortes), ndërsa një pjesë tjetër janë të mendimit se nuk ka nevojë të merret pëlqimi i bashkëshortes. Dijetari i mirënjohur i medhhebit hanefi, Imam El-Kasaniju thotë: "Është vepër e papëlqyer që bashkëshorti të

bëjë planifikimin e familjes pa e marrë edhe pëlqimin e bashkëshortes që e ka statusin e lire. Kjo ngase gruaja ka të drejtën që të ketë fëmijë... E po që se ky planifikim bëhet me pëlqimin e bashkëshortes, atëherë veprimi nuk konsiderohet si vepër e papëlqyer"[2]. Autori i librit El-Mugnij – Ibën El-Makdesij ka thënë: "Nuk lejohet të bëhet planifikimi i familjes, pos me pëlqimin e bashkëshortes që e ka statusin e lirë"[3]. Imam Neveviu, në komentin që i bën Sahihut të Muslimit, thotë: "... planifikimi i familjes sipas nesh (sipas medhhebit shafii), pavarësisht rrethanave, është vepër e urrejtur edhe po që se bashkëshortja është e pajtimit për një veprim të tillë..." [4]. Ibën Hazm Edh-Dhahiriju është i mendimit se planifikimi i familjes është rreptësisht i ndaluar[5]. Ky mendimin e tij e mbështet në hadithin që e transmeton Xhudhamete bint Vehbi, motra e Ukashes, se të Dërguarin e kishin pyetur se a lejohet planifikimi i familjes, e ai ishte përgjigjur: "Ky veprim është mbytje e fshehtë"[6]. Dijetarët, kur e komentojnë ndalesën e tillë që është përmendur në këtë hadith, thonë se ndalesa në këtë rast është e kategorisë së mekruhit tenzihen (vepër e papëlqyer që është afër hallallit). Kurse disa prej dijetarëve thonë se ky hadith është thënë në fillim të Islamit, por që më vonë është shfuqizuar norma e tij, duke u bazuar në shumë hadithe që e lejojnë planifikimin e familjes.

### Kurrsesi nuk lejohet bërja e sterilitetit

Të gjithë dijetarët islamë janë të një mendimi se në fenë islame nuk lejohet në asnjë mënyrë të bëhet steriliteti i cilësdo gjini[7]. Prandaj, përdorimi i ndonjë bari apo mjeti që shkakton sterilitet të përjetshëm është i ndaluar rreptësisht, ngase një veprim i tillë është ndryshim në krijimin e Allahut dhe është në kundërshtim të drejtpërdrejt me ligjin e Tij: "Do t'i shmangë (nga e vërteta), do t'i bëjë të shpresojnë në gjëra të kota; do t'i urdhërojë, dhe ata do të shqyejnë veshët e bagëtive; do t'i urdhërojë dhe ata do të shëmtojnë krijesat e Allahut. E kush e bën mik djallin e jo Allahun, ai ka dështuar sheshazi."[8] Ndërsa kur ndodh që në raste të jashtëzakonshme duhet doemos të bëhet steriliteti, si p.sh.: kur ekziston rreziku nga ndonjë sëmundje e rrezikshme e që mund ta trashëgojnë fëmijët dhe pasardhësit, atëherë në këtë rast bëhet zgjedhja në mes dy të këqijave, pra ajo që është më pak e dëmshme. Ngase është e qartë se ligji i Allahut është që kujt do i jep vajzë, e kujt do i jep djalë, dhe kë do e bën steril: "Ai i falë vetëm femra atij që do; e i falë vetëm meshkuj atij që do. Ose u falë çift, meshkuj e femra, por atë që do e lë pa fëmijë (steril); Ai është i Dijshëm, i Fuqishëm."[9]

### Përdorimi i mjeteve kontraceptive për mbrojtje prej shtatzënisë

Të gjitha mjetet kontraceptive lejohen, qofshin ato tableta apo mjete tjera siç është vendosja e spirales, apo të bërit marrëdhënie seksuale në kohët kur nuk mbetet femra shtatzënë, duke bërë analogji në fenomenin e planifikimit të familjes. Përdorimi i mjeteve kontraceptive është i lejuar me kusht që këto të mos e dëmtojnë në asnjë mënyrë bashkëshorten apo bashkëshortin.

### Abortimi

Para se të shpjegojmë qëndrimin e sheriatit islam rreth abortimit, duhet të kemi të qartë se kemi abortin e frytit që është zënë te bashkëshortja që është ligjërisht e martuar, dhe abortin e fëmijës nga femra që ka mbetur shtatzënë në mënyrë jo legale – me prostitucion. Sa i përket abortit të fëmijës nga bashkëshortja që ka mbetur shtatzënë me bashkëshortin e saj legal dijetarët e medhhebe islame ndajnë mendimet e tyre:

Mendimi i hanefinjve: Ibën Abidini, në glosen e tij ka thënë: "Lejohet abortimi përderisa fëmijës nuk i ka hyrë shpirti, e kjo ndodh (hyrja e shpirtit) vetëm pas njëqind e njëzetë ditëve"[10], ndërsa në librin "El-Bahru Rraiku" shprehet duke thënë: "Femra e cila e ka abortuar frytin





e saj ende pa iu krijuar gjymtyrët nuk ka bërë mëkat”.[11] Dijetari i njohur hanefi El-Haskafiju është i mendimit se lejohet abortimi i fëmijës para katër muajve, edhe po që se nuk merret leja nga bashkëshorti[12]. Pra, dijetarët e medhhebit hanefi janë të mendimit se lejohet abortimi para se të kenë filluar të krijohen gjymtyrët e trupit domethënë deri kur fryti të ketë dyzetë apo dyzetë e pesë ditë nga dita kur është zënë, ndërsa abortimi i frytit kur i janë krijuar të gjitha gjymtyrët dhe i ka hyrë shpirti është veprim i kategorisë së mekruhi tahrimen (vepër që është më afër haramit por nuk është haram por dënimi ekziston), dhe se në këtë rast, nëse ndodh abortimi pa kurrfarë arsye të justifikueshme, vepruesi bën mëkat të rëndë[13]. Mendimi mbizotërues te hanefitët është se lejohet abortimi para katër muajve (para se të hyjë shpirti), dhe vetëm kur ka arsye të justifikueshme[14].

Mendimi i malikinjve: Dijetarët e këtij medhhebi janë më të ashpër në mendimin e tyre, dhe thonë se aborti nuk lejohet kurrsesi. Këta janë të njëjtë me mendimin e medhhebit dhahiri dhe me mendimin e Imam el-Gazaliut. Në librin “Sherhu Derdiri” thuhet: “Nuk lejohet të largohet fryti që është zënë në mitër, qoftë edhe para dyzetë ditëve, e kur t’i hyjë shpirti është e ndaluar në mënyrë të prerë”[15]. Në komentin që jep Ed-Desuki, në glosen e tij për këtë mendimin, thotë: “Po, ky është mendimi bazë. Por, thuhet se abortimi para se të mbushen dyzetë ditë është vepër e papëlqyer (mekruh)”.[16]

Mendimi i shafiinjve: Shafiinjtë janë të mendimit se nëse ndodh abortimi para dyzetë ditëve është vepër jo e pëlqyer (mekruhi tenzihen), me kusht që ky abortim të realizohet me pëlqimin e dyanshëm të bashkëshortëve, dhe me mendimin e dy mjekëve të drejtë se abortimi nuk i shkakton kurrfarë dëmi gruas[17]. Kur ndodh që të kenë kaluar më shumë se dyzetë ditë, atëherë është i ndaluar abortimi dhe, sa vijnë e shtohen ditët po aq më shumë shtohet kategoria e ndalesës. Dijetari i njohur shafi Err-Rremlij thotë: “Në komentet e disa njerëzve të dijshëm është se El-Kerabisiju ka thënë: “E kam pyetur Ebu Beker bin Ebi Seid El-Furati për njeriun që i ka dhënë robëreshës së tij të pijë diçka që shkakton abortimin. Ai është përgjigjur: “Nëse kjo ndodh derisa fryti është ende spermë apo gjak i ngjizur, lejohet.”[18] Ky dijetar i jep përparësi mendimit se lejohet abortimi para se të hyjë shpirti, e më pas është i ndaluar rreptësisht. Pra, ky është i njëjtë me mendimin e hanefinjve. Imam El-Gazaliu është i mendimit se abortimi është rreptësisht i ndaluar, dhe se nuk lejohet në asnjë fazë të shtatzënisë, duke e konsideruar veprimin e tillë si krim[19]. Këta që mendojnë se abortimi pas dyzetë, apo pas dyzetë e dy ditëve, është i ndaluar, bazohen në hadithin që e transmeton Hudhejfe bin Usejjid El-Gifariju r.a., se ka thënë: “E kam dëgjuar të Dërguarin s.a.w.s. duke thënë: “Kur kalojnë dyzetë e dy ditë pasi është ngjizur sperma, atëherë Allahu e dërgon engjëllin për t’i dhënë formën, i krijon të dëgjuarit, të pamurit, lëkurën, mishin dhe eshtrat. E pastaj engjëlli thotë: “O Zot, a është djalë apo vajzë...”.[20]

Mendimi i hanbelinjve: Të gjithë dijetarët e medhehebit hanbeli janë të mendimit se aborti pas hyrjes së shpirtit është rreptësisht i ndaluar, ndërsa kanë divergjenca mes vete nëse ndodh para hyrjes së tij: disa janë të mendimit se lejohet të abortohet para dyzetë ditëve, ndërsa më pas është e ndaluar. Disa prej tyre janë të mendimit se lejohet përderisa nuk ka filluar të ndihet gjallë. *(vijon)*

Mr. Qemajl Morina

# Terrorizmi në mes ekstremizmit islam dhe dominimit perëndimor



"Nuk e di përse, por kur ndodhën ngjarjet terroriste në Paris e që kishin në shënjestër qytetarët e pafajshëm francezë, dhe rezultat i aktit pati më shumë se treqind viktima, mua m'u kujtuan ngjarjet e 11 shatatorit të vitit 2001, kundër SHBA-ve, si dhe jehona që patën ato në aspektin politik, gjë që çoi në shfaqjen e të ashtuquajturit konflikt të civilizimeve, për të cilin u fol dhe u shkrua aq shumë deri më tani", kishte shkruar pas ngjarjes analisti egjiptian, Sejid Jasin, në të përditshmen e Kajros "El-Ahram".

Dhe ja, vetëm pak ditë më parë ndodhi ngjarja e rrezikshme mu në qendër të Parisit, që konsiderohet simbol i kulturës, dritës dhe arteve të bukura. Ky sulm u cilësua sulm i barbarëve në qendrat e civilizimit botëror!

Atributi "barbar" këtu me siguri ka të bëjë me organizatat terroriste islamike, në krye të të cilave është organizata "Al-Kaida" dhe organizata e DAASH. Ndërkohë, disa autorë pretendojnë se të tillë janë të gjithë myslimanët, pa dallim. Mirëpo, kur dyshimi shkon shumë larg, atëherë akuza mund t'i drejtohet edhe vetë Islamit duke e konsideruar fe që nxit në dhunë, kurse argument janë se pushtimet islame, që në një periudhë të caktuar kohore kishin arritur në zemër të Evropës, ishte bërë me shpatë.

Ku ekziston e vërteta në të gjitha këto shkrime konfliktuale? Dhe, a bie përgjegjësia e vërtetë mbi organizatat terroriste, apo në esencë ajo bie mbi shoqëritë arabo-islame në të cilat u rritën dhe u edukuan terroristët; në shumicën e këtyre vendeve mbisundojnë sisteme autoritare dhe totalitare, kurse në disa të tjerë mbisundon intoleranca fetare dhe urrejtja ndaj "tjetrit"-të huajit, gjë që ka bërë që disa organizata terroriste islamike të miratojnë teori "tekfiriste" të pastra, ku thuhet se "ai që nuk beson në Islam, pas dërgimit të profetit Muahmed, ai është "qafir" (pabesimtar), dhe duhet të luftohet qoftë brenda shtetit apo jashtë tij!

Në anën tjetër, analisti egjiptian, Sejid Jasin, përshkruan dialogët që kanë ndodhur në mes mendimtarëve të mëdhnej perëndimorë lidhur me përgjegjësinë e dukurisë së terrorizmit. Ai thotë se ajo që ka tërhequr vëmendjen time në atë rast ishte guximi inelektual i disa shkrimtarëve perëndimorë, që nuk hezituan për asnjë moment të tregojnë historinë kolonialiste të Perëndimit ndaj vendeve arabo-islame, si dhe masakrat që i kryen ushtritë perëndimore kundër popujve të botës arabo-islame.

### Aftësia për të ushtruar autokritikë

Ky guxim intelektual në realitet shpreh njërën nga cilësitë e shquara kulturore në civlizimin perëndimor, dhe ajo është aftësia për të ushtruar autokritikë, që në të kaluarën ishte e rrallë në sudimet e publikuara. Vëtetë ajo është vlerë perëndimore, e nuk është –fatkeqësisht- vlerë arabe! Prandaj, përkundër autokritikës perëndimore, këto ditë kam lexuar një artikull kritik të shkrimtarit Ben Norton, ku të mjaftonte titulli ngacmues për të treguar për përmbajtjen e tij: "Stanadardet tona të dyfishta sa i përket terrorizmit pas Parisit, të ndalemi t'i fajsojmë myslimanët, por të shikojmë një shikim të rreptë në vetveten".

Pastaj, shohim këtë shkrimtar të guximshëm që në hyrje të artikullit të tij thotë: "Çdoherë që ndodh ndonjë sulm ndaj civilëve, pas periudhës së 11 shtatorit të vitit 2001-tragjedia e përgjakshme që ndodhi në SHBA, demagogët në Perëndim shumë shpejt i fajësojnë myslimanët". Pastaj shton - edhe pse në pretendimet e tyre nuk ka asnjë argument - ato vijnë nga ato rryma që janë kundër Islamit dhe myslimanëve. Ai po ashtu vazhdon e thotë se të gjitha faktet flasin se më pak se 2% e sulmeve gjatë periudhës kohore nga viti 2009 e deri më 2013 në Evropë kanë qenë për shkaqe fetare.

Shkrimtari i ndriçon këta numra të habitshëm duke thënë se shumica e sulmeve terroriste pas tyre kanë shkaqe racore, tendenca nacionaliste apo separatiste. Megjithatë, këto fakte nuk i penguan këto akuza për t'iu drejtuar myslimanëve në mënyrë të padrejtë (kutu-



ru). Kështu shohim shkrimtarin që merret me analizën e fjalimit të veçantë, me komentet ku i dënuan myslimanët përgjithësisht. Ky fjalim kishte për qëllim të fshehtë problemet serioze në shoqëritë perëndimore, e prej tyre më serioze janë: manifestimet e diskriminimit racor, padrejtësia e klasëve që luftojnë në rrugën e tyre për të fituar të drejtën e tyre në një jetë të qëndrueshme. E shohim shkrimtarin e guximshëm që lëviz prej të përgjithshmes kah e veçanta, duke shtruar pyetjen: Përse injorohet konteksti historik kur u intensifikuan sulmet terroriste, e që nisën me luftën amerikane e shkatërrimtare kundër Irakut, pastaj torturat e vdekjes që i praktikoi qeveria amerikane në burgun "Ebu Graib"?

Vlen të theksohet se torturat e vdekjes që amerikanët praktikuan në burgun famëkeq të sipërpërmendur ishin shkak kryesor për rritjen e rrymave të ekstremizmit, të cilat më vonë u kthyen në terrorizëm të hapur.

Ben Nortoni preferon që në vërejtjet e tij kritike t'i referohet historisë së kolonializmit perëndimor, ku shihet se shtetet e ndryshme evrpiane, duke filluar me Anglinë, Francën, Italinë, ushtruan okupim dhe kolonializim të vendeve të shumta arabe, islame dhe afrikane duke ushtruar krime ku mund të shprehet terrori i shteteve kolonialiste.

### Krahasimet e analistëve

Kemi vërejtur se si analistët perëndimorë, pas ndodhive terroriste të shtatorit, kanë bërë krahasime në mes barbarëve dhe civilizimit perëndimor.

Ishin të njëjtat shprehje që u përsëriten nga gjuhët e disa politikanëve pas ndodhive të Parisit. Mirëpo, t'i lëmë anash vërejtjet e Ben Nortonit dhe të përqendrohemi në debatin e zhvilluar në mes dy gjigantëve të mendimit perëndimor, e ata janë dijetari i gjuhësisë Noam Chomski – që është i njohur me kritikat e tij të ashpra kundr inperializmit amerikan, dhe Xhol Kroxhmal – dijetar i ekonomisë amerikan, fitues i çmimit Nobel në fushën e ekonomisë. Mund të thuhet se debati indirekt i zhvilluar në mes këtyre dy dijetarëve ka qenë përpjekje për të hulumtuar shkaqet e thella për sulmin terrorist që e ndërmori organizata e DAASH-it kundër Parisit, si dhe mundësisë së përcaktimit të përgjegjësisë për atë çka ndodhi. Nëse kjo na shtyn të meditojmë historinë e kolonializmit të Perëndimit ndaj botës arabe dhe asaj islame, apo të prezentojmë faktet që u kryen në kontekstin e luftës kundër terrorizmit, ndër faktet është edhe ajo që e shpalli ish-presidenti Gjorgj Bush (i biri), pas ngjarjeve të shtatorit, pushtimi ushtarak i Afganistanit. Ajo çka qe më e rrezikshmja ishte pushtimi ushtarak i Irakut, pasojë e të cilit ishte rënia e regjimit irakian si dhe shpartallimi i ushtrisë irakiane. Kjo çoi në themelimin e një sistemi sektar shiit, gjë që bëri t'i largojë sunitët nga skena politike e pushtetit. Të gjitha këto masa kanë qenë shkak i paraqitjes së organizatave të rezistencës kundër pushtetit okupes amerikan, të cilat më vonë u kthyen në oganizata terroiste islame; nga kjo gjeneroi organizata terroriste DAASH, e cila e shpalli veten Halifati Islamik, pasi pati suksese të mëdha në okupimin e krahinave të gjëra të Sirisë dhe Irakut.

Pyetja që mund të shtrohet para nesh është: Përse u ngrit debati në mes Noam Chomskit dhe Xhol Kroxhmal? Përgjigjja është: Për arsye se Chomski është më se i bindur me tërë vendosmërinë se SHBA-të, duke u mbështetur në sjelljen imperialsite – janë lidere të terrorizmit në botë!

Mirëpo, Xhol Kroxhmal nuk pajtohet me këtë vendim që nxjerr Chomski në artikullin e tij me titull "Frika nga vetë frika". Ai e fillon artikullin e tij me një kritikë të ashpër kundër Xhib Bushit, kandidat për kryetar të ardhshëm të SHBA-ve, i cili në Paris e për terrorizmin kishte deklaruar se: "...ai është përpjekje sistematike për shkatërrimin e civilizimit perëndmor". Kjo, sipas tij, ka pasur për qëllim përhapjen e panikës në zemrat e evropianëve dhe asgjë më tepër apo më pak. Gjithashtu, përshkrimi i Bushit i jep organizatës së DAASH-it forcën që ajo nuk e kishte; me fjalët e tij se ajo e kërcënon civilizimin. Ai, në një përgjigje të nënkuptueshme, duke iu drejtuar Chomskit, përveç tjerash pohon: "Ekzistojnë disa njerëz që janë thellë të bindur se "Imperializmi Perëndimor" është baza e të gjitha të këqijave, dhe se gjërat do të rregullohen porsa perëndimorët t'i ndërpresin ndërhyrjet në çështjet e të tjerëve. Mirëpo, ky pohim nuk është i saktë. Megjithatë, të gjitha këto debate perëndimore nuk duhet në asnjë mënyrë ta mohojnë përgjegjësinë e organizatës terroriste DAASH për sjelljet e saj barbare, si dhe obligiminet e shoqërive arabe dhe islame në zbatimin e politikave të sigurisë dhe kulturës efektive, për t'i eliminuar rrënjët e ekstremizmit dhe për ta çrrënjosur terrorizmin, i cili për çdo ditë po e shtermbëron dhe po e dëmton imazhin e Islamit dhe myslimanëve në botë."

Adli Mensur, në takimin e 14-të Organzatës së Mendimit Arab, ku morën pjesë elita e mendimtarëve arabë, deklaroi: "Ekstrestremizmi, tekfirizmi dhe terrorizmi do ta çojnë umetin tonë jashtë historisë".

Ma.Sc. Burim Bibaj

# Qëndrimi i Islamit ndaj terrorizmit



Pavarësisht prezencës së dhunës në njerëz të ndryshëm e me prejardhje të ndryshme fetare në të gjitha shoqëritë njerëzore në botë, bota e sotme moderne aktet e dhunës i lidh më së shumti me Islamin si fe sesa me çdo fe tjetër. Është e qartë se ngjarjet e dhunshme që kanë ndodhur së fundi, e me të cilat janë pleksur disa myslimanë, i kanë dhënë peshë të madhe idesë se Islami është fe që e miraton dhunën, e ndoshta edhe e nxit atë.

Sulmet terroriste nga Shteti Islamik që ndodhën në Paris dhe disa vende të globit sollën shumë viktima,[1] duke hapur përsëri çështjen se çfarë janë ata njerëz që pregatiten për qëllime të këqija, të bëjnë luftë në vende të tjera dhe njëkohësisht të vrasin njerëz. Nga ana tjetër vihet në pah edhe dilema për zhvillimet në sferën e religjionit. Njohësit e këtyre rrethanave tregojnë se këta njerëz janë pjesë e organizatave të ndryshme, ose me pagesë, ose ekstremistë fetarë që religjionin e keqpërdornin në emër të terorizmit.

Synimi ynë me këtë qasje është që të provojmë të vërtetën që lidhet me dhunën, dhe kush janë ata që e ushtrojnë atë, si dhe të argumentojmë me prova të qarta se Islami në realitet është një fe që fton drejt paqes dhe ruajtjes së rendit, dhe se myslimanët e mirëfilltë nuk janë njerëz që kryejnë akte dhune më shumë se çdo njeri tjetër në këtë botë të ndërlikuar, më shumë se çdo racë, vend apo fe tjetër.

Këtu është e nevojshme të qartësojmë pikëpamjen islame rreth dhunës, në të gjitha format dhe shfaqjet e saj, ndaj është e domosdoshme të marrim parasysh këto pika të mëposhtme:

1. Islami duhet të gjykohet si çdo fe tjetër, nisur nga parimet dhe mësimet e tij dhe jo nga sjellja e disa individëve të caktuar të tij, të cilët mund të pretendojnë se janë njerëzit e vetëm që përfaqësojnë Islamin. E thënë ndryshe, duhet të bëhet dallim në mes asaj që predikon Islami, vlerat, normat e tij etj., dhe asaj që bëjnë disa individë, të cilët thonë se janë myslimanë apo pretendojnë se e përfaqësojnë atë.[2]

2. Të parëve që u takon të thonë fjalën e tyre për të sqaruar qëndrimin që Islami ka ndaj këtyre çështjeve janë njerëzit e ditur dhe klerikët e kësaj feje; janë ata që i njohin mirë parimet dhe normat e Islamit dhe kanë të drejtën t'i interpretojnë ato. Këtu natyrisht që nuk mund të përfshijmë ata kritikë që fshihen pas emërtimit "specialistë" e nga bindja dhe paragjykimi individual janë të ndikuar në idetë, përfundimet dhe komentet e tyre, apo që mbartin nga shoqëria ku jetojnë. Vlen të theksohet se dijetarët eminentë islamë janë distancuar tërësisht nga veprimet e të ashtuquajturit Shteti Islamik, dhe kanë bërë thirrje të mos përkrahet nga njerëzit e vendeve të ndryshme, sepse veprimet e tyre janë kundër interesave të Islamit dhe myslimanëve.

3. Që të mund të përfytyrojmë qartë këto çështje duhet që përfundimet t'i nxjerrim nga përpjekjet e sinqerta, ku çështjet në fjalë duhet të shkoqiten në mënyrë objektive dhe të pasqyrohen në mënyrë reale.[3]

Ajo çka i trishton më së shumti myslimanët e sotëm është lidhja e padrejtë që bëhet mes Islamit dhe terrorizmit. Nëse qëllon që dy njerëz të ndryshëm kryejnë krime plotësisht të ngjashme dhe njëri prej tyre është mysliman e tjetri jomysliman, është fakt fatkeq se myslimani me siguri do të përshkruhet si terrorist dhe se vepra e tij është "vepër terroriste, e motivuar fetarisht dhe politikisht." Por, për personin tjetër nuk do të thuhet njësoj! Për atë mund të thuhet se është njeri "fanatik", mban qëndrime fundamentaliste, ekstreme, ose është një njeri që ka probleme mendore, por rrallë ndodh që feja e tij të shihet si burim, shkak apo "motivi shtytës", pas të cilit qëndron vepra e tij e dhunshm.. Kjo është sfida kryesore me të cilën përballen myslimanët sot në marrëdhënie me pjesën tjetër të botës që nuk është myslimanë.

## Përkufizimi i terrorizmit

Le t'i analizojmë këto çështje duke nisur me një përkufizim të qartë të termave!

Shumë nga përkufizimet që qarkullojnë për termin "terrorizëm" mbartin dimensione politike dhe emocionale, por është e qartë se shumica e ekspertëve janë të një mendimi, se terrorizmi mund të përkufizohet si: "Përdorim i vetëdijshëm dhe i paligjshëm i dhunës, kërcënim me të, frikësim ose detyrim, që synon përmbushjen e synimeve me natyrë politike, filozofike, racore, etnike, fetare dhe ideologjike."[4]

Islami ua ndalon ithtarëve të tij, dhe atë në mënyrë kategorike, përdorimin e forcës për të detyruar cilindo qoftë, për të pranuar ose praktikuar doktrinat islame apo për të përmbushur synime politike. Kurani e shpreh qartë këtë gjë kur thotë: "Nuk ka dhunë në fe…" (El-Bekare, 256).

Islami nuk ua lejon myslimanëve përdorimin e mjeteve të tilla të dhunshme si: shpërthimet, rrëmbimet e njerëzve dhe avionëve, shantazhet ose çdo formë tjetër dhune të "paligjshme", që përdoret si mjet për realizimin e synimeve fetare ose politike.[5]

Ashtu siç e kemi përmendur edhe më parë, shpallja e luftës sipas normave islame nuk mund të bëhet vetëm se nëpërmjet qeverive reale dhe kur drejtohet kundrejt shteteve dhe jo kundër individëve. Lufta duhet të zhvillohet nën flamurin e një pushteti mysliman, të ligjshëm, dhe jo nën flamurin e një njeriu që ka shpallur veten si shtet a halife. Kjo luftë drejtohet kundrejt luftëtarëve të palës armike, dhe jo kundrejt qytetarëve civilë, e të cilët nuk janë luftëtarë.

Islami u kërkon shteteve myslimane të kenë ushtri të forta, dhe kjo jo me qëllimin të kryerjes së sulmeve të padrejta e të paligjshme, apo për t'i frikësuar të tjerët, por me synimin për t'iu imponuar armiqve të tyre të pranojnë paqen dhe t'i japin përparësi kundrejt luftës, në momentin që ata shohin se kanë të bëjnë me një shtet të fuqishëm ushtarakisht.[6]

### Cili është qëndrimi i Islamit ndaj terrorizmit?

Islami kategorikisht refuzon dhe dënon terrorizmin, në çfarëdo forme qoftë ai.[7] Islami nuk ua mundëson asnjë mbulesë a shfajësim akteve të terrorizmit, të bëra qofshin nga individët apo nga grupet a qeveritë. Në të vërtetë, sipas Islamit askush nuk ka të drejtë të marrë vendim, në emër të Zotit, për të shkaktuar dhunë a gjakderdhje ndaj burrave, grave e fëmijëve të pafajshëm.

Islami paqen nuk e përqendron vetëm në termat e tij, por ky koncept është i ngulitur thellë në botëkuptimin e tij, aq sa Kurani famëlartë, duke përshkruar vetitë e besimtarëve të Zotit të Gjithëmëshirshëm, thotë se ata edhe nëse përballen me grindje a trazime, u shmangen atyre për hir të paqes: "E robërit e Zotit janë ata që ecin të qetë nëpër tokë, e kur atyre me fjalë u drejtohen injorantët, ata thonë: "Paqe!". (El-Furkan,63). Në një ajet tjetër Kurani jetën e njeriut e vlerëson kështu: "… ai që vret ndokënd që s'ka vrarë njeri, ose që nuk ka shkaktuar trazira në tokë, është sikur të ketë vrarë të gjithë njerëzit; po kështu, ai që shpëton një jetë është sikur të ketë shpëtuar jetën e gjithë njerëzve". (El Maide, 33). Edhe pejgamberi Muhamed a.s. i jep rëndësi të madhe jetës së njerëzve, pa dallim fetar, racor a kombëtar. Një herë kaloi një xhenaze pranë pejgamberit a.s., e ai u ngrit në këmbë për ta nderuar atë. Shokët i thanë: "Kjo është xhenaze e një hebreu." Duke dëgjuar këtë, pejgamberi i shenjtë s.a. tha: "A nuk ishte edhe ai njeri!"[8] Në fjalimin e famshëm të Haxhit lamtumirës, pejgamberi Muhamed s.a. flet vetëm për të drejtat e njerëzve dhe pyet myslimanët e pranishëm: "A e dini se cili muaj është ky? A e dini se cili vend është ky? A e dini se cila ditë është kjo?" Ata thanë: "Po, ky muaj është i shenjtë, ky vend është i shenjtë dhe kjo ditë është dita e haxhit". Pas përgjigjes së tyre pejgamberi s.a. tha: "Ashtu siç është ky muaj i shenjtë, ashtu siç është ky vend i shenjtë, ashtu siç është kjo ditë e shenjtë, në të njëjtën mënyrë Allahu i Lartësuar e ka shpallur të shenjtë jetën dhe pasurinë e çdo njeriu".[9] Pra, kjo do të thotë se sulmi ndaj jetës dhe pasurisë së dikujt është i ndaluar në të njëjtën mënyrë siç është i ndaluar çnderimi i muajit të shenjtë, i vendit të shenjtë (i Qabes) dhe i ditës së shenjtë (i ditës së haxhit). Në të vërtetë të gjithë njerëzit janë krijesa të një Zoti, dhe si të tilla nuk duhet ta lëndojnë njëri-tjetrin.

### Përfundimi

Myslimanët ndjekin fenë e paqes, mëshirës dhe faljes, dhe nëse dikush prej tyre kryen një akt terrorist, ai person është mëkatar i madh, sepse ka shkelur parime themelore të Islamit. Por, assesi të përfshihen të gjithë myslimanët si të tillë. Kur Timothy McVeigh hodhi në erë një godinë qeveritare në Oklahoma, në 1995, asnjë amerikan apo i krishterë nuk u etiketua si terrorist, dhe asnjë i tillë nuk u akuzua për krime ndaj njerëzimit. Kur të krishterët irlandezë kryenin akte terroriste kundrejt njeri-tjetrit, mes katolikëve dhe protestantëve, mu në mes të ishujve britanikë, askush nuk e hodhi fajin mbi fenë e krishterë, por mbi individët apo agjendat e tyre politike… Ajo që është për të ardhur keq është fakti se nuk bëhet e njëjta gjë me myslimanët dhe arabët. Shumica e myslimanëve dhe arabëve nuk kanë asnjë lidhje me aktet e dhunës që ndodhin nëpër botë, e megjithatë lidhja mes terrorizmit dhe Islamit po bëhet shumë lehtë. Kjo padyshim që është diçka e padrejtë, për vetë Islamin dhe për myslimanët në mbarë botën, numri i të cilëve e kalon një miliard e gjysmë.

(1) http://gazetablic.com/tag/sulmet-terroriste-ne-paris/ (2) Dr. Jusuf Kardavi, "Mesazhi Ynë në Epokën e Globalizmit", Shkup, 2005, f. 200. (3) Ibid. (4) Dr. Kolë Krasniqi: "Terrorizmi Ndërkombëtar", Tiranë, f. 74. (5) Harun Jahja, "Islami Dënon Terrorizmin", Tiranë, f. 28. (6) Ergyn Çapan, "Një vështrim mbi terrorin dhe sulmet vetëvrasëse", Tiranë, 2004, f. 65. (7) Jusuf Kardavi, "Rizgjimi Islam ndërmjet kundërshtimit dhe ekstremizmit", Prishtinë, 2002, f. 20. (8) Sahih Buhari, Kitabul Xhenaiz, Bab man kama lixhenazati jehudi, hadithi 1312, Darul Kitab El-Arabi, Bejrut, botimi i parë, 2004. (9) Sufijjurrahman El-Mubarekfuri, "Nektari i Vulosur i Xhenetit", Prishtinë, 2001, f. 381-400.

Mr. Vedat Shabani

# Morali i mirë është shkak për t'u futur në Xhenet



Pejgamberi a.s. ka thënë: (Unë do të jem lider-udhëzues në një shtëpi në rrethinë të Xhenetit, për atë që braktis mosmarrëveshjet-grindjet edhe nëse ka të drejtë, gjithashtu në një shtëpi në mes të Xhenetit, për atë që braktis gënjeshtrën edhe gjatë shakasë, gjithashtu në një shtëpi në pjesën më të lartë të Xhenetit, për atë që ka moral të mirë). [1] Transmeton Ebu Hurejre r.a., se Pejgamberi a.s. është pyetur për gjërat që më së shumti ndikojnë për të hyrë në Xhenet, e ai është përgjigjur duke thënë: "Frika ndaj Zotit (devotshmëria) dhe morali i mirë." Ai gjithashtu është pyetur për gjërat që më së shumti ndikojnë për të hyrë në Xhehenem, e ai është përgjigjur duke thënë: "Goja dhe organi gjenital.".[2]

2. Morali i mirë është shkak që Allahu xh.sh. ta dojë robin e Tij.

Allahu xh.sh. ka potencuar se Ai e do atë që stoliset me moral të mirë, siç janë durimi, mirësia, drejtësia etj. Ai në Kuran thotë: "Dhe jepni për në rrugën e Allahut e mos e hidhni veten në rrezik, dhe bëni mirë se me të vërtetë Allahu i do bamirësit." (El Bekare, 195). Ai gjithashtu thotë: "Allahu i do durimtarët." (Ali Imran, 146). Gjithashtu thotë: "Allahu i do të drejtit." (El Maide, 42). Ndërsa Pejgamberi a.s. ka thënë: "Robërit më të dashur te Zoti janë ata që janë më të moralshëm."[3]

3. Morali i mirë është shkak që Pejgamberi a.s. ta dojë atë person.

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Njerëzit më të dashur te unë dhe më afër meje Ditën e Kiametit do të jenë njerëzit e moralshëm."[4]

4. Virtytet morale Ditën e Kiametit në peshoje peshojnë shumë rëndë.

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk ka asgjë më të rëndë në peshore sesa morali i mirë."[5]

5. Morali i mirë shumëfishon shpërblimin dhe sevapet.

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Myslimani përmes moralit të mirë arrin gradën e falësit të namazit të natës dhe të agjëruesit."[6] Ai gjithashtu ka thënë: "Me të vërtetë myslimani i përkushtuar arrin shpërblimin e agjëruesve dhe falësve të namazit përmes sjelljes dhe moralit të mirë."[7]

6. Morali i mirë është nga veprat më të mira të njerëzve.

Pejgamberi a.s. ka thënë: "O Ebu Dherr, a do të të tregoj për dy virtyte që janë të lehta për t'i vepruar, por kanë peshë të madhe ndaj të tjerave?" Ai tha: "Gjithsesi, o i Dërguari i Allahut." Pejgamberi a.s. tha: "Përqendrohu në moral të mirë dhe heshtje të gjatë, sepse për Zotin nuk ka vepër më të mirë sesa këto dyja."[8]

7. Morali i mirë shton jetëgjatësinë dhe shtëpinë e mbush begati (bereqet).

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Morali i mirë dhe mirësjellja ndaj fqinjit mbushin shtëpitë (bereqet) dhe shtojnë jetëgjatësinë."[9]

8. Morali i mirë është shenjë e plotësimit të imanit-besimit.

Transmeton Ebu Hurejre r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Besimtarët më të plotësuar në imanin-besimin e tyre janë ata që kanë moral të mirë, dhe më të mirët prej jush janë ata që sillen mirë ndaj grave të tyre."[10] Ndërsa, një hadith tjetër Pejgamberi a.s. është pyetur nga Amër bin Abese, pra për imanin-besimin më të mirë, e pejgamberi a.s. është përgjigjur: "Morali i mirë."[11]

### Burimet e moralit islam

Burimet e moralit islam mud t'i përmbledhim në dy burime esenciale, e ato janë dy burimet më të mëdha nga rrjedh morali i mirë: 1. Kurani famëlartë, dhe; 2. Suneti i Pejgamberit a.s.

Kurani famëlartë është burimi i parë i moralit. Ajetet që ftojnë për t'u stolisur me virtyte të moralit të mirë dhe largim nga morali i keq janë të shumtë, e ndër ta edhe ajeti ku Allahu xh.sh. thotë: "Allahu urdhëron drejtësi, bamirësi, ndihmë të afërmve, ndalon nga imoraliteti, nga e neveritura dhe dhuna. Ju këshillon ashtu që të merrni mësim." (En Nahl, 90).



Allahu xh.sh. gjithashtu thotë:"Thuaj: Zoti im i ndaloi vetëm të këqijat e turpshme, le të jenë të hapta ose të fshehta, ndaloi mëkatin, ndaloi shtypjen e tjetrit pa të drejtë, ndaloi t'i mvishni Allahut shok pa pasur për të kurrfarë argumenti, dhe ndaloi të thoni për Allahun atë që nuk e dini se është e vërtetë." (El Araf, 33).

Për vërtetësinë dhe origjinalitetin e këtij burimi na tregon fakti se Pejgamberin a.s. Allahu xh.sh. e ka cilësuar me moral madhështor, ndërsa Aisheja r.a. e cilësoi atë me shprehjen: "Morali i Pejgamberit a.s. ishte Kurani."[12] Kuptimi i këtij teksti, siç thotë Ibën Kethiri, është se: Pejgamberi a.s. e ka obliguar veten e tij që të mos veprojë asgjë tjetër përveç asaj që e kishte urdhëruar Kurani, dhe që të mos braktisë asgjë përveç atë që e ka ndaluar Kurani. Prandaj, nënshtrimi ndaj urdhrit të Zotit iu bë virtyt dhe atribut deri në Ditën e Kiametit."[13]

**Burimi i dytë është Suneti i Pejgamberit a.s.**

Domethënia e fjalës "sunet" përfshin thëniet, veprat dhe miratimet-pëlqimet e Pejgamberit a.s., dhe në këtë mënyrë suneti autentik i Pejgamberit a.s. konsiderohet burim i dytë i moralit islam. Allahu xh.sh. thotë: "Çka t'ju japë Pejgamberi, atë merreni, e çka t'ju ndalojë, përmbanju dhe kini frikë Allahun!" (El Hashr, 7). Allahu xh.sh. gjithashtu thotë: "Ju e kishit shembullin më të lartë në të Dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh Allahun." (Es Sexhde, 21). Gjithashtu thotë: "Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë te Allahu (te libri i Tij) dhe te i Dërguari, po që se i besoni Allahut dhe Ditës së Fundit?!" (En Nisa, 59). Ndërsa Pejgamberi a.s. ka thënë: "Jam dërguar për të përsosur moralin e mirë."[14] Lidhur me moralin e Pejgamberit a.s. dijetarët kanë thënë: Kur një njeri dëgjon apo mëson për një sjellje të Pejgamberit a.s., atëherë ai duhet të kujdeset që ta futë në praktikën e tij. Për këtë arsye shokët e Pejgamberit a.s. ishin shumë të përkushtuar që të pajisen me moral të mirë, gjithherë duke u mbështetur në atë që ka ardhur në Kuran dhe hadithe të Pejgamberit a.s.[15]

(1) Transmeton Imam Ebu Davud, Imam Neveviu në librin e tij "Rijadus-Salihin" f. 216, thotë se hadithi është autentik. (2) Transmeton Imam Tirmidhiu dhe Imam Ahmedi. (3) Transmeton Imam Hakimi dhe Imam Taberaniju në librin "El-Kebir". (4) Transmeton Imam Tirmidhiu. (5) Transmeton Imam Tirmidhiu dhe Ibën Hibani. (6) Transmeton Imam Ebu Davudi, Imam Ahmedi dhe Hakimi. (7. Transmeton Imam Ahmedi dhe Taberaniu në librin "El-Kebir". (8) Transmeton Bezari dhe Ebu Jaëla. (9) Transmeton Imam Ahmedi. (10) Transmeton Imam Tirmidhiu dhe Ahmedi. (11) Transmeton Imam Muslimi. (12) Transmeton Imam Muslimi. (13) El-Fusul fi Siretir-Resul, Imam Ismail bin Omer bin Kethir, botimi i tretë, Damask, 1981. (14) Transmeton Imam Ahmedi, Imam Hakimi dhe Imam Buhariu në librin El-Edebul-Mufred. (15) Mevsuatul Ahlak, Halid bin Xhumua bin Othman El-Harraz, botimi i parë, Kuvajt, 2009.

Dr. Nuridin Ahmeti



# Konfiskimi i pronave private dhe vakëfeve

## në Mbretërinë Serbo-Kroato-Sllovene, sipas një përkujtese të Ferhat Dragës, të vitit 1935 (2)

Mendojmë se do të ishte më korrekte që këtë Përkujtesë ta paraqesim në tërësi, ashtu siç e kanë shkruar vetë autorët, sepse lexuesi më mirë do ta vërejë se format e presionit ndaj shqiptarëve në përgjithësi, në Mbretërinë SKS, por edhe të qyteteve me rrethinë e që i përmendëm, ishin të njëjta:

*"Zotit Kryeminister në BELGRAD*

*Me aplikimin e reformes agrare dhe ligjit t'emigrimit prej anes se Gjykates agrare dhe zyrave te këtij dikasteri te formueme ne krahinat Jugore t'atdheut tone per myslimanet e atjeshem, si me than gjendje e padurueshme, prandaj kemi lirsin qe kete gjendje te deshprueme, ne pikat ma kryesore, t'i-a prashtrojm Zotnis se tij Kryetarit te Keshillit Ministruer, me lutje qe te marr masat sa ma te shpejta per gabimet e bame qe keshtu pa drejtesia te ndreqet.*

*E para asht pa drejtësia e tmerrshme e bame myslimaneve te krahines jugore, me ane se ciles pergjithesisht u meret pasunije e pa-tundeshme, edhe pse ato nuk mund te numërohen si pasuni te medha, edhe pse ne keto vende kur s'kane qene marredhenjet e vifcilyke. Prej shembellave te pa numurta po numrojm ketu posht disa raste ne shum katunde te Prizrenit (Zagradska Hoca), Poslishte, Zhuri, Pirana, Lahovica, Krajka, Ljubishte etj.), ne te cilat u asht marr e tana pasunija e te gjithe myslimaneve bujq. As katundet atje kurr githe myslimanet e atjeshem jane pronare te pasurive te vogla dhe kryesisht te gjithe rrojne prej bujqesise, siç kan qene edhe gjushat e tyne krejt bujq qysh prej kohnave ma te vjetra.*

*Ne qoft se deshirohet sinqerisht dhe perzemersisht t'aplikohet principi i reformes agrare, tokat iu përkasin atyne qe e punojn, at-here keta mysliman duhet te kane te drejten e shenjte dhe te pa-mohueshme mbi tokat qe punojn dhe qe punuan baballarët e tyne qysh prej kohe. Akoma edhe kjo: prej ç'ka kane me rrojtur keta njerez me familjet e veta kur dine vetem mjeshterit e bujqesise, kur se tashti iu kane marre edhe pllamben e fundit te tokes? A mund te kuptohen mire interesat shtetnore kur punohet keshtu, kur keta bujqe qene neneshtetas te qete dhe rregullisht paguajshin taksat qeveritare dhe tani u eshte ba kejo padrejtesi?*



**Ferhat Draga (portret)**

*E dyta padrejtësi gjakasore: Ne baze te cilavet arsye gjyqet agrare dhane mendimet e veta mbi grabitjet e mallnave te patundshme te myslimaneve me qellim qe te zbatohet reforma agrare? Me kete gje as nuk nderohen vendimet e Ministris per reformen agrare, as gjykimet e konfliktit te dhana me vendim te Keshillit te Shtetit, te cilat vendime jane te dhana ne themel te shkresavet plotesisht te vertetueme (tapi etj.). Ne vend te kesaj gjyqet kenaqen vetem me deshmin e thjesht te dy deshmitareve tue mos u besue aspak vërtetimeve te shkresave qe gezojn pronaret e tokave. Çka ma teper ka ndodh, si me Zotin Dushan Jovcici, Kryetarin e Reformes Agrare ne Shkup, ku ky kryetar si Gjykates i nalt del ne korridor dhe thot me ze te nalt: " Le te vine dy deshmitare, se per ndryshe tokat s'mund t'i grabiten askujt." Me Nr. 2230 dt. 10/ VI/ 1924, Komisioni i Reformes Agrare ne Shkup ka kufizue 200 hektare toke per Reformen Agrare ne katundin Orizare i Siperm dhe kete kufizim e ka pranuar Zyra e nalte Agrare e Shkupit me shkresen e saj Nr. 3908 dt. 10/II/ 1925. Per kete vendim jane ankue pronaret dhe marredhenje çifliklleku. Keto arsye i ka pranuar Ministria Agrare me Vendimin e saj Nr. 26296 me dt. 27/VI/1926, ka anulue marrjen e tokave dhe ka urdhnue kthyemjen e tyne pronareve kejo toke iu asht marre perseri prej kohe reformes agrare. Te gjitha vertetiemt e dokumentime me shkrim jan paraqit me kohe prej pronareve te vertet, tashti i ka anulue fakti i deshmis se dy vetave te dyshimit. Me Nr. 261 e me vendim gjyqi me dt. 3/I/1935 Gjyqi agrar ka gjykue token e Blagoje Pavloviç nga Kuçevishta. Kejo toke para disa vjet ka qene e ndame per Pavloviçin me vendim te Zyres se Nalt*

*agrare me Nr. 2384 dt. 28/ 7/ 1926. Ky vendim ashta anullue se gjoja nuk asht ma ligjor nga ana e Ministris per Reformen agrare me shkres Nr. 21301 dt. 6/ IV/ 1928, mandej nga ana e këshillit Ministruer me Nr. 28034 dt. 5/ I/ 1931. Edhe pse u vendos prej Kasacionit per punet administrative, kejo toke u asht marre zotuesve ligjore ne baze te dy deshmitareve te naltpermendun, dhe Kryetari i kesaj gjykate ka qene Z. Jovicici cili vet ka dal ne korridor dhe ka therit qe te paraqiten deshmitaret, por thirrjes se tij asnjë nuk i asht lajmerue.*

*Çeshtja e katundit Vizbegov komuna Moravickes i Nenprefektures se Shkupit, ashtu tregon çeltazi veprimet e Zyres Agrare te Shkupit. Ketu Xhafer Ahmet Kumbarexhi ka toke te veten. Ne kohen e saj Zyra Agrare e Shkupit me Nr. 31911 e dt. 23/III/1925 ka vendos qe kejo toke e tij nuk i takon reformes agrare, pse nuk asht pasuni e madhe, as qe nonje here nuk kane egzistue marredhanjet çifliklleku. Kundra këtij vendimi nuk jane ankue ata qe nuk iu dha kjo toke, siç shifet nga certifikata e Ministris se Reformes agrare me Nr. 15. 705 me dt. 21/ 7/ 1923 me 3/ XII/ 1930, toka i asht doreze te zotit, i cili e ka pas mbajt disa vjet. Por Ministrija e Bujqesis me gjith kete ka urdhnue qe kejo toke te mirret nga i zoti ligjor dhe t'iu epet atyne per përdorim, te cilet nuk kane mundur qe te ankohen kundra vendimeve t' autoriteteve agare. Mbas kërkimit te kuej u ba kjo, nuk dihet.*

*Mos respektimi i vendimeve te mëparshme kemi edhe rastin e te ndjerit Xhevdet Ajdinagicit, ne Ilixhen e Tharte( Kiselo Ilixha) komuna e Pozhegut prefektura e vjeter Novi-Pazar. Xhevdet Ajdinit ju dha toka, ne te cilen mbronojshin mardhanjet e ciflіklleke dhe aj me 1923 fitoj deshmin se pasunija e ti nuk ka te beje me reformen agrare. Por ky besim dhe vendim i maparshem tashti nuk perfillet ma dhe pasunija i grabitet dhe pronaret e ligjshem çvishen prej çdo te drejte mbi kete.*

*E treta, gjithashtu nje padrejtesi e madhe e bame prej anes se Komisioneve agrare pronareve mysliman, kurr, tuj mos mate korrektesisht pasunin, veç e smadhuan dhe e sgjanuan, dhe mandej ia grabit me arsyetime qesharake se po ja zevendesojne me aq toke te tjera sa thone autoritetet agrare.*

*Keshtu Z. Emin Jasharit, ish deputet radikal prej Shkupit, ja muar token prej 45 hektare. Kjo toke ndodhet prane Shkupit anes lumit Vardar. Me qene se ne tokat e tij rriten me bollëk njomësirat si: duhan, mak, pamuk etj. Nje hektar shitet per 25- 50.000 dinare. Gjyqi agrare ne Shkup i dha Zotnis tij per te gjithe token vetem 17 dinar dhe 80%( 17. 80%). Kjo asht nje shum sa arthkeqosre aq dhe qesharake. Sidomos asht per te qeshur vendimi i këtij gjykaci te sakt, i cili jep te tilla gjykime.*

*Gjithashtu ka ndodhe edhe me rastin e nje tokes prej 19 hek. E grabitur prej Z. Kemal Osmani, ish deputet prej Shkupit, ne Dushanovac. Nje hek. Toke shitet ketu 70-80mije dinare, por gjyqi agrar i Shkupit i dha zotni per te gjithe token 900 dinare.*

*Me sa qellime te keqija, me sa padrejtësi dhe pa ligje kalohet ketu mbi te drejtat e myslimaneve, rrefen edhe kejo rrethane qe Z. Qemal Osmani ka ne xhep vendimin e Keshillit te Shtetit ku thuhet se ne kete pasuni te tij nuk mund t'aplikohet reforma agrare, pse eshte fort e vogel dhe kurr s'ka qene çifçillek. Kejo deshmi nuk qe mjaft per me kënaq gjyqin agrar, dhe pse konfliktet qytetare zgjidhen mbas deshve me shkrim. Ne baze te dy deshmitareve gjyqi agrar kaloi neper te gjitha, nuk e shikoi vendimin e gjyqit te nalte, se morri parasysh vendimin e Keshillit te nalte dhe aq lark shkoi me padrejtesin e tij sa toka ia u kan dhene pronareve te ri t'a livrojn dhe t'a gezojn edhe pse vendimi gjyqësor akoma s'ka marre formen ekzekutive.*

*Keto te dite u grabitet gjithe pasuria( bahçe, kopshte, vreshta, livadhe) mehmet Age Ivkoviçi prej Novi- Pazarit. Kete pasuni e përmenduni e gezon tash 100 vjet. Ne kete pasuni kurr s'kane qene marredhanjet çifçilleku. Ivkoviçi vertet ka pas 20 shtepi çifçileke, por kete pasuni ia morri me kohe Reforma Agrare. Per at pasuni qe i mbeti i përmenduni paguan taksat rregullisht. Ay dhe shtëpia e tij tashti me masat e fundit mbeten me gjishte ne goje, edhe pse Ivkoviçi eshte mysliman pej origjines serbe. Kete gje e theksojm me teper, pse gjyqi agrar ka vendosur qe çdo musliamn t'a çdukij si te damshem. Kur se njerëzit perzehen nga shkaku i besimit fes), ateher kemi ne shekullin e sotshem ate ndjekje te tmerrshme te njoftun ne Histori me eminin ndjekje fetare.*

*Nuk dime se sa i dhane Ivkoviçit si shpërblim te mallrave te grabitura, por sigurisht s'qe edhe ay ma i lumtur se te tjeret.*

*Egzistojn me mijra kesi rastesh qe deftojne shpërblime qesharake per ish-pronaret dhe nuk besojm qe asnjë prej ketyne te paguhet seriozisht per tokat qe grabiten.*

*Nje rase ne Komunen e Ilim-berdit, ne katundin Verbanic. Ketu u maten 14 hek. Tok, kurse ne realitet ishte fort ma pak. Shperblimi vetem 700 dinar. Ne ket vend po sjellim edhe nje shembull prej ka shifet shuma bukur se si gjykatat agrare po na formojne te tjere bejlere e te tjere çifçi.*

*Nje fare sherbetorit nga Novi- Pazari i-u dha gjithe pasuria e nje muhamedani. Pronari i ri thot te vjetrit: " Une kam nepunesi, kam rrogen, as di me lavrue as te punoj. Hajde t'a godisim punen se bashku. Ti ke me punue ket toke dhe ke me me dhan hesap per prodhimin e saj". Dhe keshtu u ba. Sherbetori u ba bej dhe begu sherbetor. Ka mjaft kesi shembella qe sherbetoret ortodokse bahen çifçi dhe çifçit mysliman behen sherbetor. Mjafton vetem qe sherbetoret t'i paraqiten Gjykates agrare, dhe menjeher behen bejler.*

*Kjo mënyrë aplikimi e reformes agrare s'ka mbet as pa gjak. Qe shembella:*

*Ne komunen Cerna Aucka, ne katundin Lapushnik, N/ prefektura Podrinska, u-vra Ibrahim Murtezai prej nje t'ardhuri ne pasuni. Ky i ardhur filloi me livrue token e fqinjes se vet Ibrahimit, dhe pse askush s'i kishte dhene te drejte, po as vete Gjykata agare. Kur ibrahimi i tha se toka nuk i asht nda atij, i ardhuni qiti pushken dhe e vrau, ne nje menyre qe keshtu kishte me vra cilindo qe kishte guxue me i dale përpra per me e ndaluem.*

*Ne katundin Krusha e Madhe i dhane Kos Simicit 15 hek. Toke pjellore tue lane 15 familje pa toke, pse ajo qe u grabit qe toka me pjellore ne kete qark.*

*As xhamit myslimane nuk u kursyen prej Reformes Agrare.*

*Ne Novi- Pazar u mat dhe duhet te ndahet toka e Vakufit haxhet, ku ndodhen e regullume bukur varrezat muhamedane. Populli pyet" po a thue as te vdekurit nuk lehen te qete?" kesaj çudie prej reformes agrare i shtojm ç'fare reforme asht kejo kurse dhe varrezat i damton?*

*Ne vendin banja ku me banjat t'atjeshme vakuf ndodhet edhe pasuria e patundshme e cila u mat dhe duhet te ndahet. Me sa na dime, ne qarkun qe quhet Mosavski, Manastiri Monasi ka tremije hektare toke. Kete toke kallogjeret kaq keq e punojn sa as Manastiri s'mund te paguaje taksat e veta rregullisht. Pse keyo toka nuk ndahen askujt, kurse katundaret reth e përqark jane te vobekte? Pse as kishe kristiane nuk imerret pasuria? Qe edhe disa shembella te tjera se si vetem xhamit e vakefet myslimane grabiten prej reformes agrare:*

*Me vendimin e Gjykates se nalte agrare te Shkupit ne Nr. 530 dt. 23/ 4/ 92 hyni ne fuqi vendimi i Gjykates agrare Nr. 392, mbas se ciles u grabit pasuria e katundit Zakuqani qe i perket vakufit te Mehmet Pashes prej 59 hektar 33 ar dhe 77 copa, dhe si shpërblim vakufit i dhane:*

*a) Si rente prej 1919 deri ne diten e vendimit 22. 594. 79 dinare.*

*b) Per toke prej 1919 deri ne diten e vendimit 48. 964. 50 dinare.*

*Ne kete pasuni ka dhe 5 shtepi brenda ne Shkup, ne vendin e quajtur Qirilishani, te marre prej Reformes agare. Per kete pasuni bashk me 8 hek. 41 ar dhe 5 km.2 i-u dha vakufit 15. 251 dinare. Vendimi i Gjyqit Nr. 524 i morri Vakufit Ibni Pajko ne Tahtajliç te Shkupit pasunin prej 6 hek. Dhe i dha vetem 7. 404, 50 dinare. Vendim gjyqi Nr. 622 dt. 5/ III/ 1935 i mori vakufit Kasum Gazi bashten me shtepi prej 1883 km.2 per 505, 40 dinare. Vendim gjyqi Nr. 621 dt. 5/ 3/ 925 i mori vakufit te Mehmet Pashes bashten e kafe " Prolece" sipërfaqe 1 hek. E 6 ar per shpërblimin dinare 2241, 26. Asgje tjeter nuk duhet te themi per kete reforme agrare se ne te asht te asht lare çdo ide agare dhe çdo mendim reformativ. Me reforma ndriten ide dhe zbukurohen jetime, nxihen zemra dhe lihen njerez pa buke. Kush kishte me mendue se midis Shkupit ekziston kesi Zyre reformash e cila i fyen çdo njeriut edhe ma te shenjtat ndjenja fetare tuj mos i lene as vakëfet rahat.*

*Me grabitjen e pasunive jane te godituna familjet e vobekta fshatre, sidomos tashti përpara dimini. Tuj thane se fshataret ndodhen ne toke qeveritare, u mueren kete vjet edhe bereqetin. Reforma agrare kete bereqt i-a shet tregtareve spekulatore dhe keta u a shesin prape po atyre katundareve me çmime te nalta.*

*Kështu që Çetniku Gjuro Tripkoviç bleu per 1000 dinare prodhimin e ketyre fshatrave qe vijojne: Ibrahim Veselit, Brg Zejnelit, Halit Ramadanit, Hajrullah Vehap, Qazim Hajrullah, Bislim Ademi, Bajram Ibishi, Halit Mehmedi, Agush Rrahmani dhe Mustafa Durmishi. Ndersa prej gjith ketyne e bleu per 1000 dinara, ky vetem Bajram Ibishtit i mori 1 700 dinare per prodhimin e tij qe i-a shiti.*

*Dr. Bozhidar Popoviçi, mjek i sigurmit te punëtoreve ka ble per 1000 dinare prodhimin e 10 fshatareve te katundit Krajca: Abedin Osman, Ramadan Selimit, Fetah Rexhepit, Hara Syles, Ramadan Umerit, Halili Mahmutit, Xhem Mahmutit, Xhem Shabanit, Rashit Kadris, Avdi Demes, dhe Din Bajramit.*

*Ish nepunes i plocis Gjulakoviçi, ne pension, bleu prodhimin e Shaqir Xhemalit prej katundit Pirane per 3000 dinare dhem bas disa diteve po kete prodhim i-a shiti per 59000 dinar. Petar Gjuriçi, Kontrollor i Finances, bleu prodhimin e Halil Tifes e shoke nga katundi Gjona i N/ Prefektures Sharplanines per 1000 dinare, dhe mbas disa ditesh u shiti zotuesve te parshim per 4000 dinare. Gjithashtu asht marr prodhimi ne katundin Maleshove dhe ne te tjera katunde te Nenprefektures Podrimes e gjithe toka pjellore e fshatareve te kesaj Nenprefekture, përveç shtepis dhe kopshteve u grabit per qellime agrare 90% e tokave pjelore a 10% t'atyre qe japin prodhim. Kejo gje po keshtu ndahet tash dhe ne nenprefekturen e Gjilanit, siç kemi marre vesh deri sot ne kete reth jane marre 5000 hektare dhe marrja e tokave asht tue vazhdue. Po keshtu ka fillue dhe ne Nenprefekturen e Shkupit( katundi Studeniçan) grabitjet vazhdojne.*

*Theksojm sidomos, se per shkak shkurtimit nuk i përmendim te gjitha keqpërdorimet e reformes agrare te cilat jane me qindra dhe me mijra ne çdo krahin te Jugut.*

*Tuj pas si baze reformen agrare dhe ligjin e emigrimit ne Jugen e atdheut, asht organizue potera dhe bombardimi mbi muhamedanet qofshin prej origjines serbe ose shqiptare.*

*Prandaj eshte e domosdoshme qe ky aplikim te ndalohet deri sa te hyne ne fuqi ligjet e ra, ma te mire dhe me drejtesi, se keshtu s'bajne gje tjater veç nje keqpërdorim te reformes agrare.*

*Ndalimi i kesaj organizate duhet qe t'anulohet dhe çdo vendim e ekzekutim t'asaj deri tashti, deri sa te hyn ne fuqi*



*ligjet e mira qe i presim t'u kthehen ne regull ato qe jane marre.*

*Gjithe veprimet ne baze te ketyne ligjeve per çmime e pasurive te mbrohen prej Komisionit, ne te cilen te kete dhe perfaqesues muhamedane te Jugut.*

*Per prodhimin e marrun prej fshatareve me çmime te ulta, kete prodhim ne qoft se spekulantet nuk e kane shitur akoma, t'u kthehen fshatareve ne gjendje te regullte.*

*Per zyrtaret e reformes agrare, kerkojm denim ne qofte se vërtetohet se ata me qellim e kan keqperdore detyren e tyre, si dhe per gjithe ata deshmitare, qe kane dëshmuar si gënjeshtar.Me mirenjohje dhe shprehje te nderimeve ma te thella...N'emen të myslimanëve të Jugut*

*Ferhat Draga d.v.*

*Dr. Momcilo Ivanic d.v."*

*Belgrad, 17 tetor 1935.*[15]

**Përfundim**

Nga sa u tha më sipër kuptojmë se, nga të gjitha tokat private dhe vakëfet për të cilët bëhet fjalë në këtë shkresë, që i përfshinte reforma agrare, më të prekura ishin tokat private dhe vakëfet e Shkupit dhe Prizrenit me rrethinë, në kuptimin e marrjes dhe konfiskimit të pronës së tyre, pavarësisht se toka e vakëfit nuk u la pa u prekur edhe në rajonet e tjera, si në Novi Pazar apo diku tjetër. Për Ferhat Dragën dhe për bashkënënshkruesin e këtij dokumenti, me këtë reformë "zbukurohen jetime, nxihen zemra dhe lihen njerëz pa buke". Kurse, sa i përket konfiskimit të pronës së vakëfit, ata këtë veprim e cilësojnë se i " fyen çdo njeriut edhe ma te shenjtat ndjenja fetare tuj mos i lene as vakëfet rahat". Për këtë njeri elementi fetar, por edhe ai kombëtar, ishte shkasi kryesor i largimit nga pronat e tyre. Po që se do të bënim fjalë me shifra, që janë përmendur në këtë Përkujtesë, rezulton se janë marrë toka në:

Prizren dhe rrethinë - (Hoçë, Poslisht, Zhur, Piranë, Landovicë, Krajkë, e Lubishtë), u janë marrë të gjitha pasuritë e bujqve, kurse katundit Krushë e Madhe i janë marrë 19 hektarë tokë bujqësore.

Gjilan - 5000 (pesëmijë) hektarë tokë pjellore.

Pazari i Ri- 20 shtëpi, 14 hektarë tokë, si dhe toka e vakëfit.

Shkup- 200 hektarë në Orizare të Poshtme, Emin Jasharit 45 hektarë dhe Kemal Osmanit 19 hektarë, që gjithsej janë 264 hektarë tokë private. Kurse, toka e vakëfit në Shkup dhe rrethinë u mor në: Vakufin e Mehmet Pashës (në Zakuqan dhe Qirilishan etj.), 68 hektarë, 80 ari, 77 copa, 5 km2 dhe 5 shtëpi. Vakufin Ibni Pajko (në Tahtalijç), 6 hektarë. Vakufin Kasum Gazi, 1883 km2, që i bie se gjithsej në Shkup tokë e vakëfit, sipas theksimit të nënshkruesve të kësaj Përkujtese, pra është marrë 74 hektarë, 80 ari, 77 copa, 1888 km2 dhe 5 shtëpi. (Fund)

(1) Ferhat bej Draga (1880-1944). Veprimtar politik për të drejtat kombëtare të popullit shqiptar në Kosovë, në gjysmën e parë të shek. XX. Më 1919 ndihmoi të vëllanë, Nexhipin, për ngritjen e organizatës legale "Xhemijeti", bashkëpunoi me Komitetin Mbrojtja Kombëtare e Kosovës në Shkodër. Më 1921, pas vdekjes së Nexhipit, u bë kryetar i "Xhemijetit", dhe ishte përfaqësues në parlamentin jugosllav, në gjysmën e parë të viteve të 20-ta. Në fillim të viteve të 30-ta, kur rivendoset jeta e partive politike në Jugosllavi, ishte aktiv në gjirin e "Komunitetit Fetar Mysliman për Serbinë Jugore". Më 1935-1938 përmes disa përkujtesave kërkoi liri politike dhe kulturore për shqiptarët, dhe anulimin e shpronësimit agrar e të shpërnguljes së tyre në Turqi. Vdiq në rrethana të paqarta, në Kralan të Gjakovës. Fjalori Enciklopedik Shqiptar 1, ASHSH. Tiranë, 2008, f. 508. (2) Pajazit Nushi, Determinantet psiko-sociale të gjenocidit të pushtetit serbe ndaj shqiptarëve dhe struktura kognitive e tyre, në: "Gjenocidi dhe aktet gjenocidiale të pushtetit Serb ndaj shqiptarëve nga Kriza Lindore e këndej", ASHAK, Prishtinë, 1995, f. 37. (3) Milovan Obradoviq, Agrarna reforma i kolonizacija na Kosovu (1918-1941),Priština, 1981; Milovan Obradoviq, Reforma agrare dhe kolonizimi në Kosovë (1918- 1941), (Përktheu nga serbishja Vehap Shita), IH- Prishtinë, 2005; Marenglen Verli, Reforma agrare kolonizuese në Kosovë (1918- 1941), Ilira, Tiranë, 1992; Jusuf Osmani, Lënda arkivore për kolonizimin dhe reformën agrare në Kosovë 1918-1941, Prishtinë, 1996; Fatmir Sejdiu, Politika agrare si instrument i shtypjes nacionale në Kosovë, UP- FJ, Prishtinë, 2011. (4) Arkivi i Institutit të Historisë – Tiranë ( më tej: AIHT), Fondi ( më tej: F ), A – VII – 50. (5) AIHT, F. A – VII – 356, fl. 21. (6) AIHT, F. A – VII – 356, fl. 21. (7) AIHT, F. A – VII – 356, fl. 21. (8) AIHT, F. A – VII – 356, fl. 21. (9) AIHT, F. A – VII – 356, fl. 23. (10) Vakëf:(arab)- Pasuri e lënë testament për qëllime bamirësie, nën kushte të veçanta që gjenden në vakëfname. Kjo pasur shfrytëzohet vetëm për destimin të caktuar dhe ajo nuk është në dispozicion të lirë të askujt. Qemajl Morina, Glosar i nocioneve fetare(islame, ortodokse, katolike, çifute), FSI, Prishtinë, 2010, f. 96. (11) AIHT, F. A – VII – 356, fl. 23. (12) AIHT, F. A – VII – 356, fl. 23. (13) AIHT, F. A – VII – 356, fl. 24. (14) AIHT, F. A – VII – 356, fl. 24. (15) AIHT, F. A – VII – 356, fl. 21-24.



Dr. Bernard Tahirbegolli (PhDc)

# Mikoza e këmbëve dhe vendfaljet

Në mbarë botën sëmundjet sipërfaqësore mikotike të lëkurës janë ndër problemet më në zë të lëkurës. Këto infeksione shkaktonjë një llojllojshmëri të manifestimeve klinike, duke përfshirë tinea capitis, tinea pedis, tinea corporis, tinea cruris dhe granuloma Majocchi. Tinea pedis apo mikoza e këmbëve është sëmundja më e shpeshtë mikotike e lëkurës, e që atakon këmbët. Për shkak të ndryshimeve klimatike dhe florës dermatofite, në vende të ndryshme të botës sëmundja shihet në periudha të ndryshme të vitit.

Në literaturë flitet për shifra që rreth 10% - 20% e njerëzve kanë rrezik që gjatë jetës një herë të atakohen nga kjo sëmundje. Edhe pse është sëmundje e shpeshtë, shenjat dhe simptomat jo shumë të ashpëra bëjnë që të lihet pas dore dhe të mos trajtohet. Karakteristikë për sëmundjen është që atakon më shpesh meshkujt, njëherit edhe njihet si sëmundja e sportistëve, e vende vende edhe si sëmundja e ushtarëve dhe policëve. Shkaktar më i shpeshtë i sëmundjes (tinea pedis) në literaturë njihet Trichophyton mentogrophytes ver. interdigitale, që është një këpurdhë dematofite e gjinisë Trichophyton, e që haset në tokë, njerëz dhe kafshë, dhe është ndër shkaktarët prijës të infeksioneve të flokëve, lëkurës dhe thonjve ose dermatofitozave te njerëzit.[1] Lokalizimi më i shpeshtë është mes gishtërinjve të tretë dhe të katërt të njërës këmbë, apo edhte i të të dyjave, pastaj mund të përhapet në të gjitha hapësirat mes gishtërinjve dhe të përparojë edhe në thonj (onychomycosis) dhe duar (tinea manum). Sëmundja zakonisht fillon me eritemë (skuqje), pastaj macerim, deskuamim, pastaj erozione mes gishtërinjve, dhe përcjellet me kruarje.[2] Në faza të më vonshme infeksioni vazhdon drejt pjesës së sipërme dhe të poshtëme të shputës. Kurse kur kaplon thonjtë shkakton deformim, trashje dhe ndryshim të ngjyrës,



e që më pas përcjellet me vështirësi gjatë prerjes, e ndonjëherë edhe me vështirësi gjatë ecjes, për shkak të fërkimit me këpucën. Ndër faktorët më të shpeshtë që e favorizojnë sëmundjen mund të përmendet nxehtësia, papastërtia, lagështia, djerësitja, etj. Mykoza e këmbëve është sëmundje që mund të bartet nga një përson në tjetrin, dhe për këtë ka rëndësi epidemiologjike në shëndetin publik. Në përhapjen e sëmundjes ndikojnë faktorë të jashtëm dhe të brendshëm. Ndër faktorët e jashtëm të përhapjes së infeksionit mund të përmenden mjediset ose ambientet publike, ku këmba e zbathur bie në kontakt me mjedisin ku më parë ka kaluar një këmbë tjetër e infektuar nga myku i këmbëve. Gjithashtu edhe përdorimi i përbashkët i pantolonave, çorapeve dhe këpucëve është ndër faktorët që ndikojnë në përhapjen e infeksionit. Ndërsa si faktorë të brenshëm mund të përmenden forcat imunitare të organizmit. Në sezonë vere plazhet dhe pishinat ndikojnë në shfaqjen më të shpeshtë të mikozës së këmbëve dhe formave të tjera të mykut të lëkurës. Nëpër botë mikoza e lëkurës, e veçanërisht mikoza e këmbës, ka një laramani sa i takon prevalencës apo përhapjes. Kjo laramani, sa gjeografike, është edhe mes profesionesh. Në një hulumtim të popullatës së gjerë në Madrid të Spanjës është gjetur se mikozë të këmbëve kanë 4.2 % e meshkujve dhe 1.7 % e femrave moshëritura.[3] Nga një tjetër hulumtim mes ushtarëve në Israel është gjetur se 60.1 % e ushtarëve vuajnë nga mikoza e këmbëve.[4] Kurse në një studim në Adana të Turqisë është gjetur se 29.5 % e atyre që i frekuentojnë xhamitë në qendër të qytetit kanë mikozë të këmbëve.[5] Dhe ky është një problem serioz nëse shihet me syrin e shëndetit publik dhe rolin që mund të kenë xhamitë në përhapjen e këtij infeksioni. E një rëndësie të veçantë, e që do ta elaborojmë në këtë shkrim është edhe roli dhe rëndësia e vendfaljeve apo xhamive, dhe vendeve të marrjes avdes (avdeshaneve), në përhapjen e mikozës së këmbëve. Në stinë vere, me ngritjen e temperaturave shumë njerëz preferojnë që të mos veshin çorape, dhe të përdorin këpucë të hapura ose edhe sandale. Kjo në një farë forme për myslimanët është edhe një faktor rreziku për bartje dhe marrje të infeksionit mikotik të këmbës. Ngase këmbzbëathur rriten mundësitë për të marrë infeksionin.

### Mykoza e këmbëve sëmundje bartëse

E kur i kemi parasysh kohët e faljes së namazit dhe thirrjes së ezanit njerëzit, e veçanërisht personat që punojnë, nuk e kanë mundësinë që gjithherë të shkojnë në shtëpi para se të shkojnë në xhami. E po ashtu nuk është e mundur që gjithherë avdesi të merret vetëm në shtëpi, por duhet të frekuentohen edhe avdeshanet afër xhamive. Sado që të pastrohet ambienti në avdeshane, mungsa e dezinfektimit të ambientit dhe papuçeve që përdoren gjatë marrjes avdes gjithherë mbetet faktor rreziku për barrtje të infeksionit mikotik dhe të infeksioneve të tjera bakteriale apo virale. E kështu, dashtë e pa dashtë, personi me mikozë të këmbëve duke i përdorur papuçet në avdeshane bëhet burim i infeksionit për të tjerët që i përdorin ato pas tij. Ndërsa marrja e një infeksioni me këtë rrugë do të thotë që personi i njëjtë do të ecë zbathur kur të shkojë në shtëpi, dhe në këtë mënyrë do t'au bartë edhe anëtarëve të tjerë të familjes këtë infeksion. Dhe në një mjedis ku sëmundja dhe simptomat e saj shihen shpesh, duke u përkrahur me bisedat rreth simptomave të ngjajshme mes njeri-tjetrit, mund të vijë deri te konceptimi i gabueshëm që simptomat e tilla janë normale, e të mos konceptohet si një infeksion. Përhapja e gjerë në ambientin e jashtëm, kushtet favorizuese që gjeden në lëkurën e këmbëve, higjiena jo e duhur, futja e mikrosporeve në shtresat e lëkurës, dhe tajtimi i pakujdeshëm dhe joadekuat, e bëjnë mykun e lëkurës një sfidë të vërtetë për trajtim, dhe një mundësi të shkëlqyer që infeksioni të shndërrohet në kronik, dhe të përcillet edhe me infeksione dytësore. Diagnostifikimi i sëmundjes, përveç pasqyrës klinike, bëhet edhe me analizat mirobiologjike të ekzaminimit me hidroksid kaliumi, dhe veçanërisht kultura e mostrës nga plaga e infeksionit e vërteton diagnozen. Kjo me qëllim që t'i iket keq diagnostifikimit dhe përzierjes me sëmundje që kanë simptome të ngjajshme. Mjekimi i sëmundjes përveç mënjanimit të faktorëve favorizues, si lagështia, është i përgjithshëm me ilaçe antimikrobike, si dhe mjekimi lokal, me krema, pudër dhe solucione, ndërsa për infeksionet dytësore jepen antibotikët, që të gjitha të përshkruara nga mjeku. Terapia zakonisht zgjat katër javë, e deri në katër muaj, prandaj kërkohet një diciplinë dhe vazhdimësi në trajtim, në mënyrë që të mos rikthehet infeksioni. Duhet pasur parasysh se marja dhe përdorimi i paverifikuar i kombinimeve antifungale të kortikosteroidëve mund ta përkeqësojë situatën. Për të tre tipat e dermatofitëve: Epidermofitet, Trichofitet dhe Mikrosporum, aplikohen ilaçe sa të ngjashëm për nga grupi, aq edhe të ndryshëm për nga spektri i veprimit. Është e rëndësishme që gjatë trajtimit të mikozës së këmbëve të trajtohen të gjithë anëtarët që kanë shenja të sëmundjes. Posaçërisht, gjatë trajtimit, çorapet para se të veshen duhet të hekurosen dhe të ndërrohen çdo ditë. Këmbët, pasi të lahen, të thahen mirë, dhe me rekomandimin e mje-



kut edhe të pudrosen. Mundësisht të dezinfektohen apo të lahen mirë të mbathurat, dhe këmbët të ajrosen sa më shumë, mundësisht në dritë të diellit, pasi drita dhe thatësia e pamundësojnë rritjen e mykut.
E rëndësishme sa mjekimi, e edhe më e rëndësishme se ai, është parandalimi i sëmundjes. Çfarë mund të bëhet që të parandalohet sëmundja? Fillimisht do të ishte e udhës që të kemi shifra reale për prevalencë, apo përhapjen e sëmundjes në mesin e myslimanëve që i frekuentojnë xhamitë, në mënyrë që të bëhet një qasje më adekuate. Por, në mungesë të hulumtimeve të tilla dhe shifrave të sakta për infeksionin, nuk do duhet që t'i shmangemi përgjegjësisë që të bëhet një vetëdijesim i përgjithshëm për sëmundjen. Një informim dhe vetëdijësim i përgjegjësve të xhamive për sëmundjen dhe mënyrën e përhapjes do të ishte hapi i parë në këtë drejtim. Një informim i tillë mund të realizohet qoftë në xhami ose në një vend tjetër, pra nga profesionistët shëndetësorë. Apo edhe një ligjeratë e përbashkët e profesionistëve shëndetësorë me imamin e xhamisë përkatëse dedikuar xhematit. Ngase informata e duhur të çon drejt suksesit të duhur. Pastaj angazhimi që xhamitë të mbahen më pastër, duke e pasur parasysh edhe mundësinë e bartjes së infeksioneve, gjithherë duke u thirrur në përgjegjësi personale dhe kolektive. E kur bëhet fjalë për pastërtinë, kjo është edhe ndër karakteristikat e vetë besimit Islam, dhe ndër porositë themelore të Muhamedit a.s.: "Pastërtia është gjysma e imanit." Pra, nuk po e diskutojmë më shumë rëndësinë dhe pozitën e pastërtisë në jetën e myslimanit, pasi që ajo është edhe vetë pjesë e besimit. Edhe avdeshanet duhet të përcillen dhe mirëmbahen me kujdes, dhe në periudha të caktuara të bëhet pastrami më detaj apo dezinfektimi, dhe njëkohësisht edhe papuçet që përdoren aty mundësisht të ndërrohen. Rekomandoj që të ndërrohen ngase edhe çmimi i tyre nuk është i lartë, ndërsa struktura dhe materiali i tyre shkaktojnë vështirësi në dezinfektim, e që po s'u bë si duhet nuk e ka efektin parandalues të infeksioneve. Tjetër që duhet pasur parasysh në këtë aspekt është edhe ndërmarrja e një fushate senzibilizuese gjithëpërfshirëse institucionale, apo veç e veç në çdo xhami, që i gjithë xhemati që ka shenja dhe simptome të mikozës së këmbëve të lajmërohen te mjeku dhe të trajtohen mirë, dhe ta përfundojnë trajtimin deri në fund. Gjithashtu rekomandohet që në hyrje të xhamive të vendoset një shkrim ku shkruan: "Në xhami hyni me çorape!", dhe për këtë të vetëdijësohet xhemati që ta praktikojë dhe të qortohen në mënyrë të përshtatshme ata që hyjnë pa çorape. Ngase çorapet e zvogëlojnë në masë të madhe mundësinë e përhapjes së infeksionit të mikozës së këmbëve. Kështu, me mjekimin e infeksioneve ekzistuese dhe parandalimin e infeksioneve të reja me një qasje gjithëpërfshirëse, ne edhe do të ndikojmë në përmirësimin e kualitetit të jetës.

(1) http://www.microbiologybook.org/Albanian/Albanian-mycol4.htm. (2) Prof.Ass Afërdita Krasniqi-Daka, Atllas i Dermatovenerologjisë, Universiteti i Prishtinës Fakulteti i Mjekësisë, Prishtinë 2006, f. 57. (3) Sofia Perea, Maria Jose Ramos, Margarita Garau, Alba Gonzalez, Antonio R. Noriega, Amalia del Palacio, Prevalence and Risk Factors of Tinea Unguium and Tinea Pedis in the General Population in Spain, J. Clin. Microbiol. September 2000 vol. 38 no. 9 3226-3230. (4) Cohen AD, Wolak A, Alkan M, et al. Prevalence and risk factors for tinea pedis in Israelisoldiers. Int J Dermatol 2005; 44: 1002-5. (5) Ilkit M, Tanir F, Hazar S, et al. Epidemiology of tinea pedis and toenail tinea unguium inworshippers in the mosques in Adana, Turkey. J Dermatol 2005; 32: 698-704.



**Besnik Jaha**

# Recension për librin "Muhamedi a.s. mëshirë për mbarë njerëzimin" të Samir Ahmetit

Nëse "Rrëfime për të dërguarit e Allahut" i Hafidh bin Kethirit është tepër shkencor, vazhdimisht mbështetet në citate kuranore dhe hadithe profetike saqë eliminon tërësisht narrativën, historinë/ngjarjen, dhe "Të dërguarit e Allahut" e Ahmed Behxhetit është tepër letrare, historitë/ngjarjet i rrëfen mbi bazë fetare por në formë letrare (artistike), libri "Muhamedi a.s. mëshirë për mbarë njerëzimin" i Samir Ahmetit, për aq sa përfshin historinë e Muhamedit a.s., qëndron në mes këtyre dy modeleve: citon Kuranin dhe hadithet aq sa të mos transformohet historia/ngjarja, dhe nuk lëshohet në rrëfim aq sa të kalojë në histori/ngjarje krejt letrare artistike.

1.

Të shkruash për jetën e pejgamberëve, apo për jetën e një pejgamberi, s'është gjë e lehtë. S'është e lehtë sepse para së gjithash duhet pasur parasysh se pejgamberi s'është njeri i zakonshëm. Sido që ta kesh perspektivën e gjykimit, mbështetja në fakte duhet të jetë alfa dhe omega e tekstit që shkruan. Ndërsa kur është fjala për Muhamedin a.s., kujdesi dhe mbështetja në faktografi duhet të jetë edhe më e madhe, dhe kjo sepse figura e tij, përveç tjerash, në historinë njerëzore ka thyer rekordin edhe për sasinë e studimeve dhe shkrimit për të jetën e tij. Pra, Muhamedi a.s. është personi për të cilin më së shumti është studiuar e shkruar gjatë gjithë historisë së njeriut.

Në librin e tij "Muhamedi a.s. mëshirë për mbarë njerëzimin" Samir Ahmeti ka dëshmuar që di të shkruajë në shkencën e Historisë, dhe veçantërisht për jetën e pejgamberëve. Mbështetja e vazhdueshme në burime dhe fakte këtë autor nuk e kanë lënë të lajthitë në aspektin shkencor. Mjafton përmendja e 433 fusnotave për ta dëshmuar fuqinë argumentuese, orientuese dhe shtjelluese të këtij libri.

2.

Siç thotë edhe autori ky libër ofron pasqyrë të përgjithshme të personalitetit njerëzor dhe profetik të Muhamedit a.s., duke pasur parasysh edhe përshkrimin e gjendjes së shumanshme njerëzore dhe rajonale të regjionit të venddërgatës së fundit (Samir Ahmeti, "Muhamedi a.s. mëshirë për mbarë njerëzimin", Dituria Islame, Prishtinë, 2015 f. 7-8).

Mbi bazë të kësaj kuptojmë se ky libër nuk flet vetëm për personin por edhe për vendin, kohën dhe rrethanat në të cilat jetoi protagonisti, Muhamedi a.s.

Prandaj, ky libër na del me këtë strukturë:

Kapitulli i parë: që flet për periudhën para lindjes së Muhamedit a.s. e deri te lindja e tij;

Kapitulli i dytë: që flet për periudhën nga lindja e Muhamedit a.s. e deri te fillimi i shpalljes

Kapitulli i tretë: që flet për fillimin e shpalljes dhe



periudhën mekase dhe njëherit është më i gjati;

Kapitulli i katërt: që flet për formimin e shtetit islam dhe periudhën medinase;

Kapitulli i pestë: që thekson luftërat para betejës së Bedrit dhe pas saj, dhe;

Kapitulli i gjashtë: që flet për qëndrimin e fiseve beduine arabe ndaj Muhamedit a.s. dhe mesazhet e Muhamedit a.s. dërguar mbretërve të ndryshëm të asaj kohe.

Ndërsa si veçori të librit, e të cilat i përmend edhe vetë autori, mund të përmendim: numrin e konsiderueshëm të literaturës së konsultuar, mësimet e nxjerra nga njësitë e trajtuara etj.

Nëse "Rrëfime për të dërguarit e Allahut" i Hafidh bin Kethirit është tepër shkencor, vazhdimisht mbështetet në citate kuranore dhe hadithe profetike saqë eliminon tërësisht narrativën, historinë/ngjarjen, dhe "Të dërguarit e Allahut" e Ahmed Behxhetit është tepër letrare, historitë/ngjarjet i rrëfen mbi bazë fetare por në formë letrare (artistike), libri "Muhamedi a.s. mëshirë për mbarë njerëzimin" i Samir Ahmetit, për aq sa përfshin historinë e Muhamedit a.s., qëndron në mes këtyre dy modeleve: citon Kuranin dhe hadithet aq sa të mos transformohet historia/ngjarja, dhe nuk lëshohet në rrëfim aq sa të kalojë në histori/ngjarje krejt letrare artistike.

3.

Derisa në shumë libra të hitorisë gjejmë ngritje paralelesh krahasimi të pejgamberëve me njerëzit e rëndomtë, e që nuk është e drejtë sepse një krahasim i tillë për pejgamberët është nënçmues dhe diskreditues, ky libër, si pauses filozofisë islame dhe autorëve si Dr. Muhamed Seid Ramadan  El Buti e të tjerë, në shqip vjen edhe si model i shkrimit të historsë së pejgamberëve, përkatësisht pejgamberit a.s. nga autorët shqipshkrues.

Për ta kuptuar më qartë poentën e kësaj që thamë më lart, do ta rikujtojmë librin "100 njerëzit më me ndikim në historinë e njerëzimit", të historianit amerikan Majkëll Hart (Micheal H. Hart), që u botua në vitin 1978. Megjithëse Muhamedin a.s. e rendit në vendin e parë, për Muhamedin a.s. renditja e tij në një paralele me, për shembull Hitlerin, ... etj., patjetër se është diskredituese.

Prandaj, libri i Samir Ahmetit vjen si vlerë edhe në këtë aspekt, sepse asnjëherë nuk ngre paralele krahasimit të pejgamberit a.s. me çfarëdo njeriu. Epo, si mund të krahasohet cilido njeri me Muhamedin a.s.?!

4.

Meqë në fillim të këtij recensioni thamë se të shkruash për jetën e pejgamberëve, apo për jetën e një pejgamberi, s'është gjë e lehtë, do ta shpërfaqim edhe më gjerësisht arsyen pse mendojmë kështu. Historia është shkencë që bazohet në një tërësi faktesh për një ngjarje apo dukuri të rëndësishme e me të cilën ndërlidhen fatet e njerëzve, popujve apo ndonjë grupi të caktuar shoqëror. Mirëpo në fe jo gjithmonë faktet janë mundësi dhe burim. Në fe, para së gjithash duhet të jetë besimi. Assesi nuk është i argumentueshëm udhëtimi i Muhamedit a.s. nga Meka në Jerusalem, dhe nga aty në qiell. Në këtë pikë Historia si shkencë çon duart lart, dhe ia lëshon rrugën besimit. Dhe, është pikërisht ky element që gati vazhdimisht ka munguar në veprat e historisë islame (me përjashtim të autorëve që sensin letrar e kishin të zhvilluar, dhe kështu ditën t'i japin shpirt/emocion tekstit). Në to, kur lexojmë për historitë e pejgamberëve, lexojmë si për historitë e ndonjë njeriu të zakonshëm. Demitizimi i tyre (eliminimi i elementit të besimit) veprat e historisë së profetëve shpesh i ka bërë më pak të lexueshme, dhe, përkatësisht edhe më pak të besueshme. Asnjë besimtar nuk dëshiron që Muhamedi a.s. të jetë i ngjashëm me të apo me ndonjë njeri tjetër, sepse në realitet edhe nuk ishte. Ndërsa Historia, duke tentuar të bazohet shumë në faktografi, shpeshherë pejgamberët i ka çpejgamberizuar dhe i ka njerëzuar më tepër sesa ishin në realitet. Mbajtja e një ekuilibri mes faktografisë dhe elementit të besimit/mitit gjithmonë ka qenë sfidë e historisë islame.

Në fund të fundit, një recension si ky është vetëm një perceptim subjektiv.





**Doli nga shtypi libri (monografi)**

# "Imamët e Gjilanit 1912-2015"

**Imamët, ruajtës të fesë, kombit dhe atdheut**

Libri monografik i publicistit z.Islam Osmani, përmban një histori fetare të kultivimit dhe ruajtjes së Islamit, kombit dhe atdheut në territorin e Gjilanit, në periudhën e përmendur kohore (mbi njëqindvjeçare). Këtu përshkruhet kontributi dhe puna e 187 imamëve në xhami dhe jo vetëm. Aty imamët dalin si bartësit kryesorë të kauzave fetare e kombëtare. Autori Islam Osmani, me hulumtimin dhe studimin e shumë personaliteteve të shquara fetare-islame dhe patriotike të qytetit dhe rrethinës së Gjilanit, ka ndriçuar një periudhë kohore njëqindvjeçare të kultivimit dhe ruajtjes së Islamit, si dhe të ruajtjes së kombit e atdheut. Në periudhën kohore për të cilën bëhet fjalë në këtë libër populli ynë, si dhe territori për të cilin flitet, ka kaluar nëpër shumë pushtues. Secili pushtues (regjim) që vinte, siç ishin "Mbretëria SKS", "Serbia e Parë", "Bullgaria e Parë", "Serbia e Dytë", "Bullgaria e Dytë", e më vonë edhe "Jugosllavia Komuniste e Titos", Islamin dhe shqiptarët i shihnin si trupth të huaj, si element të rrezikshëm e që duhej luftuar pa mëshirë, në të gjitha mënyrat dhe format, duke e përbuzur dhe duke e përndjekur tinëzisht, duke e atakuar vazhdimisht përmes metodave më të liga, ashtu siç dijnë të bëjnë vetëm regjimet reaksionare - ateiste.

Autori përmes biografive të imamëve paraqet gjendjen e popullatës shqiptare të kësaj ane, në ndërrimin e pushteteve pushtues. Në këto rrethana më së tepërmi e pësonte Islami dhe imamët-hoxhallarët, ngase ata ishin elita e pupullit, ishin njerëzit më të shkolluar dhe ishin prijësit e popullit. Prandaj, këtu nuk mungoi edhe përndjekja dhe terrori, sidomos ndaj prijësve fetarë myslimanë. Kësisoj, qindra personalitete të fesë, intelektualë e patriotë u persekutuan, u burgosën, u torturuan, e besa disa prej tyre edhe u pushkatuan e u likuiduan në mënyrat më mizore.

Përkundër të gjitha këtyre vështirësive imamët e vërtetë, ata që kryenin detyrën e shenjtë me devotshmëri, që ishin të përkushtuar sinqerisht ndaj Allahut dhe ndaj kombëtares, kurrë nuk ranë pre e kësaj propagande, por vazhduan rrugën e tyre të vështirë e të lavdishme, përkundër represionit, kanosjeve, trysnisë dhe





shtypjes barbare nga pushtuesi serbo-sllav.

Si prijës fetar dhe komandant i aradhave vullnetare të shqiptarëve që mbronin kufirin lindor me Serbinë, Mulla Idris Gjilani kishte deklaruar: "Kemi tri fe, por kemi një atdhe të përbashkët, një gjak vëllazëror, një gjuhë, një diell e një Zot. Detyrë mbi detyra kemi bashkimin dhe mbrojtjen e atdheut".

Imamët ishin të parët edhe në mbrojtjen e atdheut, e jo rallë ishin prijës e komandantë të aradhave të vullnetarëve në luftërat që janë zhvilluar në këto treva në mbrojtjen e kufirit lindor me Serbinë. Kështu, ndër ta duhet përmendur: Mulla Idris Gjilanin, Myderis Haki ef. Sermaxhajn, Mulla Kadri Llashticen, Mulla Rizah Shurdhanin, Mulla Ymer Berishen, Mulla Bajram Rashitin, Mulla Hysen Osmanin, Mulla Hajrullah Rexhin, Mulla Musli Osmanin, Mulla Riza Marecin, si dhe shumë të tjerë. Kështu, ndër prijësit fetarë në luftërat e bëra për mbrojtjen e kufirit me Serbinë ishte Mulla Idris Gjilani, i cili asgjë nuk ia linte rastit, thoshte: "Porsa të jepet kushtrimi të vraponi në kufi..., lini sillat dhe darkat e gostitë, e edhe kufomat mbi dhe, e ejani se kemi në rrezik kombin, atdheun dhe fenë."

Për këtë arsye shumë ulema - prijës fetarë e pësuan më së tepërmi nga regjimet pushtuese. Kështu, nga 187 imamët për të cilët bëhet fjalë në këtë monografi, rreth 80 % e tyre janë torturuar, persekutuar e burgosur, ndërsa 14 imamë jamë pushkatuar nga regjimet e ndryshme nëpër të cilët ka kaluar popullata e kësaj treve në periudhën e sipërpërmendur.

"Imamët –hoxhallarët", - shkruan autori, "kanë qenë edhe pishtarë të shkrim-leximit në gjuhën shqipe, dhe arsimimit të brezave të rinj. Ata, pasi mësuan shkrim-leximin për vete, nga mësuesit shqiptarë (si: Malo Beci, Hasan Dylgjeri, Sali Elhyka, Halil Bejta, Sali Gjuka etj.), të ardhur nga Shqipëria në vitet e 40-ta, filluan që nëpër xhami predikimet e tyre t'i ligjëronin në gjuhën shqipe, dhe njëherit gjeneratave të reja t'ua mësonin edhe shkrim-leximin në gjuhën shqipe, disa nga të cilët edhe iu shmangën profesionit të hoxhës, duke e vazhduar profesionin e mësuesit gjatë gjithë jetës si: Mulla Tefik Jakupi, Mulla Ferid Berisha, mësuesi Reshat Shaqiri, e të tjerë.

Në një rast, duke predikuar hytben, Mulla Idris Gjilani kishte deklaruar: "Sa i mirë dhe i kuptueshëm është Kuranin kur ai shpjegohet në gjuhën shqipe, të cilën gjuhë Zoti e zgjodhi për shqiptarët".

Imamët kurrë nuk e kompromentuan profesionin e tyre të shenjtë, por edhe çështjen e atëdheut dhe të arsimimit në gjuhën shqipe. Pjesa më e madhe e tyre kurrë nuk i duartrokitën asnjë regjimi pushtues, por gjithherë ishin dinjitozë në idealet e tyre fetare e kombëtare.

Autori, gjatë periudhës mbi dyvjeçare të punës së palodhshme hulumtuese, pos shënimeve e dëshmive të marra nga okularët (të cilat i verifikonte me dy-tre e më tepër persona), bëri çmos dhe grumbulloi të dhëna dhe dokumente (sipas mundësive materiale) edhe nga arkivat: ai regjional i Gjilanit, pastaj nga arkivi i KBI-së në Gjilan, nga ai i Medresesë "Medah" në Shkup, si dhe nga Arkivi i Myftinisë së qytetit Bursa, në Turqi.

Lexuesit mund të përfitojnë shumë njohuri nga leximi i këtij libri për imamët tanë, dhe për kultivimin e Islamit nëpër periudha të ndryshme.

Libri "Imamët e Gjilanit 1912-2015- Monografi, është libër unik në llojin e vet. Libri ka 344 faqe, rreth 250 fotografi, dhe është botuar në formatin B/5, me konstrukt të fortë dhe në kolor. Botimin e ndihmuan KBI e Gjilanit dhe Zyra e Kryetarit të Komunës së Gjilanit, z. Lutfi Haziri. *(Iljaz Mustafa)*



Msc. Ass. Teuta Borovci-Jaha

# Namazi dhe dobitë e tij në aspektin shëndetësor

Ai që fal namazet, do të fisnikërohet nga Allahu me pesë cilësi: Do t'i lehtësohen brengat e jetës, do të shpëtojë nga dënimi i varrit, Allau do t'ia japë librin në dorën e djathtë, do ta kalojë urën e Siratit sikurse vetëtima, dhe do të hyjë në xhenet pa kurrfarë llogarie.

Namazi është qetësuesi i zemrave. Është akti që qetëson dhe freskon shpirtin, trupin dhe mendjen. Gjithashtu, namazi është vepër që na shpëton nga çdo e keqe, në këtë dhe botën tjetër. Përveç shpëtimit në kontekstin shpirtëror-fetar, namazi na e ruan edhe shëndetin tonë nga shumë dëme, e që do të mund të kishin pasoja të mëdha. Kjo nuk do të thotë se ata që nuk e praktikojnë namazin janë më shëndetligë sesa ata që e praktikojnë, sepse gjithmonë varet nga imuniteti i personit dhe gjendja e tij shëndetësore. Por, nëse kemi dy persona me shëndet të njëjtë, imunitet të njëjtë, që ushqehen me ushqim të njëjtë, kanë kushte të njëjta të jetës dhe punës, pa dyshim se ai që fal namazin do të ketë dallim në aspekt pozitiv nga ai që s'e fal atë.

Kështu, disa nga cilësitë e personave që falin namazin janë: drita në fytyrë, forca në zemër dhe gjallëria në gjymtyrë, furnizimi i vazhdueshëm, shkatërrimi i zullumit, largimi i imoralitetit dhe të këqijave, mposhtja e epshit, zbritja e mëshirës, mbrojtja e dhuntive, largimi i dënimit, heqja e brengave dhe mërzive.

Është thënë nga shumë dijetarë islamë se namazi e afron njeriun më afër Zotit. Nëpërmjet tij arrihet bamirësia në të mirë dhe devotshmëri, përhapet dashuria mes njerëzve, hapen dyert e të mirave dhe ndërpriten e pakësohen të këqijat dhe të metat. Është shkak që i lehtëson vështirësitë, i duron ngarkesat, shlyen mëkatet. Është shkak për moral të mirë, për fytyrë të buzëqeshur, për shpirtmirësi dhe lartësi të shpirtit. Namazi është ndihmë shpirtërore që nuk ndërpritet, është ushqim dhe ujitje e mirë e pemës së besimit.

Namazi është ndriçim për njeriun në këtë botë dhe botën tjetër. Engjëjt luten për falësin e namazit sa të qëndrojë në vendin ku është falur. Pejgamberi a.s. thotë: "Engjëjt luten për falësin e namazit sa të qëndrojë ai në vendin ku është falur, duke thënë: "O Allah, mëshiroje atë, o Allah falja mëkatet, o Allah pranoja pendimin, dhe kështu luten derisa të ngrihet apo të flasë." (Buhariu dhe Muslimi). [1]

### Dobitë e namazit në aspektin shëndetësor

Lëvizjet që bëhen në namaz, ngaqë janë të ngadalshme, nuk e lodhin zemrën dhe, për shkak se zhvillohen në kohë të ndryshme të ditës, ndihmojnë vazhdimisht për të ruajtur vitalitetin e njeriut. Në trurin e atij që gjatë ditës e vë kokën tetëdhjetë herë në tokë, dhe në mënyrë ritmike, shkon më tepër gjak. Për këtë arsye qelizat e trurit ushqehen mirë. Tek ata që falin namaz, shumë pak njerëz shihen me memorie dhe personalitet të prishur. Namazfalësit kalojnë një jetë më të mirë shëndetësore sesa namazlënësit. Për shkak se ulen dhe ngrihen në mënyrë të drejtë, sytë e atyre që falin namaz posedojnë qarkullim më të fuqishëm të gjakut. Tek ata nuk rritet tensioni në sy, dhe sigurohet këmbim i vazhdueshëm i lëngut nga këndi i syrit, prandaj edhe syri është i mbrojtur nga sëmundja e kolorit. Lëvizjet izometrike në namaz, ndihmojnë përzierjen e mirë të ushqimeve në stomak, tajitjen e lehtë të vrerit, dhe po për këtë arsye edhe mosgrumbullimin e vrerit në qese. Këto lëvizje po ashtu kanë rol të madh edhe në lirimin nga kapsllëku. Lëvizjet i tundin mirë kanalet e veshkëve e të urinës, gjë që mundëson të pengohet formimi i gurit në veshkë, dhe ndihmohet edhe zbrazja me lehtësi e fëshikëzës së urinës. Lëvizjet ritmike në pesë kohët e namazit, duke i vënë në lëvizje muskujt dhe nyjat që në jetën e përditshme nuk vihen në lëvizje, evitojnë sëmundjet si: artezorën e nyjeve dhe shtangimin e muskujve.

Këto qenë vetëm disa nga dobitë e namazit në aspektin shëndetësor. Mirëpo, assesi nuk duhet harruar se namazi fillon me elementin themelor të shëndetit të mirë, pastërtinë. Pra, abdesi dhe gusli janë edhe pastrim trupor, edhe pastrim shpirtëror, ndërsa bashkë



dobi e madhe shëndetësore. Ai që e kryen detyrën e vet të ibadetit, bëhet i pastruar edhe shpirtërisht, por edhe fizikisht, dhe fiton edhe në aspektin shëndetësor. Në mjeksinë preventive kanë shumë rëndësi lëvizjet trupore të bëra në kohë të caktuara. Ndërsa, sot mjeksia alternative dhe parapsikologjia dhe pozitivizmi këshillojnë që të praktikohen sa më shumë rituale dhe veprime që largojnë mendjen nga problemi aktual shëndetësor, sepse me largimin e vëmendjes edhe qelizat e sëmura vdesin. Nëse kjo qëndron, namazi është rituali që më së shumti kërkon vëmendje dhe koncentrim.

Gjithashtu, kohët e namazit janë kohë të përshtatshme për freskimin e qarkullimit të gjakut dhe për gjallërimin e frymëmarrjes, si dhe është element shumë i rëndësishëm që e rregullon edhe gjumin.[2]

**Për gruan shtatzënë**

Shumë studime kanë dëshmuar se bërja e disa ushtrimeve të veçanta për gratë shtatzëna lehtëson procesin e lindjes, prandaj gjinekologët i këshillojnë shtatzënat që vazhdimisht t'i bëjnë këto ushtrime. Këto studime dëshmojnë se komplikimet e shtatzënisë, numri i lindjeve me secio cezariane dhe grisja e indeve gjatë lindjes janë më të rralla tek ato gra që i bëjnë këto ushtrime, në krahasim me ato gra që nuk bëjnë ushtrimet. Këto ushtrime, lëvizje dhe pozita, të rekomanduara nga studiuesit dhe ekspertët jomyslimanë, çuditërisht i ngjajnë tërësisht lëvizjeve dhe pozitave të namazit. Ushtrimet që rekomandohen gjatë shtatzënisë janë: ushtrimi i lakimit të kurrizit nga para - ky ushtrim i ngjan rukusë në namaz; ushtrimi i uljes galiç dhe ngritjes në këmbë - që i ngjan ngritjes dhe uljes në namaz; ushtrimi që quhet vendosja e gjoksit në gjunjë (Knee – Chest – Position) - që i ngjan sexhdes në namaz; ushtrimi i uljes dhe pushimit - që i ngjan uljes në namaz. Sa mirë do të ishte sikur punëtorët shëndetësorë do ta bënin terapi faljen e namazit, duke i parë dobitë që ka, si në aspekt shëndetësor ashtu edhe në aspekt shpirtëror e fetar.

Gjithashtu, namazi te shtatzënat ndihmon në qarkullimin e gjakut në zemër, arterjet venat dhe trurin, ndikon në dërgimin e ushqimit te embrioni dhe me rregull, nëpërmjet gjakut, dhe ndihmon zhvillimin e nurshëm të embrionit, ruan elasticitetin e nyjeve të legenit, dhe ka ndikim të madh edhe në drejtpeshimin te shtatzënat.

Falja e namazit ka dobi edhe pas lindjes. Namazi i jep forcë muskujve të legenit, muskujve të barkut, dhe muskujve të gjoksit. Me këtë rast nyjet e legenit dhe ato të gishtrinjëve bëhen me elastike dhe më të gateshme për lëvizje, gjë që ia mundësojn gruas t'i kthehet eleganca, bukuria dhe fuqia e saj.[3] Përndryshe, edhe një model tjetër i ushtrimeve te shtatzënat dhe më pas edhe te lehonat, i njohur si "Ushtrimet e Kegelit"[4], jep efektet ne organizëm njësoj si efektet që jep edhe forma e namazit. Gjithsesi, duhet shtuar edhe elementin tjetër se, te lehonat ushtrimet për rikthimin e formës së trupit duhet të fillojnë më vonë, diku pas 5 javësh. Kjo lidhet drejtpërdrejt edhe me faktin se në Islam lehonat 40 ditë

nuk falin namazin, pra derisa të pastrohen. Pra, efekti i namazit dhe ushtrimeve në shëndet gjithmonë vjen pas elementit të pastërtisë, përkatësisht pastrimit

Gjithashtu ushtrimet përmirësojnë disponimin, duke i shtuar nivelet e kemikaleve në tru, që janë përgjegjës për t'i dhënë trupit ndjenjen e shëndetit të mirë, por edhe mbrojnë nga dhimbjet duke dhënë më tepër energji, pastaj ndihmojnë në shtimin e forcës fizike dhe qëndrueshmërisë, e që do ta bënin më të lehtë kujdesin për foshnjen, si dhe do të ndihmonin në zvogëlimin e depresionit pas lindjes.[5]

**Mrekullitë shkencore mjekësore në namazin e natës**

Ngritja për namaz natën vonë, kur nuk ju sheh njëri, padyshim se i jep qetësi dhe prehje zemrës. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ngritja natën, duke përkujtuar Allahun, marrja e abdesit, dhe qëndrimi për namaz, njeriun e bën aktiv dhe të gëzuar."[6]

Në një librër të shkruar në gjuhën angleze, nga një grup shkrimtarësh, të titulluar "Diagnoza shtëpiake e praktikuar dhe e dobishme, dhe fshehtësia e shërimit nga mjekësia popullore", ndër të tjera thuhet se: ngritja nga shtrati gjatë natës, bërja e disa lëvizjeve të vogla brenda shtëpisë, bërja e disa lëvizjeve të thjeshta gjimnastikore, larja me ujë e disa pjesëve kryesore të trupit, dhe marrja frymë thellë, ka dobi të mëdha shëndetësore.

E ai që i mendon mirë këto këshilla, sheh se këto përshkruajnë në tërësi lëvizjet e besimtarit kur zgjohet për të falur namaz, duke filluar nga abdesti, dhe më pas lëvizjet gjatë kryerjes së namazit të natës. Për të gjitha këto para XIV shekujsh ka treguar Muhamedi a.s., kur ka treguar mbi vlerat dhe dobitë shëndetësore të namazit të natës, kur ka thënë:"Falni namaz nate, se është traditë e të devotshmëve para jush, dhe afrim tek Allahu për ju, dhe ju ndalon nga mëkatet, jua shlyen mëkatet, si dhe largon sëmundjen nga trupi juaj!"

Mënyra se si namazi largon sëmundjen nga trupi, me lejen e Allahut, është vërtetuar si vijon: është vërtetuar se ngritja dhe falja gjatë natës ndikon në pakësimin e lirimit të hormonit kortizol, i cili ndikon në ndalimin e rritjes së sheqerit në gjak. Gjithashtu ndikon në ndalimin e rritjes së shtypjes së gjakut, si dhe ndalon koagulimin e gjakut në vena. Rezultati është ngadalësimi i qarkullimit të gjakut gjatë gjumit, si dhe trashja e tij për shkak të moshuazimit të lëngjeve apo për shkak të shëndetit të tepërt, si dhe e vështirëson frymëmarrje, pastaj pengon qarkullimin e gjakut në kokë, si dhe hollimin e tij. Namazi i natës është shërim për sëmundjen e pezmatimit apo ndezjes së nyjave ndërmjet eshtrave, që shkaktohet në nyja në ato vende ku lëvizin eshtrat për shkak të moslëvizjes së tyre për një kohë të gjatë, pra kur njeriu fle natën. Kjo shërohet me lëvizjet e namazit, dhe me marrjen e abdesit.

Namazi i natës ndalon sëmundjen e rritjes së tensionit nervor, pasi disa lëvizje të thjeshta gjatë namazit të natës ndikojnë në shërimin e kësaj sëmundjeje. Namazi i natës aktivizon funksionet e ndryshme të trurit: me lexim dhe përsëritje të Kuranit, me meditimin të ajeteve të tij, si dhe me përkujtim të duave të ndryshme nga Kurani e Suneti, që largojnë sëmundjen, si për shembull kjo: "O Zoti ynë, na fal e na mëshiro, na jep shëndet e jetë të gjatë! Na ndihmo që sa më shumë të të adhurojmë e të të falënderojmë! Na bëj që t'i trashëgojmë gjymtyrët tona, e që me to Ty të të adhurojmë, e mos bëj që ato të na trashëgojnë ne e të mos kemi dobi prej tyre!"[7]

**Dobitë e namazit në aspektin psikologjik**

Sot njeriu më së shumti vuan nga mungesa shpirtërore. Për këtë arsye njeriu duhet të jetë përherë në namaz, sepse në këtë mënyrë vendos harmoninë në mes njeriut dhe tokës. Në të vërtetë njeriut të sotëm e të depersonalizuar namazi ia kthen integritetin që ia ka shkatërruar kultura moderne. Kur të ngushtohen rrugëdaljet dhe mërzia është vazhdimisht prezente. Namazi është më shumë se ndihmë. Muhamedi a.s., kur ishte në gjendje të shqetësuar, i thoshte myezinit të tij: "O Bilal, na jep qetësi me të!"- domethënë na i qetëso zemrat tona me namaz. Gjithashtu ai thoshte: "Paqja e qetësia ime gjendet në namaz."[8]. Është vërtetuar tashmëve njerëzit që besojnë janë më pak të shqetësuar, ndërsa s'ka dyshim se mërzia dhe shqetësimi largohet gjithmonë duke dërguar salavate Muhamedit a.s.

Namazi e përmbledh njeriun në bindje ndaj Allahut të Madhërishëm. Duke parë të këqijat e sotme që rrethojnë njeriun, shohim se jeta shpirtërore e njeriut është e vetmja shpresë dhe shpëtim. Pa dyshim se namazi e ndihmon njeriun të lirohet nga burgu i ekzistencës materiale, duke e kthyer në lashtësinë e tij dhe në njohjen shpirtërore të gjërave. Shpirti i namazliut e thërret njeriun në të mirën, prandaj namazi na ndihmon për të hyrë në një botë reale krejt tjetër, e cila përbëhet nga tri nivele: niveli i përkujtimit (në namaz, duke përmendur Allahun, ne përkujtojmë pozitën tonë reale në këtë botë); niveli i udhëheqjes së kohës (namazi kryhet në kohë të përcaktuar), dhe; aspekti shoqëror dhe ai individual që arrihen me namaz (me namaz arrijmë jo vetëm dobi individuale, sikur u theksua më sipër,



por me namazin e përbashkët ne mësohemi me jetën shoqërore-socializohemi).

Për këtë arsye, të jesh namazli në ditët e sotme do të thotë të jesh i bindur në Zotin, të shfrytëzosh në mënyrë të drejtë kohën që është në dispozicion, të kontrollosh dashurinë ndaj pasurisë, t'i zhvillosh ndjenjat e dashurisë ndaj të tjerëve. Në këtë dritë na zbulohet edhe kuptimi i ajetit kuranor: "Ti lexo atë që po të shpallet nga libri (Kurani), fal namazin, vërtet namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irrituarat, e përmendja e Allahut është më e madhja (e adhurimeve). Allahu e di ç'punoni ju." (El Ankebut, 45).

Namaz është shprehja më e lartë e bindjes dhe nënshtrimit ndaj Krijuesit tonë. Nnamazi është miraxh i besimtarit, ngritje unikale shpirtërore e njeriut në këtë botë. Me namaz njeriu anon nga njohja e vetvetes, ndërsa pa namaz bie në greminat e kurtheve të dynjasë. Rrugë tjetër nuk ka – ngritje ose rënie. Është vështirë të paraqiten me dituri e me fjalë fshehtësitë e namazit. Përvoja e secilit namazli është e veçantë dhe vetëm e tij.[9]

Duke lexuar një studim të Qendrës Inxhinierike për Biomedicinës në Kaula Lampur, Malajzi, për efektet psikologjike dhe biologjike që sjell kryerja e ritualit fetare-namazit, nga ekspertizat dhe hulumtimet shkencore dalin në pah të vërteta interesante lidhur me dobitë që sjell adhurimi pesë herë në ditë i besimtarit. (Raporton "Neve Straits Times").

Dobitë që theksohen në këtë studim përfshijnë aspektin trupor dhe relaksimin e forcimin e kujtesës, stabilizimin e zemrës dhe adoptimin me të lehtë në kohë dhe hapësirë etj. Pra, përveç mekanizmave të tjerë të shumtë të motivimit, njeriu besimtar mund të arrijë të forcojë dhe shtojë sasinë e motivit dhe elanit për punë, mësim dhe përballim të sfidave në jetë edhe përmes adhurimit të rregullt ditor-namazit. Këtë e dëshmon edhe ajeti kuranor "O ju qe keni besuar, kërkoni ndihmë me durim dhe namaz. Allahu është me durimtarët."[10]

(1) www.faljaenamazit.jimdo.com/abdesi-e-namazi/namazi-dhe-frutet-e-tij. Qasja 09.06.2015, ora: 07:52. (2) http://sq.wikibooks.org/wiki/Libri_i_namazit/Namazi_dhe_sh%C3%ABndeti. (3) http://mjeksiaislame.com/dobite-e-namazit-per-gruan-shtatzene/. Qasja 23.10.2015, (4) Du'aa Rauf Shahin, "Tani ti je nënë", Fjala e Bukur, Prishtinë, 2013, f. 38. (5) Po aty, f. 36. (6) Mos u trishto, Aid el-Karni, Gostivar, 2006, f. 270. (7) https://sq-al.facebook.com/notes/argumentet-shkencore-t%C3%AB-kuranit-n%C3%AB-psikologji/mrekullit%C3%AB-shkencore-mjek%C3%ABsore-n%C3%AB-namazin-e-nat%C3%ABs/201678763177722. Qasja 10.06.2015, ora: 10.15. (8) Mos u trishto, Aid el-Karni, Gostivarë, 2006, f. 217. (9) http://radiodeshmia.com/index.html?http%3A//radiodeshmia.com/dobite-e-namazit-ne-aspektin-psikologjik . Qasja 09.06.2015, (10) http://psikologjiaislame.webnode.com/news/motivimi. Qasja 10.06.2015.



Xhevdet Rusinovci, MSc, PhD

# Efektet e strategjisë kolaborative në nxënien e gjuhës së huaj

**rasti i gjuhës angleze**

Një nga strategjitë e mësimdhënies dhe mësimnxënies, që ka prodhuar efektivitet për mësimdhënësin dhe për nxënësin, është të mësuarit kolaborativ. Jacobs dhe McCafferty (2006) theksojnë se të mësuarit kolaborativ e inkurajon të nxënit dhe e shtyn nxënësin drejt zhvillimit të shkathtësive të komunikimit. Për më tepër, kjo strategji e të mësuarit konsiderohet si një proces social në të cilin nxënësit i marrin njohuritë përmes bashkëbisedimit të suksesshëm në grup (Cohen, 1994).

Nxënësit e ekspozuar te ky lloj i strategjisë janë më tepër të përgatitur për diskutim dhe debat sesa ata që marrin detyra për t'i kryer në mënyrë individuale, dhe si rrjedhojë janë më të suksesshëm në shkathtësi të ndryshme gjuhësore.

Të mësuarit kolaborativ i referohet një laryshie metodash dhe teknikash të të mësuarit, në të cilat nxënësit punojnë në grupe të vogla duke e ndihmuar njëri-tjetrin në përvetësimin e përmbajtjes akademike. Në procesin e aplikimit të kësaj strategjie nga nxënësit pritet që të ndihmojnë, diskutojnë dhe argumentojnë me njëri-tjetrin, me njohuritë e tyre, në mënyrë që të plotësojnë të kuptuarit e njëri-tjetrit në grup (Slavin, 1995).

**Objektivat e të mësuarit kolaborativ**

Cohen (1994) vëren se të mësuarit kolaborativ i ndihmon nxënësit që të mësojnë në mënyrë akademike. Të mësuarit akademik përfshin vendimmarrjen, formimin e hipotezave, gjetjen e zgjidhjeve në problemet e veçanta, që janë disa nga kompetencat që nxënësit i ndërtojnë përmes kësaj metodologjie mësimi (Hornby, 2009). Të mësuarit kolaborativ synon të mësuarit social-afektiv (Hornby, 2009). Përmes kësaj nxënësit mësojnë të përkrahin njëri-tjetrin, të punojnë në ekip dhe të ballafaqohen me perspektivën e të tjerëve, si dhe të ballafaqohen me heterogjenitetin grupor. Në këtë mënyrë ata do të mësojnë të dëgjojnë njëri-tjetrin, dhe t'i zgjidhin problemet së bashku (Slavin, 1995). Faktorë të tjerë që lidhen ngushtë me mësimdhënien dhe nxënien e gjuhës së huaj në këtë aspekt përfshijnë motivimin dhe uljen e ankthit, që luajnë rol të mirë në nxënien e gjuhës, veçanërisht kur punohet në grupe të vogla (Long & Porter, 1985). Më tej, kjo strategji nxit dëshirën për t'u shprehur dhe vepruar në gjuhën e huaj, dhe i ndihmon nxënësit të ndihen me vetëbesim për të komunikuar në gjuhën e synuar (Dörnyei, 1997;






*Ilustrim i huazuar nga: http://hdcl11-2yr-mh.wikispaces.com/ Heater,+Cooperative++Learning*

Jacobs&McCafferty, 2006). Objektiv tjetër i të mësuarit kolaborativ është zhvillimi i personalitetit. Zhvilimi i personalitetit i ndihmon nxënësit që të fuqizojnë vetëbesimin dhe shkathtësitë e tyre, dhe i motivon që të japin më shumë në procesin e nxënies. Vetëvlerësimi i tyre mund të shënojë rritje nëse puna e tyre pranohet nga grupi (Brecke dhe Jensen, 2007). Në fakt, pranueshmëria është faktor kyç që mund të arrihet në punën grupore, dhe është një nga përbërësit kryesorë të një prej elementeve të strategjisë kolaborative. Gjithashtu, nga ana tjetër, Zhang (2010) vë në pah se kultivimi dhe mirëmbajtja e raporteve të shëndetshme e anëtarëve të grupit i shtyen ata drejt rritjes dhe kultivimit personal dhe pranimit të përgjegjësisë.

### 5 elementet e të mësuarit kolaborativ

Gillies (2007) i përmend 5 elemente të rëndësishme që rrisin proceset socio-mësimore të nxënësve.

1. Përfshirja e nxënësve në atë që njihet si zhvillim i përgjegjësisë për kontributet individuale që ata duhet t'ia dedikojnë grupit – Përgjegjësia Individuale.

Kjo i referohet arritjes së një prej elementeve kryesore në procesin e të mësuarit kolaborativ: secili anëtar duhet të japë kontributin e tij në grup. Kjo mund të arrihet duke ia caktuar detyrat dhe rolet përkatëse çdo anëtari në grup. Caktimet mund të bëhen ose nga mësimdhënësi ose nga vetë anëtarët e grupit.

2. Mirëmbajtja e shkathtësive ndërpersonale dhe e punës në grupe të vogla, si komunikimi efektiv, i nevojshëm për bashkëpunim të suksesshëm – Ndërtimi i Shkathtësive Sociale.

Nxënësit duhet të kuptojnë rolin e tyre në grup dhe të zhvillojnë aktivitete të përbashkëta, duke treguar respektin dhe konsideratën e duhur për mendimet, vërejtjet, sugjerimet dhe veprimet e njëri-tjetrit. Komunikimi efektiv dhe të mësuarit nga njëri-tjetri arrihet përmes vënies së nxënësve në grupe, nga ku ata mund të marrin më të mirën në aspekt të të menduarit dhe mjedisit të larmishëm. Roli i mësimdhënësit në këtë pikë është që të tentojë t'i bëjë nxënësit të kuptojnë se komunikimi ështe kulturë dhe normë, dhe si i tillë mund ta ndihmojë grupin drejt suksesit.

3. Puna në grupe të vogla ku nxënësit mund ta shohin njëri-tjetrin dhe angazhohen në të ashtuquajturin – Bashkëveprimi ballë për ballë.

Ky bashkëveprim 'fizik' ose 'afri' nxënësve u mundëson që të lidhen me njëri-tjetrin në aktivitete dhe projekte të përbashkëta, ku i tërë grupi ndihet 'i bashkuar' drejt arritjes së objektivave të përbashkëta. Mësimdhënësi mund të ndihmojë duke dhënë ide për të nxitur interaktivitetin.

4. Inkurajimi i nxënësve për të kuptuar se kontributi i secilit nxënës është i rëndësishëm për të ndihmuar grupin të arrijë qëllimin kryesor – Ndërvarshmëria Pozitive.

Nxënësit ndahen në grupe për shkak të përfitimit që ata marrin nga të mësuarit nga njëri-tjetri. Mësimdhënësi mund të jetë 'mysafir' i secilit grup për disa minuta, në mënyrë që nxënësve t'iu japë instruksione se si të veprojnë në ambient të shumëllojshëm, ku roli i çdonjërit është të ndihmojë dhe të zhvillojë mendimin dhe punën grupore.

5. Vlerësimi në të mësuarit kolaborativ mund të përshkruhet si vlerësim formues, që fokusohet në kundërpërgjigje ose kthim informacioni (ang. feedback) në procesin mësimor – Vlerësimi Grupor.

## Aplikimi i Strategjisë Kolaborative

Strategjia Kolaborative mund të aplikohet në mënyra dhe metoda të ndryshme, duke inkurajuar nxënësit në punën e përbashkët, shkëmbimin e ideve, dhe në ndihmën e njëri-tjetrit në procesin e nxënies. Ekzistojnë shumë mënyra për aplikimin e kësaj strategjie. Mësimdhënësit duhet të vendosin që të përdorin metodologjinë më të përshtatshme, në mënyrë që përfitimi të jetë sa më i prekshëm. Më poshtë janë dhënë tri metoda.

Sipas Lyman (1981), një prej metodave të mësimdhënies që i inkurajon nxënësit të komunikojnë me të tjerët dhe të zhvillojnë të menduarit (kritik) është metoda Mendo-Bashkëvepro-Shkëmbe (ang. Think-Pair-Share).

Hapat e Think-Pair-Share: a) Nxënësve u ofrohet tema e diskutimit dhe një pyetje e hapur; b) Atyre u jepet kohë e caktuar për të menduar (ang. think time); c) Pas kohës së caktuar nxënësit punojnë në çifte, për të shkëmbyer idetë me njëri-tjetrin; d) Nxënësit i shkëmbejnë përgjigjet e tyre me anëtarët e tjerë të grupit dhe me grupet e tjera në klasë.

Një metodë, që sipas Kagan (1994) mund të përdoret për stuhi idesh (ang. brainstorming), përsëritje dhe ushtrime, është edhe ajo e quajtur Tryeza e Rrumbullakët (ang. Round Table). Kjo metodë e punës i lejon secilit anëtar të grupit të marrë pjesë duke dhënë një kontribut me shkrim në projektin e përbashkët të grupit. Kjo metodë ndihmon në përforcimin e shkathtësive të shkrimit.

Zhvillimi: a) Mësimdhënësi shtron një pyetje me mundësi përgjigjeje me alternativë, dhe secili nxënës shkruan një përgjigje; b) Nxënësi, në një copë letër ia kalon përgjigjen personit afër tij/saj në grup, menjëherë pasi ta ketë shkruar përgjigjen; c) Grupi vazhdon punën derisa të ketë mbaruar koha e caktuar; d) Një ose dy nxënësve të grupit përkatës mund t'u kërkohet që të ndajnë me pjesën tjetër të klasës përgjigjet që kanë dhënë. Nxënësit përfaqësues që ndajnë me klasën produktin e tyre zakonisht zgjidhen nga grupi.

Jigsaw I (Slavin, 1995) është medotë tjetër që mund të përdoret në aplikimin e Strategjisë Kolaborative.

Procedura: Nxënësit ndahen në grupe, nga 5 ose 6 për grup. Një nxënës caktohet udhëheqës i grupit. Detyrat apo temat ndahen në pjesë apo segmente që janë të barasvlershme me numrin e nxënësve në secilin grup. Secilit nxënës në grup i jepet një segment i caktuar i temës për ta mësuar. Pas kohës së caktuar për përvetësimin e pjesëve të tyre, dhe pas formimit të nëngrupeve të bazuara në temën e caktuar, nxënësit fillojnë ndarjen me të tjerët, pra të asaj që e kanë mësuar, duke u bërë 'nxënës ekspertë' në pjesët e caktuara të temës, dhe bëjnë ushtrimet e nevojshme për prezantimet e tyre në grupin kryesor. Në fund secili anëtar i grupit kthehet në grupin burimor, për t'i mësuar ata për atë çfarë e ka mësuar vetë.

Medota të tjera aplikative përfshijnë: Mësimdhënia Reciproke (ang. Reciprocal Teaching), Mendo me Zë në çift, për Zgjidhjen e Problemit (ang. Think-Aloud Pair Problem Solving-TAPPS), Detyra Shkrimi në Grup (ang. Group Writing Assignments), etj.

## Përfundim

Hulumtimet dhe aplikimi kanë dëshmuar efektivitetin e të mësuarit kolaborativ si strategji e mësimdhënies, me nxënësin dhe tërë ambientin e mësimit të gjuhës së huaj. Strategjia kolaborative krijon mundësi për mësimin e gjuhës së huaj në përgjithësi, dhe gjithashtu një ambient pozitiv mësimor për nxënësit që ta praktikojnë gjuhën e huaj. Kjo strategji mësimore nxënësve u mundëson të zhvillojnë shkathtësitë e tyre komunikuese, si dhe nxit motivimin për nxënie të reja. Gjithë këto përfitime, dhe jo vetëm, e bëjnë të mësuarit kolaborativ një strategji të suksesshme për mësimdhënie dhe mësimnxënie.

(1) Cohen, E. G. (1994) Designing Groupwork. Strategies for the Heterogeneous Classroom (2nd edition). New York: Teachers College Press. (2) Dörnyei, Z. (1997) Psychological processes in cooperative language learning: Group dynamics and motivation, Modern Language Journal, 81, 482-493. (3) Gillies, R. M. (2007) Cooperative Learning. Integrating Theory and Practice. Los Angeles: Sage Publications. (4) Hornby, G. (2009). The effectiveness of cooperative learning with trainee teachers. Journal of Education for Teaching: International Research and Pedagogy, 35 (2), 161-168. (5) Jacobs, G. M. & McCafferty, S. G. (2006) Connections between cooperative learning and second language learning and teaching, in: S. G. McCafferty, G. M. Jacobs & A. C. DaSilva. (6) Iddings (Eds) Cooperative Learning and Second Language Teaching. Cambridge: Cambridge University Press 18-29. (7) Kagan, S. (1994). Cooperative learning. San Clemente, CA: Kagan Cooperative learning. (8) Lyman, F. (1981). The responsive classroom discussion: The inclusion of all students. In A. (9) Anderson (Ed.), Mainstraming Digest (pp. 109-113). College Park, MD: University of Maryland Press. Long, M. H. & Porter, P. A. (1985) Group work, interlanguage talk, and second language acquisition, TESOL Quarterly, 19, 207-228. (10) Long, M. H. & Porter, P. A. (1985) Group work, interlanguage talk, and second language acquisition, TESOL Quarterly, 19, 207-228. (11) Slavin, R. E. (1995). Cooperative learning theory, research, and practice. (12) Massachusetts: Simon & Schuster, Inc. Williams, R. B. (2002). Cooperative learning: A Standard high achievement. Thousand Oaks, CA: Corwin Press. (13) Zhang, Y. (2010). Cooperative language learning and foreign language learning and teaching. (14) Journal of Language Teaching and Research, 1 (1), 81-83.

Emin Salih Maksutaj

# Gjeneza e familjes Maksutaj

## Familje me traditë kombëtare e fetare (2)



### 1. Ali Hoxhë Maksutaj

Ali Hoxhë Maksutaj është i lindur më 12. 1. 1920 në fshatin Studenicë (Istog) te familja Zeqiraj - Demir Sylës, ku baba i tij ishte imam xhamie gjatë viteve 1919-1929. Aliu ishte djali i tretë i Hafëz Eminit. Kullën ia kishin uzurpuar kolonistët malazez: Vllanoviqët, Boshkovoqët dhe Popoviqët. Mësimet fillestare fetare i mori prej vëllait të tij, Salihut, që e kishte kryer Medresenë e vjetër në Pejë dhe te hoxha i fshatit Studenicë, mulla Jasha. Shkollën fillore e kreu në Vrellë, në gjuhën serbe. Pastaj në moshën e rinisë iu bashkëngjit grupeve ilegale kaçake, që bënin dy vite rezistencë nëpër male, në kushte të vështira, pa ushqim, veshmbathje dhe armatim jo të mirë, ku në bjeshkën e thatë, në vendin e quajtur "Delibull" pas një beteje të përgjakshme, në mes ballistëve shqiptarë dhe ushtrisë sllave-partizane-çetnike. Brigda VI dhe VII e malazeze e Bokës, Divizioni i 24-të më 13. 4. 1945, e vrasin Bardh Isufin Maksutajn, në moshën 70 vjeçare, kryetar i "Islihatit", si e quanin populli "gjugjit të paqes" për pajtimin e gjaqeve dhe ngatërresave në mes shqiptarëve, gjatë viteve 1941-1942 në komunën e Istogut dhe të Klinës. Aty ishte edhe xhaxhai Ali.

Për këto veprimtari patriotike, për vetëmbrojtje, liri dhe të drejta të shqiptarëve, Ali Hoxhën gjatë 40 viteve e përcillte UDB-ja jugosllave-çetnike, e maltretonin në forma të ndryshme: shpesh në biseda informative, e burgosën disa herë, ia internuan (burgosën) 6 anëtarë të familjes 6 muaj, ia vranë vëllain Salihin dhe i zhdukën gjurmën më 1946, të cilin sa ishte i burgosur në burgun e Istogut fshehtas natën e nxorën për ta ekzekutuar në pyllin e Dubravës, por falë ndihmës së Allahut, si njeri besimtar që ishte, një patrullë partizane e gjen lidhur për lisi, ku kishte edhe ushtarë shqiptarë, e zgjidhin atë dhe e kthejnë përsëri në burgun e Istogut, ku ishin edhe anëtarët e familjes: nëna plakë, kunata, dy motrat dhe djali i vëllait Emini dyvjeçar.

Ali Hoxha gjatë vitit 1945-1962, ka punuar në zyrën e vendit, në Jabllanicë të Vogël (Albë), si nëpunës zyrtar. Aty punoi edhe Demë Avdyl Rexhaj i Jabllanicës (Albës), si dhe Ali Vesel Shabanaj i Radacit, Ahmet Deli Elezaj i Jabllanicës së Vogël, po aty ka punuar edhe Jovan Llaboviçi, malazez i Jabllanicës se Vogël, pastaj ka punuar në Entin për Rehabilitim dhe Shërim në Banjën "Ilixhe" afër Pejës, si referent për pranimin e pacientëve që vinin në banjë për shërim gjatë viteve 1962-1979, plot 17 vite, deri në pension. Haxhi Alia ka qenë njeri mjaft inteligjent, besimtar i devotshëm, i cili ka pasur autoritet të madh te populli i kësaj treve, njeri stabil, i fjalës, i besës, ai gjithmonë pushimin vjetor që i takonte me ligj e shfrytëzontë për muajin e shenjtë e Ramazanit. Më 1988 shkoi e vizitoi Qabenë.

Gjatë vitit 1999 kur na dëbuan nga shtëpitë, tona çetnikët serbo – malazez në muajin prill, ai ishte i sëmurë dhe mbeti 20 ditë në mal, mbi fshatin Kaliqan, në vendin e quajtur "Prroni i Thanës", ku për atë u kujdesën disa fqinjë, pastaj erdhi djali i vëllait Emini, me kalë me samar, me ndihmën e disa fshatarëve të tjerë nëpër terren të vështirë shkëmbor, me borë nëpër bjeshkë, e çoi në Ulqin, ku qëndroi deri në mbarimin e luftës.

Vlen të ceket se gjatë luftës së fundit në Kosovë, gjatë viteve 1998-1999, çetnikët serbo-malazez vranë dhe masakruan në mënyrën më barbare hoxhallarët: mulla Ramush Shatrin e Tomocit, mulla Sylejman Ramqajn e Studenicës, mulla Sylë Fazlinë imam në xhaminë e Novosellës në Pejë, ku nuk i kursyen as kultet fetare: xhamitë, dogjen e granatuan, shkatërruan etj., në Istog, Vrellë, Studenicë, Kaliqan, Shushicë etj.

Pas kthimit në trojet tona të djegura e të shkatërruara, ai jetoi me bashkëshortën Sabrije Podrimaj-Maksutaj deri më 29. 1. 2005, ku pas një sëmundje të shkurtër vdiq në moshën 85 vjeçare. Varrimi i tij është bërë në varrezat e Orrobërdës. Paqja dhe rahmeti i Allahut qoftë me të![6]

La pasardhës djalin Zejnullahin dhe vajzën Zelihanë, të cilët janë të gjallë dhe kanë familjet e tyre.

### 2. Besnik Zejnullah Maksutaj

Besnik Zejnullah Maksutaj është i lindur më 20. 8.1978, në fshatin Orrobërdë (Istog). Është nipi i Ali Hoxhës.


*Ali Hoxhë Maksutaj*


*Besnik Zejnullah Maksutaj*


*Burim Emin Maksutaj*


*Egzon Zejnullah Maksutaj*

Shkollën fillore e kreu në Banjë "Ilixhe" afër Pejës, komuna e Istogut, në shkollën "Trepça" gjatë viteve 1985-1993, pastaj vazhdoi mësimet në Gjimnazin "Haxhi Zeka" dy vite 1993/94, mësimet i vijoi në shtëpi shkollë, kur regjimi sllavo-çetnik nuk lejoi mbajtjen e mësimit nëpër objekte shkollore me plan-program të Republikës së Kosovës.

Besniku klasën e parë dhe të dytë të shkollës së mesme të gjimnazit i vijoi në fshatin Vrellë te familjet: Ramush Hasan Sefaj, Sylë Ramë Dreshaj (mjeku ortoped popullor të cilin çetnikët e vranë në bjeshkët e Vrellës bashkë me bashkëshorten Xufë Dreshaj, më 14. 5. 1999), Mustaf Sadik Dreshaj. Drejtoria dhe dokumentacioni shkollor në atë kohë ishin në shtëpinë e Bekë Halil Dreshajt, pastaj në dhomën - punëtori, ku i shëronte gjymtyrët (duart, këmbët) bacë Sylë Cen Dreshaj.

Më 1995 mulla Besniku regjistrohet me korrespondencë në Medresenë e Mesme "Alaudin" në Prishtinë, ku në vitin 1999 diplomon me sukses. Gjatë vitit 1998 ishte imam për muajin e Ramazanit në Radac të Pejës, kurse më 1999 ishte imam në xhaminë e fshatit Kaliqan (Istog). Mulla Besnik Maksutaj më 2. 8.2002 shkoi në Gjermani në Regensburg, ku edhe tani jeton dhe punon. Besniku është ndër iniciatorët e parë që u angazhua për ndihmë xhamisë në Regensburg të Gjermanisë. Ai është i martuar, dhe kanë një vajzë. Besniku punon në një fabrikë (uzinë) të drurit.

### 3. Burim Emin Maksutaj

Burim Emin Maksutaj është i lindur më 25. 8. 1981 në fshatin Orrobërdë (Istog). Është nipi i mulla Salih Hoxhës. Shkollën fillore tetëvjeçare "Trepça" e kreu në në Banjë "Ilixhe" afër Pejës komuna e Istogut gjatë viteve 1987-1995, me sukses të shkëlqyeshëm si në mësime ashtu edhe në sjellje. Në vitin 1995 regjistrohet në shkollën e mesme Medreseja "Alaudin"në Prishtinë, ku dallohet si nxënës i shkëlqyeshëm, dhe diplomoi më 1999. Burimi ka qenë ushtar i UÇK –së, pjesëmarrës aktiv gjatë vitit 1999 kundër çetnikëve serbo-malazez, në Brigadën 133 "Ardian Krasniqi", Zona Operative e Dukagjinit, yoga i parë (batalioni i parë). Pas përfundimit të luftës në Kosovë, Burimi kthehet me anëtarët e tjerë të familjes me prindër, vëllezër dhe motra në vendlindjen e djegur dhe të shkatërruar. Më pas vazhdoi studimet në Fakultetin Filologjik- dega e orientalistikës, gjatë viteve 2000-2004, të cilën e kreu me sukses të lartë. Mulla Burimi është mjaft inteligjent, meqë në moshën 23 vjeçare përvetësoi të shkruajë dhe të lexojë tri gjuhë botërore: gjuhën arabe, turke dhe angleze.

Pas luftës së fundit (1999), mulla Burimi vijon mësimet në Shkollën e Policisë në Vushtrri që nga muaji janar – qershor 2005, ku ka punuar katër vite (2005-2009) në policinë e Kosovës, në drejtoriatin kundër krimit të organizuar në Prishtinë. Gjatë viteve 1996-1997 shërbeu si imam për muajin e shenjtë të Ramazanit në fshatin e tij të lindjes, në Orrobërdë (Kodër e Shqiponjave), kurse gjatë viteve 2002-2003 ishte hoxhë për muajin e Ramazanit në Martinaj, komuna e Gucisë, në Republikën e Malit të Zi. Në muajin maj të vitit 2009 në mënyrë legale migron në Belgjikë. Burimi është martuar dhe i ka dy djem. Tashmë jeton dhe punon në Bruksel.[7]

### 4. Egzon Zejnullah Maksutaj

Egzon Zejnullah Maksutaj është i lindur më 13. 8. 1996 në fshatin Orrobërdë (Istog). Është nipi i Haxhi Ali Hoxhës. Shkollën fillore nëntëvjeçare e kreu në Banjë "Ilixhe" afër Pejës, komuna e Istogut, "Trepça". Pastaj regjistrohet në Shkollën e Mesme, në Medresenë "Alaudin" në Prishtinë, gjatë viteve 2011 deri në 2015, ku në muajin maj të vitit 2015 diplomoi me sukses.[8] *(Fund)*

(1) Libri Orrobërda (Kodër e Shqiponjave) fshat i rezistencës kundër pushtuesve të huaj u shtyp në shtypshkronjën "Printing press" në Prishtinë, 2012, autor Emin S. Maksutaj. (2) Këtë dëshmi e thekson Xhafer Sylë Gashi, anëtar e kësaj familjeje, i moshës 80 vjeçare, dhënë më 8. 6. 2015. (3) Këto dëshmi autori i mori nga i biri i Hafëz Eminit, Ali Hoxhë Maksutaj, i moshuar, gjatë viteve 1985, 2001, 2005. (4) Këto dëshmi i ceku i biri i Haxhi Hamdi Tabakut, Ismajl Haki Tabaku, në Pejë më 11. 6. 2015. (5) Këto dëshmi janë theksuar në librin Orrobërda (Kodër e Shqiponjave), fshat i rezistencës kundër pushtuesve të huaj i botuar ne shtypshkrojnen "Printing press" në Prishtinë, 2012, në faqen e librit 77 Salih (Hoxhë) Maksutaj i lindur më 5. 9. 1914 Orrobërdë, komuna e Istogut. Është ekzekutuar më 26. 8. 1946 në Prizren, autor Emin S. Maksutaj. (6) Këto dëshmi i kam përjetuar unë, sepse ai ishte kujdestar për mua si fëmijë, (se babain e kanë vrarë pjesëtarët e UDB-së jugosllave çetnike) si është cekur në këtë monografi të shkurtër. (7) Këto dëshmi i kam marrë nga imami (hoxha) i xhamisë së fshatit Studenicë, komuna Istogut, mulla Avni Gorçaj (foto gjenerata XXXIII prej vitit 1995- 1999). Shkolla e Mesme "Alaudin" në Prishtinë, më 13. 5. 2015. (8) Këto dëshmi i kam marrë nga hoxha i ri Egzon Zejnullah Maksutaj, më 11. 5. 2015

Vehbi Shatri



# Mulla Brahim ef. Bajraktari (1909 - 1992), një jetë në shërbim të fesë dhe popullit

Populli shqiptar i Kosovës gjatë periudhave të ndryshme, që nga fillimi i shekullit të kaluar, pati histori të hidhur, ngase u ballafaqua me lloj-lloj pushtuesish, secili më i keq se tjetri. Ndër periudhat më të egra, më të vështira, më të dhunshme, sigurisht që ishte ajo pas Luftës së Dytë Botërore, e njohur si Koha e Rankoviçit. Ky i fundit ushtroi dhunë të papërshkrueshme ndaj shqiptarëve, e sidomos ndaj prijësve myslimanë. Këtë e vërtetojnë, përveç tjerash, peripecitë, vshtirësitë dhe dhuna që ishte ushtruar edhe ndaj hoxhës Mulla Brahim ef. Bajraktarit.

## Studentë i Medresesë së Madhe të Gjakovës

Brahim Daut Bajraktari ishte i lindur në fshatin Resnikë, tani nën komunën e Klinës. I ati, Dauti, merrej me bujqësi, dhe kishte një gjendje ekonomike të qendrueshme, kurse nëna, Halime Loshi hiqte rrenjë nga fshati Padalishte e Istogut. Dauti dhe Halimja i sollën në jetë dy fëmijët e tyre, Rrustemin dhe Brahimin, që mundoheshin t'i rrisnin të lumtur. Mirëpo, si familje nuk ishin në sy të mirë të pushtetit të asaj kohe, pra ishin të padëshiruar, prandaj dhe kjo lumturi nuk zgjati shumë, sepse të atin e Hoxhës, Dautin, e vrau pushteti. Mulla Brahimi mësimet e para i mori në mejtepin e Mitrovicës, të cilin e përfundoi në vitin 1935. Pasi mbaroi mejtepin, po këtë vit, mori rrugën për në Medresenë e Madhe të Gjakovës, që drejtohej nga myderrizi i shquar Hafëz Fahri ef. Iljazi. Mulla Brahimi mësimet në medrese i mbaroi me sukses të shkëlqyeshëm.

Mulla Brahimit, edhe duke qenë nxënës në medrese, për shkak të dijeve, zellit dhe suksesit që kishte treguar, i qe dhënë leja që të shërbente si imam Ramazani në disa fshatra, si në Ozdrim, Jashanicë etj. Kurse më vonë kishte dhënë edhe provimet përkatëse pranë organeve kompetente të Bashkësisë Islame të Kososvës, pas kalimit të të cilëve edhe i qe dhënë leja për të shërbyer si imam në xhami. Kështu, Mulla Brahimi filloi punën si imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Jashanicë, ku shërbeu rreth dyzet vjet, pra deri në pension.



Edhe pas pensionimit Mulla Brahimi nuk iu nda detyrës së imamit dhe aktiviteteve fetare, në të mirë të popullit dhe xhematit, gjithandej ku paraqitej nevoja. Me ftesën e fshatarëve të fshatit Klinë e Epërme të Skenderajt, Mulla Brahimi do të shërbejë si imam Ramazani për 8 vjet. Në fshatin Postasel të Rahovecit, meqë nuk kishte imam, Mulla Brahimi u angazhua si imam në xhaminë e këtij fshati, ku shërbeu për 3 vjet (1983-1985).[2]

## Bashkëluftëtar dhe përkrahës i Shaban Polluzhës

Hoxha, Mulla Brahimi, përveç aktivitetit të tij fetar, njihet edhe për angazhimin e tij në dobi të çështjes kombëtare dhe luftës për lirinë e shqiptarëve. Kështu, Mulla Brahimin e gjejmë si bashkëluftëtar dhe përkrahës të denjë të ideve dhe kauzës së Shaban Polluzhes, kur ky i fundit me shokë qe nisur të shkonte për në Sanxhak.

Me Mulla Brahimin ishin edhe shokët e tij nga medreseja: Hajriz Demaku dhe Sahit Dani. Dhe jo vetëm kaq, ata kishin shkuar edhe në luftën e Plavës. Në këtë front u ndodhi diçka interesante. Kur ishin sulmuar nga kundërshtarët, Hoxha kishte qenë afër me Sahit Danin. Sahit Danit ia kishin vrimosur shinjellin-pallton gjashtë plumba, ndërsa ai vetë kishte shpëtuar pa asnjë vrragë në trupin e tij.[3]

Në kohën kur në Pejë, Istog e rrethinë qënë sjellë



*Foto e vitit 1937 gjatë studimeve (Mulla Brahimi në mes).(1)*

kolonët serbë e malazezë nga Mali i Zi, Hoxha me vëllain dhe xhaxhain e tij banonin në një shtëpi. Odën e burrave e kishin të ndarë, ishte një aneks i veçantë në oborr. Kur i sollën kolonët, pushteti i atëherëshem disa shqiptarëve u thoshte se duhej ndërtuar shtëpi për kolonët serbë e malazezë, e disave u thoshin se, meqë keni shumë dhoma dhe hapësira për banim, ato duhet t'i ndani me kolonët. Këtë të fundit si fat e pati edhe familja e Mulla Brahimit. Në odën e burrave, që ishte aneks në vete, ia vendosën pa dëshirë një familje malazeze, e cila dita-ditës filloi të rehatohej e të ndihej se ishte në shtëpin e vet. Filloi të mbante edhe bagëti, e madje edhe derra. 'Derrat e malazezit në oborrin e Hoxhës!', epo kjo s'durohej. Kjo ishte e rëndë dhe e padurueshme për Hoxhën dhe familjen e tij. Rrugë tjetër nuk kishte, veçse Hoxha ta lëshonte shtëpinë e tij me 7 hektarë e gjysmë tokë, e të shpërngulej te kusheriri, Selim Bajram Bajraktari, në Jashanicë, nipi i të cilit sot (Mulla Asllan Bajraktari) është hoxhë në këtë fshat.

Fshati Jashanicë e kishte një shtëpi dedikuar imamit të xhamisë, cilido qoftë ai. Meqë Mulla Brahimi erdhi aty, jashanicasit kërkuan që ai të bëhej imam i tyre, dhe kështu ta shfrytëzonte shtëpinë e imamit. Kështu edhe ndodhi, derisa Mulla Brahimi e bleu një tokë dhe e ndërtoi shtëpinë e tij.[4]

Pas një kohe, në përpjekje për të kthyer pronën e tij, Mulla Brahimi shkon në Prizren për të kërkuar të drejtën e tij. Aty, pas një vendimi të marrë, i jepet një letër të cilin e kishin mbyllur në një zarf dhe mbi të kishin vënë pesë vula, në të katër skajet dhe në mes. Mulla Brahimi, duke u kthyer nga Prizreni, me tren, takohet me një shok të ushtrisë dhe, në bisedë e sipër, Mulla Brahimi i rrëfen shokut të tij se për çfarë kishte shkuar dhe si i ishin përgjigjur. Shoku, i cili kishte qenë nga Rugova, i thotë Hoxhës:

- "Mos e dërgo në komunën e Gjurakofcit (Gurrakoc) pa e lexuar dhe pa e dit se çka të kanë shkru!"

- "Po si ta hapim?", e pyet hoxha.

- "Vendose mbi avull, nëse është me vlerë e dërgon dhe arsyetohesh se më është djersitur letra në trup, e nëse është gjë për të keq, humbe këtë letër!" - e këshillon shoku me plot të drejtë.

Kur Hoxha e hap letrën, aty lexon se në të ishte shkruar: - "Ovaj covek treba da se lekfidiraj!" - "Ky njeri duhet të likuidohet!"

Pas kësaj familja e Hoxhës thonë se kurrë nuk kishin guxuar që ta kërkonin pronën e tyre. "Sot shtatë hektarë e gjysëm janë pronë e koperativës, e që kanë qenë pronë e jona", - deklarojnë pasardhësit e Hoxhës.[5]

### Iniciator për ndërtimin e xhamisë së re

Mulla Brahim efendiu ishte iniciatori i parë për ndërtimin e xhamisë në fshatin Jashanicë, kur pushteti i atëhershëm pati për qëllim që fshat të ndërtojë objektin e komunës. Mulla Brahimi me xhematin e tij grumbulluan mjetet për të nisur ndërtimin e xhamisë, kurse



*Mulla Brahimi në krye të xhematit dhe njerëzve të tij.*

Sadik Bajraktari, me vëllezërit Halitin dhe Arifin, për xhami dhanë vakëf gjysmë hektarë të pronës së tyre. Kjo xhami kishte shumë xhemat, sepse nga ajo vareshin edhe xhematet e fshatrave përreth, nga nuk kishte xhami, e që ishin: Siqeva, Shtorica, Dushi, Jellofci, Jashanica e Ultë, Jashanica e Epërme, Ozdrimi, Grapci, Shtupeli, Bingja, Kerrnica, Shalnovica, Klina, Klinofci, Krysheva e Vogël dhe Krysheva e Madhe. Xhamia e ndërtuar nga Mulla Brahimi tani është e lënë pasdore, pasi është ndërtuar një xhami e re. Me ndërtimin e xhamisë së re, disa elemente janë marrë nga xhamia e vjetër, si: Qursia, Rihlat-i etj. Mihrabi, mimberi dhe mahfili kanë mbetur te xhamia e vjetër, akoma ashtu siç i kishte punuar Mulla Brahimi. Do të ishte e udhës që të ruheshin edhe këto, si dëshmi e një kohe, e një xhemati dhe e një hoxhe.

### Pajtues i dhjetra gjaqeve dhe ngatërresave

Përveç aktiviteteve të mësipërme, Mulla Brahimi u dallua edhe në një aspekt tjetër: në pajtimin e gjaqeve (mbi pesëdhjetë gjaqe) dhe ngatërresave, dhe atë jo vetëm në Jashanicë por edhe më gjerë. Kjo sepse fjala e tij kishte peshë, qëndrimet e tij ishin të drejta, të paanshme dhe të argumentuara fetarisht. Prandaj, jo rastësisht, ai ishte zgjedhur kryetar i Këshillit të Pajtimit të Gjaqeve në rrethinën e Jashanicës, bashkë me mësuesin Imer Morinën, Kolë Smakën dhe Sadik Mulën, nga Gjurgjeviku i Vogël.[6] Kontributi i tyre në këtë rrafsh ishte jazhtëzakonisht i rëndësishëm dhe i vlerësuar. Ata meritojnë një mirënjohje të thellë nga brezat e rinj. Ata arritën t'i mbyllnin shumë plagë të hershme që, sikur të mos i mbyllnin, fundi i tyre do të ishte i paparashikueshëm dhe shumë tragjik.

### Kalimi në Ahiret

Mulla Brahim ef. Bajraktari, pas një jetë të tërë në shërbim të vendit, fesë dhe njerëzve të tij, në vitin 1992 iu përgjigj thirrjes së Zotit për të kaluar në botën e përjetshme. Në varrimin e Mulla Brahimit morën pjesë shumë xhematlinj, ylema, si dhe myftiu i atëhershëm i Kosovës, Dr. Rexhep Boja, i cili edhe ia fali namazin e xhenazes.

Mulla Brahim efendiu vdiq për të mos vdekur kurrë, për t'u kujtuar e mos u harruar vepra e tij. Ne e lusim Zotin, Përgjigjësin e lutjeve tona, që ta shpërblejë Hoxhën tonë të dashur, sepse "... veprat e mira (fryti i të cilave është i përjetëshëm), janë shpërblimi më i mirë te Zoti yt, dhe janë shpresa më e mirë.'' (El-Kehf, 46).

(1) Nga arkivi i familjes së Hoxhë Mulla Brahimit. (2) Tregon Halili (58 vjeçar), djali i dytë i Hoxhës. (3) Po aty. (4) Sipas Sylejmanit (65 vjeçar), djali i madh i Hoxhës. (5) Sipas rrëfimit të Aliut, 57 vjeç, nipi (djali i vëllait) i Hoxhës. (6) Rrëfen Sylejmani (65 vjeçar), djali i madh i Hoxhës. Intervista u zhvillua në shtëpinë e Sylejmanit, ku ishin pjesëmarrës edhe Halili e Aliu. Më datë 24.03.2015 në Jashanicë të Klinës.

### Myftiu Tërnava priti shefin e UNMIK-ut në Kosovë, z. Zahir Tanin

Myftiu Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 1 dhjetor priti në takim njohës përfaqësuesin special të sekretarit të Përgjithshëm të OKB-së, shefin e UNMIK-ut në Kosovë, z. Zahir Tanin, të cilit myftiu i uroi sukses në misionin e tij.

"Presim nga ju, si edhe deri tani, që të përkrahni e paraqitni të arriturat që ka shënuar Kosova, pra në institucionet ndërkombëtare, e posaçërisht në OKB. Bashkësia Islame e Kosovës në vazhdimësi ka pasur bashkëpunim të mirë me misionin e UNMIK-ut, dhe jam i bindur që këtë do ta vazhdojmë edhe në të ardhmen", tha myftiu Tërnava.

Shefi i UNMIK-ut tha se është i kënaqur me kontributin e BIK-ut dhe myftiut Tërnava në tolerancë, harmoni, mirëkuptim e bashkëjetesë. Ai më tutje u interesuar për historikun, funksionim dhe projektet që ka BIK-u. *(R. Sh)*



*Myftiu Tërnava gjatë takimit me shefin e UNMIK-ut*

### Myftiu Naim ef. Tërnava priti ambasadorin e Austrisë në Kosovës z. Gernot Pfandle

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava më 10 dhjetor priti në takim njohës ambasadorin e ri të Austrisë në Kosovës, z. Gernot Pfandler të cilit fillimisht i uroi sukses në detyrën e ambasadorit në vendin tonë.Myftiu Tërnava tha se miqësia në mes dy popujve është e hershme, ndërsa shtoi se populli ynë është mirënjohës për kontributin dhe mbështetjen e vazhdueshme të Austrisë për Kosovën. "Bashkësia Islame e Kosovës ndër prioritet kryesore ka kultivimin e tolerancës dhe mirëkuptimin ndërfetar e ndërnjerëzor që besimtarët tanë të mos preken nga ekstremizmi. Ekstremizmi, dhuna, urrejtja e terrorizmin nuk ka asgjë të përbashkët me mësimet islame dhe traditën e Pejgamberit tonë, andaj është përgjegjësi e jona që besimtarëve t'ua sqarojmë drejt fenë islame, larg interpretimeve të ngushta dhe ekstreme që fenë e përdorin për interesa tjera", -tha myftiu Tërnava. Gernot Pfandler falënderoi myftiun për pritjen, dhe shprehu interesimin për organizimin dhe funksionimin e BIK-ut. Ai më tutje tha se institucionet dhe prijësit fetarë kanë rol të rëndësishëm në edukimin shpirtëror të masës së gjerë. *(R. Sh)*



*Myftiu Tërnava gjatë takimit me ambasadorin austriak*

### Myftiu Tërnava mbajti ligjërata para nxënësve dhe personelit të Medresesë në Prizren

Më 15 dhjetor, myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava qëndroi në Prizren, ku mbajti një ligjëratë para nxënësve dhe personelit të Medresesë së Mesme "Alauddin", paralelja në Prizren. Koordinatori i Medresesë në Prizren, Reshat ef. Mexhidi, myftiut me bashkëpunëtorë i dëshiroi mirëseardhje, sikurse falënderoi edhe drejtorin e Drejtorisë së Arsimit në Prizren, Nexhat Qoqaj. Myftiu Tërnava në fillim të ligjëratës së tij falënderoi personelin e Medresesë për punën që po e bëjnë në vetëdijesimin e nxënësve por edhe të shoqërisë. Në ligjëratën e tij ai foli për tolerancën dhe shenjtërinë e mësimeve kuranore, dhe për dashurinë e madhe që duhet pasur njeriu për njeriun. Ai tha se Kurani është një libër që në vazhdimësi thërret në afrimin e njerëzve në mes vete. "Aty ka shumë ajete që Allahu iu drejtohet njerëzve përgjithësisht, që të bashkëpunojmë në mes vete, të shtrijmë dorën e mirësisë dhe miqësisë, të studiojmë fushat e rritjes dhe bashkëpunimit, që të jemi në gjendje që shoqërisë njerëzore t'i japim humanizëm, bamirësi, prosperitet dhe ardhmëri", tha myftiu Tërnava. Ai gjatë ligjëratës së tij shprehu brengosjen e tij në lidhje me disa persona që kanë marrë pjesë në luftërat e Sirisë dhe Irakut, ku edhe një



*Myftiu Tërnava gjatë ligjëratës në Prizren*

herë konfirmoi se të rinjtë tanë nuk duhet ta ndjekin atë rrugë, sepse atje është duke u bërë një luftë e pakuptimtë dhe nuk ka të bëjë asgjë me Islamin. Myftiu theksoi se ky është një mashtrim për disa interesa klanore, grupore, individuale e të matrapazë ve të ndryshëm, të cilët shfrytëzojnë situatën e krijuar e të mjerë që të mbizotërojnë. Ai gjithashtu tha se rinia e vendit tonë me dergimin atje po merret në qaftë. Vrasja, mbytja, tortura, ekstremizmi, radikalizmi e të ngjashme, asgjë nuk kanë të bëjnë me Islamin. Duhet bërë dallimin një herë e përgjithmonë se ç'është Islami dhe ç'janë disa që veten e quajnë mysliman. Prandaj, ata që bëjnë krime të tilla, duke vrarë e prerë, ata nuk i takojnë familjes islame, ngase krimineli nuk ka as fe, atdhe dhe as njerëzillëk."Marrja pjesë në atë luftë vëllavrasëse është diçka që e ka ndaluar në vazhdimësi feja jonë, shpallja hyjnore e të madhit Zot, dhe ne e dimë, sipas Kuranit, se ai që vret me qëllim një besimtar, ai do të jetë i dënuar tek Allahu xh.sh., dhe do të jetë përgjithmonë në Xhehenem, dhe Allahu është i hidhëruar me të, e ka mallkuar dhe do ta dënojë në Ditën e Gjykimit me dënim shumë të madh. Gjithashtu, Ai në Kuran thotë se që vret një njeri pavarësisht vendit, ngjyrës, gjuhës, ai është sikurse ta ketë vrarë tërë njerëzimin, por nëse ai bëhet shkaktar që njeri të jetojë, kjo është sikurse të jetojë i gjithë njerëzimi. Bashkësia Islame e Kosovës para tre muajsh ka përgatitur një strategji të brendshme të saj, përmes së cilës synon vetëdijesimin edhe më të madh të masës së gjerë, informimin e drejtë, të vetë imamëve për atë që po ndodh me shkuarjen e disa të rinjve tanë në luftëra të pakuptimta në Siri dhe Irak. Myftiu Tërnava për fund theksoi se myslimanët kanë një tolerancë jashtëzakonisht të madhe fetare, të cilën e kemi trashëguar shekuj me radhë dhe të cilën BIK-u synon ta ruajë edhe më tutje. Ne me siguri se do të bëjmë çmos që ta ruajmë këtë tolerancë dhe harmoni ndërfetare. Kjo tolerancë fetare karakterizon jo vetëm Kosovën por të gjitha trojet etnike shqiptare. BIK-u do të punojë me tërë fuqinë e vet në parandalimin e çdo mundësie të çfarëdolloj ekstremizmi që dikush përpiqet ta fusë brenda komunitetit tonë. Është një e vërtetë e pamohueshme, se pas luftës hyrjet dhe daljet në Kosovë kanë qenë, në njëfarë mënyre, të pakontrolluara. Ndaj, në Kosovë ka hyrë dhe ka dalë gjithkush, ngado që të ketë qenë ai. Kufijtë kanë qenë të hapur. Ne vazhdimisht kemi tërhequr vërejtjen se duhet të kemi kujdes se kush po hyn dhe po del nga Kosova. Ka pasur mundësi dhe ka mundësi të indoktrinimit të një pjese të rinisë sonë, sepse ata që kanë ardhur në Kosovë mund të kenë pasur qëllime jo të mira në raport me ardhmërinë e Kosovës, apo kanë dashur të mbjellin farën e sherrit në mesin e të rinjve tanë. Ai në fund tha se ne besimtarët myslimanë nuk kemi asgjë të përbashkët dhe asnjë lidhje me ISIS, dhe ne bashkërisht me qeverinë duhet luftuar këtë të keqe. *(R. S.)*

### Kuvendi i BIK miratoi buxhetin e Kryesisë për vitin 2016

Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës në mbledhjen e mbajtur më 24.12. 2015, të cilën e kryesoi Ajni ef. Sinani- kryetar, në rend dite pati shqyrtimin dhe miratimin e Projektbuxhetit të Kryesisë së BI të Kosovës për vitin 2016. Në mbledhjen e Kuvendit të BIK-ut qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava i shoqëruar nga anëtarët e Kryesisë së BI dhe bashkëpunëtorët e tij. Para kuvendarëve të BIK-ut projektbuxhetin e paraqiti drejtori financiar Kasim ef. Gërguri, i cili arsyetoi dhe sqaroi projektin e buxheti për vitin e ardhshëm.

Pas shqyrtimit Kuvendi i BI të Kosovës me shumicë votash miratoi buxhetin e Kryesisë për vitin 2016. *(R. Sh.)*



*Momente nga mbledhja e Kuvendit të BIK-ut*

# Konferencë shkencore rreth dorëshkrimeve dhe botimeve arabe në Kosovë

Pas një pritjeje të gjatë nga ana e studiuesve, akademikëve dhe të diplomuarve në universitetet islame të shteteve arabe dhe evropiane, si dhe nga ana e studentëve të interesuar në çështjet e trashëgimisë islame në Kosovë, Fakulteti i Studimeve Islame i Prishtinës organizoi një Konferencë me karakter informues rreth dorëshkrimeve dhe botimeve arabe të vjetra e me vlerë, e të cilat i posedon Biblioteka e Fakultetit. Konferenca u mbajt më datë (16-18.12.2015). Dorëshkrimet dhe botimet e lartpërmendura ndërlidhen me temat që kanë të bëjnë me shkencat e Kuranit, shkencat e hadithit, jetëpërshkrimin e Pejgamberit a.s. (Sires), jurisprudencës islame, apologjetikes (akaidit), mjekësisë, urtësisë, logjikës, gjeografisë, rregullave të hulumtimit dhe dialogut, matematikës dhe shkencave të aplikuara. Disa prej tyre janë me vlerë të jashtëzakonshme nga aspekti shkencor, kaligrafik dhe vjetërsia e datave të shkrimit të tyre nga duart e kopjuesve të njohur që ishin bërë të njohur për kopjimin e dorëshkrimeve në kohët e lashta. Disa prej tyre janë botime të dijetarëve të famshëm në shekujt: III, IV dhe V, sipas hixhretit, e disa të tjera të dijetarëve të famshëm nga shekulli VI-të e deri në shekullin XII-të, po sipas hixhretit. Ato përmbajnë të gjitha llojet e shkencave, historisë dhe etikës të periudhës së ndritshme islame.

Disa botime të vlefshme arabe, të cilat gjenden në Bibliotekën e Fakultetit, janë botuar në shekullin e shtatëmbëdhjetë dhe tetëmbëdhjetë, sipas kalendarit gregorian, dhe një numër i vogël janë botuar në çerekun e parë të shekullit njëzet.

Ftesa për pjesëmarrje në këtë Konferencë i është drejtuar një numri të madh dijetarësh, hulumtuesish, rektorësh universitetesh dhe drejtorësh institutesh që i përkushtohen çështjeve të dorëshkrimeve dhe botimeve të vjetra arabe, duke filluar nga Arabia Saudite, Kuvajti, Katari, Emiratet e Bashkuara Arabe, Jordania, Egjipti, Siria, Libani, Turqia, Shqipëria, Maqedonia dhe Anglia. Disa prej tyre qenë pjesëmarrës dhe iu përgjigjen ftesës, e disa të tjerë u arsyetuan për shkak të angazhimeve të tyre të mëhershme gjatë datave të mbajtjes së Konferencës.

Konferenca punimet i hapi në Sallën e Konferencave të Fakultetit të Studimeve Islame, fillimisht me leximin e një ashereje nga Kurani famëlartë, e më pas pasoi me fjalën e dekanit të Fakultetit, Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepit, i cili mysafirëve dhe pjesëmarrësve në Konferencë iu shprehu mirëseardhje, duke potencuar kënaqësinë e tij rreth organizimit të kësaj Konference nga Fakultetit. Më pas pasoi fjala e myftiut të Republikës, Mr. Naim ef. Tërnava, i cili gjithashtu përshëndeti të pranishmit për pjesëmarrjen e tyre në Konferencë, duke shprehur gëzimin dhe kënaqësinë për organizimin e parë të konferencës rreth trashëgimisë islame, pra nga ana e Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë. Pas fjalës së myftiut pasuan fjalët përshëndetëse të dy personaliteteve nga jashtë Kosova, e para nga Prof. Dr. Muhamed Aldorubi - prorektor i Universitetit "Ali El-Bejt" të Jordanisë, i cili gjithashtu shprehu kënaqësinë për pjesëmarrjen e tij në këtë Konferencë të organizuar nga ana e FSI-së, ndërsa fjala e dytë ishte e Prof. Dr. Hamdi Arselan - anëtar i Bordit mësimdhënës të Fakultetit të Shkencave Islame pranë Universitetit "Mehmet Fatih" në Stamboll, i cili gjithashtu shprehu




*Myftiu Tërnava gjatë fjalimit të tij në konferencë*

kënaqësinë rreth pjesëmarrjes së tij dhe organizimit të kësaj Konference me karakter shkencor dhe akademik, pra rreth dorëshkrimeve dhe botimeve të vjetra arabe në Kosovë. Krejt në fund pasoi fjala e akademik Feti Mehdiut, njërit nga profesorët e mëdhenj të orientalistikës pranë Universitetit të Prishtinës. Gjatë fjalës së tij ai shprehu gëzimin e madh për organizimin e kësaj Konference, duke potencuar rëndësinë e saj në jetën kulturore në Kosovë.

Në vazhdim fjala iu dha panelistit të parë Dr. Nehat Krasniqit, i cili foli rreth temës: "Gjendja e koleksioneve të dorëshkrimeve islame (arabe) në Kosovë dhe sfidat bashkëkohore të trajtimit të tyre". Ai, ndër tjera, tha: "Trashëgimia dorëshkrimore me alfabet arab, e krijuar, e prurë, e përdorur dhe e koleksionuar në trojet shqiptare, gjatë periudhës osmane, paraqet një thesar kulturor historik të paçmueshëm. Trashëgimia kulturore shqiptare, e shkruar dhe e koleksionuar në bibliotekat e periudhës osmane, deri kah mesi i shek. XVII, ka ardhur në gjuhën osmane, perse dhe arabe, me alfabetin arabo-osman." Ai vazhdoi tutje duke i bërë me dije të pranishmit se ka dorëshkrime edhe në gjuhën boshnjake dhe shqipe por me alfabet arab. Dhe në fund, ai porositi që të digjitalizohen të gjitha këto dorëshkrime, në mënyrë që të ruhen dhe në to të kenë qasje të gjithë të interesuarit.

Kumtesa e dytë ishte nga Dr. Sadik Mehmeti, i cili foli rreth temës "Koleksioni i dorëshkrimeve të proveniencës islame orientale në arkivin e Kosovës".

Ai, ndër tjera, tha: "Natyrisht, në të kaluarën numri i këtyre dorëshkrimeve ishte dukshëm më i madh, por për shkak të kohëve të vështira nëpër të cilat kaloi populli i Kosovës një numër i madh i tyre u dogjën, u zhdukën, apo u humbën gjurmët. Ndër institucionet tona që ruajnë dorëshkrime të tilla, sikurse u tha, është edhe Arkivi i Kosovës, i cili ka një koleksion të dorëshkrimeve islame-orientale në formën e veprave të plota të pabotuara, me gjuhë bazë arabishten, turqishten, persishten dhe gjuhën shqipe, me grafi arabe dhe të cilat përbëjnë një koleksion antikuar, sepse, përveç të tjerash, tri prej tyre janë dorëshkrime unikate dhe pasurojnë listën botërore të dorëshkrimeve orientale, madje njëri është autograf. Numri i përgjithshëm i dorëshkrimeve islame-orientale që ruhen në Arkivin e Kosovës arrin në 69 kodekse, ose në 100 vepra dorëshkrim. Nga këto dorëshkrime 74 janë arabisht, 20 turqisht, 2 persisht, 1 persisht - turqisht, 1 arabisht - turqisht, 1 arabisht - persisht dhe 1 në gjuhën shqipe me grafi arabe. Tri prej këtyre, siç u tha, janë unikate dhe datojnë: një nga vitit 1561 ("Sherh Rahati el-kulub"), një nga viti 1885 ("Ixhazetnameja nga medreseja e Vushtrrisë"), dhe një nga viti 1925 ("Risaleja e Haxhi Rrystem Shportës)."

Në vazhdim pasoi fjala e panelistit të tretë, Prof. Mahmud Arnautit, i cili përmes kumtesës së tij potencoi se numri i dorëshkrimeve arabe në Bibliotekë është (688) tituj në shkenca të ndryshme, për të cilat është bërë një katalog për herë të parë, pra "Katalogu i dorëshkrimeve arabe në Bibliotekën e Bashkësisë Islame në Kosovë", i cili është botuar në vitin 2012 në Prishtinë. Ndërsa numri i botimit është më i madh se (1140) tituj, rreth të cilëve është duke u përgatitur një katalog tjetër, dhe me lejen e Zotit do të botohet shumë shpejt.

Pas përfundimit të fjalëve të panelistëve u hap diskutimi rreth dorëshkrimeve dhe botimeve arabe, e më pas u shpërndanë mirënjohje për pjesëmarrësit vendas dhe nga jashtë. Krejt kësaj i kishte paraprirë një vizitë në Bibliotekën e Fakultetit me qëllim të informimit më për së afërmi me dorëshkrimet dhe botimet arabe me vlerë të madhe.

*(Prof. Mahmud Arnauti & Mr. Vedat Shabani)*




***Dekani i FSI-së, Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepit gjatë fjalës përshëndetëse***



***Nga arkiva e dorshkrimeve***

# Kryesia e BIK-ut organizoi Sesion shkencor kushtuar përvjetorit të tridhjetë të botimit të përkthimit të Kuranit në gjuhën shqipe

Në tridhjetëvjetorin e botimit të parë të përkthimit të Kuranit të gjuhën shqipe Kryesia e BIK-ut, më 26 e 27 dhjetor, në Prishtinë, mbajti Sesionin shkencor "Kurani te shqiptarët", në të cilin morën pjesë 36 studiues nga institucione fetare, akademike e arsimore nga Kosova, Shqipëria, Maqedonia e Mali i Zi.

Sesioni u hap me fjalët përshëndetëse të prijësve të tri Bashkësive Islame shqiptare (BIK-ut, KMSh-së, BFIRM-së), përkatësisht myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava, reisit të BFIRM-së, Sulejman ef. Rexhepi, dhe nënkryetarit të KMSH-së, Bujar Spahiu.

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, në fjalën e tij përshëndetëse, duke folur për ndikimin, rolin dhe praninë e Kuranit te populli ynë, ndër të tjerat veçoi: "Kur shikojmë historinë tonë që nga koha që shqiptarët u njohën me Kuranin e këndej, do të gjejmë shumë shtëpi, xhami, mejtepe e medrese ku është mësuar Kurani, madje edhe shkolla të veçanta vetëm për Kuranin dhe për mësimin e tij përmendësh. Do të gjejmë shumë kopje të Kuranit fisnik, në dorëshkrim e në mënyrë artistike; do të gjejmë një numër të madh të tefsirëve e komenteve të tij, shumë sosh vepra origjinale të ulemasë shqiptare; do të gjejmë ajete e sure të tëra të Kuranit të gdhendura në mënyrë artistike e me një kaligrafi të veçantë nëpër xhamitë, teqetë, shtëpitë dhe odat tona, nëpër çezme e në nishane të ndryshme, e madje edhe në djepet e fëmijëve tanë. Me një fjalë, Kurani është i pranishëm dhe e përcjellë besimtarin që nga lindja e deri në vdekje. Kurse leximi i tij dhe të vepruarit me të besimtarit ia siguron garancën dhe shpërblimin e Allahut xh.sh., në këtë dhe në botën tjetër." Ndërsa për botimin e parë të përkthimit të Kuranit në gjuhën shqipe, myftiu Tërnava, tha: "Sikurse dihet, këtu e 30 vjet më parë ishte caktim i Allahut që Bashkësia Islame e Kosovës të kishte fatin e mbarë dhe privilegjin që të botonte për herë të parë përkthimin e parë e komplet të Kuranit në gjuhën shqipe. Dhe jo vetëm kaq, por ajo e ndiente për nder që të konkretizonte punën shumëvjeçare dhe të mundimshme të ish-nxënësit të Medresesë "Alaudin", profesor Feti Mehdiut. Kështu, Bashkësia Islame e Kosovës dhe përkthyesi Feti Mehdiu, idenë dhe përpjekjet e kahmotshme të shumë brezave dhe të shumë personaliteteve e bën realitet, dhe shqiptarëve ua dha Kuranin e përkthyer dhe të botuar në gjuhën e tyre", tha myftiu Tërnava.




*Myftiu Tërnava gjatë fjalimit të tij në sesionin shkencor*




***Reisi i BFI të Maqedonisë***
***gjatë fjalimit të tij në sesionin shkencor***




***Nënkryetari i KMSH-së***
***gjatë fjalimit të tij në sesionin shkencor***

Sipas tij, ky përkthim sikur i motivoi edhe teologët e tjerë që më me përkushtim t'i qasen kësaj pune, dhe për një kohë të shkurtër, për tre vjet na vijnë edhe dy përkthime të Kuranit në gjuhën shqipe, nga dy myderrizë të shquar, përkatësisht H. Sherif Ahmeti, dhe Hasan ef. Nahi. "Përkthimin e H. Sherif Ahmetit, me një koment të shkurtër të ajeteve, e botoi Kryesia e Bashkësisë Islame, ndërsa përkthimi i Hasan ef. Nahit doli si botim privat", tha ndër të tjera myftiu Tërnava.

Reisi i BFI të Maqedonisë, në fjalën e tij përshëndetëse, veç tjerash u shpreh: "Nuk ka asnjë dyshim se përkthimi i Kuranit në gjuhët joarabe ka qenë dhe është nevojë e besimtarëve myslimanë nëpër botë. Po përkujtoj se qysh gjatë jetës së Muhamedit a.s. surja Fatiha është përkthyer në gjuhën perse. Te ne, përpjekjet për ta përkthyer Kuranin janë, kuptohet, më të vonshme, por kjo nuk e zvetënon vlerën e tyre. Disa ajete dhe sure është përpjekur t'i përkthejë poeti ynë rilindës, Naim Frashëri. Pjesërisht, Kurani është përkthyer edhe nga Hafëz Ali Korça, por edhe nga Ibrahim Dalliu. Kemi informacione se një përkthim të tërësishëm ka bërë pejani Muharem Blakçori, që gjatë regjimit komunist ka jetuar në Kavajë, por i cili përkthimi ka mbetur në dorëshkrim për shkaqe të njohura. Më vonë kemi përkthimet komplete të Kuranit nga Feti Mediu, Hasan Nahi dhe Sherif Ahmeti. Këtë përkujtim të vogël e bëra nga respekti për punën madhështore të njerëzve tanë, që Fjala e Zotit të depërtojë në çdo skutë shqiptare.".

Ndërsa, nënkryetari i KMSH-së, Bujar ef. Spahiu, tha: "Falënderoj Allahun e Madhëruar që bëri shkak të gjendemi në këtë 30 vjetor të përkthimit të Kuranit në gjuhën shqipe. Falënderoj Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës për organizimin e këtij sesioni shkencor, me temë "Kurani te Shqiptarët". Një mirënjohje e madhe shkon edhe në emër të të gjithë shqiptarëve, për përkthyesit e Kuranit, që me kontributin e tyre ndërtuan urët lidhëse midis shqipfolësve dhe Kuranit famëlartë. Kurani është libri hyjnor e universal, i pakufizuar në hapësirë dhe kohë. Ai i drejtohet juristit, sociologut e psikologut, filozofit, fizikantit e kimistit, inxhinierit e bujkut, gjithkujt, në çdo kohë dhe çdo nivel apo shtresë sociale. Çdokush e gjen veten te Kurani, dhe do të jetë në gjendje të marrë atë çka i duhet.

Sesioni punimet i zhvilloi dy ditë dhe në katër seanca tematike: Seanca e parë: sesioni "Islamologji - Histori"; Seanca e dytë: sesioni "Kurani në gjuhën shqipe"; Seanca e tretë: sesioni "Letërsi", dhe; Seanca e katërt: sesioni "Gjuhësi".

Kështu, studiuesit nga të gjitha trojet shqiptare në kumtesat e tyre trajtuan aspekte të ndryshme që lidhen me historinë e përkthimeve të Kuranit në shqip, ndikimin e Kuranit në letërsinë dhe në gjuhësinë shqipe, dorëshkrimet kuranore dhe ruajtjen e tyre në arkivat dhe bibliotekat e ndryshme në trevat shqiptare, etj. *(R. Sh.)*

### Një ekspert i ri akademik për çështjen e myslimanëve në Evropë nga Universiteti i Vienës

Më 30 nëntor 2015, në Universitetin e Vienës u mbajt ceremonia e diplomimit në programin "Muslim in Europa". Ndër 10 të diplomuarit ishte edhe Mr. Sci Jakup Çunaku, i cili përgjatë një viti kishte ndjekur studimet në këtë program, dhe në fund u kurorëzua me titullin "Ekspert Akademik për Myslimanët në Evropë". Në këtë ceremoni ishte edhe znj. Christa Schnabl, Prorektore e Universitetit të Vienës, udhëheqësi i programit "Muslim in Europa", Prof. Dr. Rüdiger Lohlker, profesorë të shumtë të Universitetit të Vienes, mysafirë nga Qeveria e Austrisë dhe familjarë.

Programi "Muslime in Europa" është i mbështetur nga Qeveria e Austrisë dhe i konceptuar në bashkëpunim me Universitetin e Vienës, me synim të përgatitjes së kuadrove shkencore për t'iu qasur më drejt çështjeve që kanë të bëjnë me komunitet fetare, e në veçanti atij islam, qoftë në Austri apo edhe në vendet tjera të BE-së. Pikërisht për këtë arsye në këtë program janë trajtuar shumë çështje, si: nga politika, çështjet ligjore, aspektet ndërfetare dhe ndërkulturore, fushat e menaxhimit dhe ato sociale etj. Në tërësi programi përbëhej nga pesë module me gjithsej 15 lëndë, e që në tërësi përmblidhte me 60 kredi akademike (ECTS).

Duke pasur parasysh rrethanat bashkëkohore dhe aktuale në të cilat po kalojnë myslimanët kudo në botë, e sidomos në Evropë, vlerësojmë se z. Çunaku është një kuadër që i duhet vendit tonë, shoqërisë dhe Bashkësisë Islame, në mënyrë që me njohuritë dhe përvojën e fituar atje të ndihmojë në promovimin e drejtë të Islamit brenda vendit dhe gjetiu.

Përndryshe, Mr. Jakup Çunaku më 2007 ka përfunduar Magjistraturën në shkencat islame në Kajro, dhe pritet që shumë shpejt të marrë edhe titullin tjetër, Master në Menaxhment në Kolegjin "Riinvest" në Prishtinë. *(Sabri Bajgora)*

### Vihet gurthemeli i xhamisë në Buzovik

Më 05.11.2015, nën këndimin e tekbireve dhe ajeteve kuranore, në mënyrë solemne u vu gurthemeli i xhamisë në fshatin Buzovik (Viti). Në këtë ngjarje solemne pos banorëve të fshatit të pranishëm ishin edhe përfaqësues të Bashkësisë Islame të Kosovës: anëtari i Kryesisë së BIK-ut dhe njëherazi dekani i FSI-së, Dr.Fahrush Rexhepi, pastaj drejtori i Drejtorisë për Botime, Ahmet Sadriu, si dhe Rexhep Luma e Salih Jashari – zëvendëssekretarë dhe referentë në BIK. I pranishëm ishte edhe kryetari i KBI-së në Viti, Husamedin Hoxha me staf, kryetari i Kuvendit Komunal të Vitisë, Naim Pira, si dhe shumë hoxhallarë dhe xhematlinj të tjerë. Në emër të Kryesisë së BIK-ut foli Dr. Fahrush Rexhepi, i cili në fjalën e tij përshëndetëse përgëzoi banorët e fshatit për këtë iniciativë shumë të rëndësishme. Ai me këtë rast ka premtuar se BIK-u do ta ndihmojë ndërtimin e objektit, ashtu sikurse realizimin e shumë projekteve të tilla në mbarë Kosovën. Ndërsa, kryetari i KBI në Viti, Husamedin Hoxha, këtë ditë e ka vlerësuar si një ditë të madhe, duke theksuar se xhamia luan rol të rëndësishëm për besimtarët islamë. Të pranishmit i ka përshëndetur edhe kryesuesi i Kuvendit komunal të Vitisë, Naim Pira. Në emër të fshatit foli edhe Fail Idrizi, i cili tha ca fjalë për historikun e fshatit Buzovik. Banorët e fshatit Buzovik janë shprehur të gëzuar që më në fund fshati i tyre po



*Jakup Çunaku gjatë ceremonisë së diplomimit*



*Dekani i FSI-së, Dr. Fahrush Rexhepi në vënien e gurthemelit*

bëhet me objekt fetar. Ndërtimi i xhamisë është bërë me iniciativën dhe financimin e vetë banorëve të fshatit Buzovik, ndërsa hapësira ku kanë nisur punimet për ndërtimin e objektit ka qenë pronë publike por të cilën ua ka ndarë Kuvendi komunal, me një vendim të marrë në një nga seancat e asamblesë komunale. *(Xhevdet Ismaili)*

### Përfundoi Kursi i Kuranit dhe Texhvidit

Departamenti i të Rinjve i BIK-ut, për herë të dytë gjatë vitit 2015 organizoi dhe kreu me sukses kursin e Kuranit dhe Texhvidit. Ky aktivitet zgjati afërsisht dy muaj, nga 27 tetor 2015 e deri më 23 dhjetor 2015. Shumica e pjesëmarrësve në këtë kurs ishin studentë. *(Fejsal Spahiu)*

### Dua hatmeje në Blaç të Dragashit

Më 13.12.2015, në një atmosferë të mrekullueshme, në xhaminë e fshatit Blaç (Dragash), me rastin e duasë së hatmes, u mbajt një manifestim rasti. Pas përfundimit të namazit të drekës në dyert e xhamisë u paraqitën 30 nxënës, me një veshje solemne dhe me një gëzim të papërmbajtur. Programin e hapi imami Xhafer ef. Nebiu, i cili pasi prezentoi vijuesit e mësimbesimit, shkurtimisht foli për sukseset dhe të arriturat e nxënësve.

Programi i nxënësve u zhvillua në një atmosferë shumë të bukur e mahnitëse, tek shikoje si shkëlqenin fytyrat e nxënësve nga leximi që bënin. Pas përfundimit të programit fjalën e mori përfaqësuesi i Kryesisë së BIK-ut, z. Fitim ef. Flugaj. Ai përshëndeti të pranishmit në emër të myftiut të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, si dhe përgëzoi imamin e xhamisë për këtë punë, duke shtjelluar shkurt rëndësinë e Librit të Allahut xh.sh. Ai mes tjerash tha se Allahu xh.sh. Kuranin e ka zbritur për ta mësuar dhe studiuar në emër të Tij, për të mirën e njerëzisë, dhe është burim i fesë islame. Udhëzues për në rrugë të drejtë, shkencë e dituri, dhe për këtë arsye duhet t'ia japim rëndësinë mësimit të tij, si me fëmijët ashtu edhe me të rriturit, sepse është një vlerë e madhe për ata mysliman që mësojnë leximin e Kuranit dhe domethëniën e tij. Ai në fund përgëzoi nxënësit dhe për ta uroi suksese edhe në të ardhmën. Këshilli i Bashkësisë Islame Dragash nxënësve që përfunduan hatmen u ndau certifikata për kryerjen e leximit të Kuranit.

Nxënësit që kryen hatmen janë: Xhemal Koçinaj, Suad Batjari, Rijad Faiku, Gzinlind Dauti, Mirlind dauti, Ermal Kamberi, Endrit Kamberi, Shefki Osmani, Rejhane Faiku, Suela Sylejmani, Xhenisa Isufi, Azra Hajredini, Elma Nebiu, Natyra Nebiu, Diellza Nebiu, Festa Nebiu, Festina Nebiu, Riola Destani, Besjana Miftari, Haxhere Xhimshiti, Ermelinda Iljazi, Selvisha Elezi, Suela Iljazi, Melida Halimi, Emine Hajredini, Flora Koçinaj, Elmedina Elezi, Alma Jusufi, Hafsa Jusufi, Suela Tafili. *(Xhafer Fejziu)*

### Prorektori i Universitetit "Ali Bejt" vizitoi dekanin Rexhepi

Në Fakultetin e Studimeve Islame më 17 dhjetor për vizitë ishte prorektori i Universitetit "Ali Bejt", Prof. Dr. Muhamed E-Durubi. Mysafiri nga Jordania u prit nga Dekani i FSI-së Prof. Dr. Fahrush Rexhepi, sekretari Mr. Vedat Shabani, si dhe Prof. Mahmud Arnauti. Pasi u shkëmbyen mendime dhe informacione mes palëve, në fund u arrit edhe nënshkrimi



*Me rastin e duasë së hatmes në Blaç - Dragash*



*Me prorektorin e Universitetit "Ali Bejt", Prof. Dr. Muhamed E-Durubi*

i marrëveshjes për bashkëpunim të ndërsjellë akademik-shkencor mes këtij universiteti dhe FSI-së. Ky takim vjen pas konferencës "Dorëshkrimet dhe veprat e botuara në periudhën osmane", që a u mbajt në sallën e konferencave në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë. *(Mr. Vedat Shabani)*

### Manifestim mevludi në Han të Elezit

Më 22 dhjetor, me rastin e ditëlindjes së Pejgamberit a.s., në xhaminë e vjetër të Hanit të Elezit u mbajt një manifestim, ku pjesëmarrës ishin hoxhallarë dhe shumë xhematlinj. Ligjëratën qendrore me temën "Muhamedi a.s. model praktik i jetës tonë" e mabjti Prof. Dr. Musa Vila - ligjërues në Fakultetin e Stdudimeve Islame. Ai më tej tha se Kurani na urdhëron duke thënë: "Ju në të Dërguarin e Allahut keni shembullin të mirë, për atë që shpreson në mëshirën dhe shpërblimin e Allahut dhe në këtë dhe botën tjetër, dhe ai që kujton – përmend Allahun shpesh." Allahu xh.sh. po ashtu thotë: "Thuaj: Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se Allahu është që fal shumë, mëshiron shumë". Të dashur vëllezër, të dashur të rinj, ne duhet të jemi të vetëdijshëm se nuk mund të gjejmë shembull më të mirë në jetë, më të bukur, më të përsosur, më të vlefshëm se të Pejgamberit tonë të dashur a.s., dhe se ne nuk mund ta arrijmë mëshirën e Allahut, për të cilën edhe synojmë, dhe se nuk mund ta arrijmë shpërblimin e as statusin në botën tjetër pa ndjekur e pasuar Pejgamberin tonë të dashur a.s.", tha Vila. Më pas u kënduan pjesë të mevludit dhe ilahi të ndryshme. *(M.Vila)*



*Prof. Dr. Musa Vila gjatë ligjëratës*

### U mbajt trajnimi "Sfidat dhe problemet me të cilat ballafaqohet femra"



*Trajnimi i organizuar nga DG*

Trajnimi me temë "Sfidat dhe problemet me të cilat ballafaqohet femra" u organizuar nga Deparatmenti i Gruas i BIK-ut, dhe u mbajt më 07.12.2015 në DG. Trajnimin e mbajti sociologia Amire Prebreza-Sopjani, e cila në mënyrë të shkëlqyer shtjelloi temën me titullin "Sfidat dhe problemet me të cilat ballafaqohet femra myslimane". Ndër të tjera, si sfida ajo përmendi konceptet: besimtraja dhe shoqëria; largimi nga shkolla; problemet familjare; paraqitja e saj në masë etj. Për të gjitha këto u dhanë këshilla e sugjerime, pra se si besimtarja ka mundësi t'i zgjidhë problemet me të cilat ballafaqohet, apo si mund t'i evtiojë ato që të mos ndodhin fare. Në fund të trajnimit pjesëmarrëset e ndara në grupe paraqitën punimet se çfarë përfituan gjatë këtë trajnimi ditor, dhe rezultatet ishin shumë të kënaqshme. *(H. K.)*

### Ligjëratë organizuar nga DG-së, kushtuar jetës dhe veprës së Muhamedit a.s.

Fillimisht programi u hap me disa ajete nga Kurani famëlartë, interpretuar nga hafëze Shyhrete Rrahimi, e pastaj Hanife Kastrati, zyrtare në DG, pas përshëndetjes së mysafireve në emër të DG-së, e prezantoi programin e planifikuar për këtë takim. Më pas ligjëratën e mbajti Dr. Violeta Smajlaj, e cila bëri një prezantim mbresëlënës, ku ndër të tjera tha: "Historia njerëzore në të gjithë rruzullin tokësor nuk njeh model më madhështor, si udhëheqes apo reformues, në të cilin janë bashkuar të gjitha virtytet e larta, si ato intelektuale, morale, shoqërore e menaxheriale, në luftë dhe paqe, ashtu siç janë bashkuar në personalitetin e Muhamedit a.s. Prandaj, Zoti me meritë e quajti "Dritë"

– udhërrëfyes, kur për të në Kuranin famëlartë thotë: "Juve ju ka ardhur nga Zoti dritë dhe libër i qartë",



*Nga ligjërata e organizuar me rastin e ditëlindjes së Muhamedit a.s.*

ndërsa për pasimin e shembullit të tij thotë: "Vërtet në të Dërguarin tuaj keni shembullin më të mirë." Për ta begatuar këtë takim edhe në aspektin artistik u kujdesën kori i vajzave të Medresesë së Mesme "Alauddin" nga Prishtina, të përgatitura nga Prof. Muzaqete Kosumi. *(H. K.)*

**Maroku i largët dhe magjepsës!**

Më 16 dhe 17 dhjetor 2015, në kryeqytetin e Marokut, Rabat, u mbajt një konferencë ku edhe unë isha ftuar të prezantoja temën "Roli i institucioneve fetare në orientimin e drejt të rinisë".

Pika bosht e kësaj teme ishte trashëgimia fetare në trojet shqiptare, e ndërtuar tradicionalisht me tri fe monoteiste, si dhe orientimi i hershëm i BIK-ut që të ruhet kjo bashkëjetesë dhe tolerancë fetare e trashëguar prej të parëve tanë. Për të parën kisha zgjedhur kullën e rrënuar të Berishajve, në fshatin Dobërdol të Komunës së Klinës, ku kohë më parë nën një kulm kishin jetuar Sahiti dhe Simoni. Fshati u zgjerua: kush u arsimua e kush u pasura; kush shkoi në migrim e kush zgjodhi të jetonte në fshat. Por, që të gjithë e ruajtën traditën e të parëve: të gjithë së bashku për Pashkë e për Bajram. Për "dekë e për drekë".Vëzhgimin e dytë e ilustrova me takimin e pak ditëve më parë në Medrese të kuvendarit të Parlamentit të Kosovës, z. Kadri Veseli dhe myftiut të Kosoves Naim ef. Tërnava, ku u folën të rinjve dhe të rejave në Medrese, pra se arsimimi nuk ka alternativë dhe se indoktrinimi është i dëmshëm për shoqërinë tonë. Vendin e parë që e vizitova në Rabat ishte "Xhamia Essynne", një ngrehinë e moçme më se 8 shekuj. Më 670 AD, nën komandën e Ukbe bin Nafi, arabët e Dinastisë Emevite depërtuan në ato vende. Tani ato shquhen me arkitekturë marokene, spanjolle. Xhamia kishte një sipërfaqe të brendshme 160 x80 m2, me minare të lartë e katrore, me fontanë në mes të hapësirës së hapur, dhe me pllaka porcelani e me gdhendje në stil të veçantë.Të nesërmen ishte e premte. Rast i veçantë të falesha në atë faltore madhështore, e në atë namaz të zgjedhur javor me atë masë njerëzish të kthyer kah Qabeja, duke e madhëruar Krijuesin e gjithësisë. Në Rabat e takova edhe z. Muhamed Belmahi, qytetar i vjetër dhe ambasador karriere. Biseduam për shumë gjëra, e më së tepërmi pse Maroku nuk e njihte Kosovën si shtet. Madje ai ishte njëri nga tre vendet arabe që votuan kundër anëtarësimit të Kosovës si anëtare e përhershme e UNESCO-s. "Ka shumë forma që të zhvilloni aktivitete me qëllim të njohjes dhe përafrimit të dy popujve", - shtoi ai, "si: njerëz të vullnetit të mirë, artistë, shkrimtarë njerëz të fesë etj., janë lidhjet më të mira midis nesh..." E vizitova edhe qytetin e vjetër të Fes-it, rreth 250 km në veri të Rabatit, dhe rreth 140 km larg bregdetit. "Xhamia e Kajrevanit", ngrehinë shumëshekullore dhe me të njëjtin stil maroken. Gjithkund faltore. Gjithkund biblioteka dhe zejtari të ndryshme, ku veçoheshin punuesit e enëve nga bakri. Vizitën në Marok e përfundova me ndaljen në Kazablanka dhe xhaminë e famshme të Mbreti Hasan i Dytë. Xhamia ishte madhështore, si nga madhësia ashtu edhe arkitektura marokene. Thënë troç, ishte e përkryer. U fala me Marokun përrallor, me shpresë se do ta vizitoj përsëri. *(Ejup Ramadani)*



**Kryesia e BIK-së emëroi redaksinë e re të revistës "Dituria Islame"**

Në mbledhjen e radhës, më 19.12.2015, Kryesia e BIK-ut emëroi redaksinë e re të revistës "Dituria Islame", në përbërje: Mr. Ajni Sinani - kryeredaktor, Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri  Sejdiu - anëtarë.

**Imamët tani duhet të kërkojnë licensën për të predikuar**



Këshilli Kryesor i Myslimanëve të Francës (CFCM) ka bërë thirrje që imamët të kërkojë leje për të predikuar. Kjo është një përpjekje për të çrrënjosur ekstremistët, dhe për një organ të ri fetar për të luftuar kundër propagandës xhihadiste. Anouar Kbibech, kryetar i CFCM-së, tha se imamëve të vendit duhet t'i jepet një certifikatë - si një patent për vozitje, që dëshmon se promovohet Islami tolerant.CFCM, tha se do të dorëzohen lejet pasi të testohen njohuritë teologjike dhe zbatimi i parimeve franceze, dhe ata do të nënshkruajnë një kartë për imamët që cilët janë pajtuar t'i respektojnë ligjet e Republikës. Anouar Kbibech nuk tha nëse mendonte se procesi duhet të jetë i detyrueshëm për të gjithë imamët. "Ka ardhur koha për veprim. Myslimanët e Francës do të luajnë rolin e tyre", tha Anouar Kbibech. Ai gjithashtu tha se CFCM do të krijojë një këshill fetar që do të sfidojë ideologjinë xhihadiste duke përdorur argumente teologjike. Pas sulmeve terroriste në Paris, ku mbetën të vrarë 130 njerëz, Anouar Kbibech tha se ata që angazhohen në dhunë kurrë nuk kanë përkrahjen e myslimanëve të Francës.

**Marrëveshja për ndryshimet klimatike**







Pas dy javësh bisedimesh të vështira në Paris është harmonizuar drafti i marrëveshjes për ndryshimet klimatike. Qëllimi është që në fillim të kufizohet rritja e temperaturës në nivel global nën dy shkallë, e pastaj 1.5 shkallë. Parashikohet edhe zvogëlimi i emetimeve të gazrave të dëmshme, të cilët kërcënojnë plotësisht prishjen e klimës. Për të gjitha këto ndryshime është e nevojshme paraja, dhe se është parashikuar financimi për vendet në zhvillim, pra prej 100 miliard dollarësh në vit, gjer më 2020. Ministri francez i Punëve të Jashtme, Laurent Fabius, porositi që në rast se marrëveshja aprovohet, ajo do të jetë e obliguar. Marrëveshjen e ka vlerësuar si masë historike për transformimin e ekonomisë botërore, që lëndë djegëse e fosile rinisin dhe orientojnë drejt kufizimit të nxehtësisë së tokës."Përgjegjësia jonë historike është e madhe", ka thënë Fabius para mijëra zyrtarëve të pranishëm, në mes tjerash edhe kryetarit francez Hollande dhe sekretarit shtetëror amerikan. Sekretari i Përgjithshëm i OKB-së, Ban Ki Moon, u bëri ftesë vendeve pjesëmarrëse: "Ka ardhur koha. Duhet të kuptojmë se në interesin nacional të të gjithë vendeve është të zgjidhet ky problem. Në rast se e zgjidhim lokalisht, rezultatet do të jenë të dukshme globalisht. Natyra na dërgon vërejtje serioze. Bota është më e kërcënuar se kurrë më parë. Duhet të dëgjojmë prognozat e shkencëtarëve. Duhet të mbrojmë planetin nga i cili varemi". Kryetari francez Hollande ka porositur: "Ky është çasti historik. Kurrë nuk do të jemi më afër se tani. Para nesh është hapi i fundit në të cilin duhet të tregojmë seriozitetin dhe përgjegjësinë. Bota varet nga ne". Përpjekja e fundit që të arrihet marrëveshja globale u mbajt në Kopenhagë, më 2009, dhe ka përfunduar në kaos. Ka përfunduar ashtu që kryetari amerikan Barack Obama "me forcë" ka hyrë në takimin e Kinës me vendet tjera dhe ka përfituar koncesione të caktuar për kufizimin e emetimeve gjer më 2020.

**Kryetari i Gambisë deklaroi se shteti tani është Republikë Islamike**

Kryetari i Gambisë, Jahja Xhammeh ka deklaruar se shteti më parë ishte laik, por tani është një Republikë Islamike, një ndryshim që ai tha se është projektuar për të distancuar më tej shtetin e Afrikës Perëndimore, pra nga e kaluara e saj koloniale. Ky është një vend i vogël, emri i të cilit rrjedh nga lumi nga i cili anijet





britanike gjuanin për t'i zgjeruar kufijtë. "Në përputhje me identitetin dhe vlerat fetare të vendit, unë e shpalli Gambinë një shtet islamik", tha kryetari, Jahja Xhammeh, në televizionin shtetëror të vendit. Myslimanët janë shumicë në këtë vend, dhe Gambia nuk mund të përballojë më për të vazhduar trashëgiminë koloniale. Popullsia e Gambisë ka rreth 1.8 milionë banorë, prej të cilëve 95% janë myslimanë. Ai tha se qytetarë tjerë të besimeve të tjera do të vazhdojnë jetën të lirë edhe për të praktikuar besimin e tyre. Jahja Xhammeh e tërhoqi Gambinë nga Komonuelthi në vitin 2013, duke e quajtur atë neo-kolonialiste. Pavarësisht lidhjeve të forta tregtare me Britaninë e Madhe dhe shtetet tjera evropiane, shtetasit e të cilëve vende janë vizitorë të rregullt në plazhet me rërë të bardhë të Gambisë, në vitet e fundit marrëdhëniet me Perëndimin janë përkeqësuar.

### Konja, Medina dhe Tebrizi - kryeqytete të turizmit islamik

Konferenca Islamike e Ministrave të Turizmit miratoi përzgjedhjen e qytetit të shenjtë Medine el Munevere dhe qytetit iranian të Tabrizit si kryeqytete të turizmit islamik për vitin 2017 dhe 2018. Në fund të sesionit të tyre të 9-të në Nigeri, ministrat përgëzuan planet e përgatitura nga institucionet relevante për zgjedhjen e qytetit të Konjas - Turqi, si kryeqytet i turizmit islamik për vitin 2016. Ministrat përtërinë angazhimin e tyre në forcimin e përpjekjeve për të krijuar ndërgjegjësimin në lidhje me tërheqjet turistike në vendet e Organizatës së Konferencës Islamike (OKI) përmes shkëmbimit të filmave dokumentarë. Ata dënuan nivelin e shkatërrimit, vjedhjet dhe plaçkitjen e objekteve historike dhe të monumenteve për shkak të terrorizmit dhe ekstremizmit të armatosur në shtetet anëtare. Ministrat gjithashtu miratuan një rezolutë për zhvillimin e turizmit në OKI në 2 vitet e ardhshme, dhe bënë thirrje te institucionet përkatëse të OKI-së për të mbështetur procesin e zbatimit të programit, duke përfshirë krijimin e një portali elektronik të turizmit islamik dhe skenën e kuzhinës dhe festivale kulturore. Ministrat kërkuan nga shtetet anëtare që të marrë pjesë në projektin rajonal për zhvillimin e turizmit të qëndrueshëm në projektin për rrjetin e parqeve dhe vendpushimeve ndërkufitare në Afrikën perëndimore. Ministrat i bënë thirrje të gjitha shteteve anëtare dhe institucioneve relevante për të promovuar turizmin islamik nëpër hotele, vendpushime, ushqime hallall, vende të argëtimit dhe atyre sportive në një mënyrë të pajtueshme me sheriatit islam. Ata gjithashtu bënë thirrje për futjen e shenjave turistike islame në forumet ndërkombëtare. Turizmi ofron 1 në çdo 11 vende pune në nivel global, dhe se shtetet anëtare të OKI-së, më 2013 kanë pranuar rreth 147 milionë turistë, në krahasim me 156 milionë turistë më 2009, dhe se kthimi te turizmi ka shënuar një rritje të prekshme deri në 20 miliard $.

### Al-Az'hari thotë se është gati të dërgojë predikues të moderuar në Francë

Përfaqësuesi i Qendrës Islame Al-Az'har të Egjiptit tha se qendra është gati të dërgojë predikues të moderuar dhe imamë për namaz në Francë. Abbas Shuman tha se mund të ndihmoj për të luftuar ekstremistët. Ai gjithashtu tha se ideologjia e grupit terrorist ISIS duhet të analizohet në mënyrë për të luftuar grupin. Abbas Shouman tha se lufta kundër ISIS-it kërkon përpjekje intelektuale dhe kulturore, si dhe masa të sigurisë. "Para sulmeve të Parisit, Qendra Islame Al-Az'har i kishte thënë autoriteteve franceze se atje duhet të ketë predikues të moderuar dhe imamë për namaz në Francë", vazhdoi ai të thotë. Një seri sulmesh të koordinuara terroriste në dhe rreth kryeqytetit francez la të paktën 132 të vdekur dhe rreth 200 të tjerë të plagosur. Grupi terrorist tekfirist ISIL ka marrë përgjegjësinë për sulmet të cilat janë gjykuar nga tërë bota. *(Mr.Rexhep Suma)*

| | | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| **AUTOR: AGIM GASHI** | BANOR I NJE SHTETI ARAB | MESUES | BONJAKE | LAZARE KAPLAN INTERNAT. | EUROPA LEAGUE | BREGORE | ELEMENT KIMIK | FOSHNJE E LIDHUR ME LULAK | PALLTO E LEHTË GRASH | ZEMËRIMI | REPUBLIKA | GRIMCA ME E IMET E DO ELEMENTI KIMIK | INCIZIME ME KAMERE | |
| NATA E MIRAXHIT | | | | | | | | | | | | | | DEGË E BIOLOGJISE |
| I SHPALLUR | | | | | | | | | | | T.I.G.I. / GJINI DRAMATIKE | | | |
| MAJA E KOKES | | | | | FARMACI / XH.Z. | | | | | | | | | |
| AGJENCIA E KOSOVES PER INTELIGJENCE | | | | PARAJSE / E ARABISE | | | | | | ... DURAKU / AZOTI | | | | |
| SHTYLLE E IMANIT | | | | | | SHENJE KOMPJU-TERIKE | | | | | | MUA (ANG.) / EDUKIMET E SERISHME | | |
| HAPESIRË AJRORE | | | | | | | | | | SHKRU | | | | |
| ZOOLOGJIK | | | AMPERI / VEGEL MUZIKORE | | | | | | | DY ZANORE | | | ITALIA / LENDE E SHUMË EMBEL | |
| | SKLLAV / MARRJA PENG | | | | | | | | | LESH DELEJE I GJATË | | | | |
| SPITALI | | ÇELES MUZIKE / MUAJI I KUR'ANIT | | | | | | | | | DEKAAR / DEBATI, RRAGATA | | | |
| SHTET ARAB | | | | | | | | | | KRUSPULL, GERMUQ | | | | RIFILLOVA |
| MONEDHË | | | | | | | | | | OKATAR | | | | |
| NJESIA E REZISTENCES ELEKTRIKE | | | | MERIT | | | | | | PAQE | | | | |
| TASH | | | | | BESIMI ISLAM | | FERID AGANI | EARTH RECEIVED TIME | ISHIATIK | EMER MASHKULLI ISLAM / OKSIGJENI | | | | |
| THIRRJA PER NAMAZ | | | | | | DUKURIA / GUXIMTAR | | | | | | | | |
| ZOTËRON, POSEDON | | | E GJUHES SE NENES / E.R.A. | | | | | | | VEND NE NIGERI / ARMATË | | | | |
| PJESETAR | | | | | | | TRAKAS / PËREMER VETOR | | | | | MINUS | AUSTRIA / AI (FR.) | |
| | QESENDIA | | | | | | | RENDJA / LITRI | | | | | | INDIA |
| | | SHKRIRJA | | | | | | | | | BOKSIERI, MUHAMED | | | |



**Këshilli i Bashkësisë Islame në Shtime**

*Shpall:*

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës:

**Imam, hatib dhe mualim në xhamitë e fshatrave Petrovë dhe Carralevë.**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë, dhe;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklarata me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal), dhe;
*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Shtimes

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Pejë**

*Shpall:*

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:
**Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Poqestë**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë, dhe;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklarata me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal), dhe;
*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Pejës

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame". KBI në Pejë nuk siguron shtëpinë për banim të imamit.

## BOTIME TË REJA




Në librin e tij “Muhamedi a.s. mëshirë për mbarë njerëzimin” Samir Ahmeti ka dëshmuar që di të shkruajë në shkencën e Historisë, dhe veçantërisht për jetën e pejgamberëve. Mbështetja e vazhdueshme në burime dhe fakte këtë autor nuk e kanë lënë të lajthitë në aspektin shkencor. Mjafton përmendja e 433 fusnotave për ta dëshmuar fuqinë argumentuese, orientuese dhe shtjelluese të këtij libri. Siç thotë edhe autori ky libër ofron pasqyrë të përgjithshme të personalitetit njerëzor dhe profetik të Muhamedit a.s., duke pasur parasysh edhe përshkrimin e gjendjes së shumanshme njerëzore dhe rajonale të regjionit të venddërgatës së fundit.

Besnik Jaha